# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 343 • VITI 32 • QERSHOR 2019 • RAMAZAN 1440 • ÇMIMI 1 €



- Synimi i fesë së Zotit
- Mbulesa akt bindjeje dhe dëlirësi e femrës

## HAXHI
## KOHEZIONI DHE SOLIDARITETI I NDËRSJELLË I MYSLIMANËVE

# DEKLARATË*

*Ne, prijësit e bashkësive fetare të Kosovës, nëpërmjet kësaj deklarate, shprehim dhimbjen tonë për trishtimin dhe përbuzjen që kanë përjetuar të mbijetuarat e dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në Kosovë.*

*Të mbështetur në doktrinën dhe mësimet tona fetare, e ndiejmë të nevojshme që gjithë së bashku të sqarojmë edhe një herë të mbijetuarit, familjet e tyre, dhe tërë shoqërinë, se: viktimat e dhunës seksuale, nuk bartin asnjë lloj përgjegjësie para Perëndisë që na ka krijuar dhe na ka dhanë jetën. Këndej, ato nuk duhet të ndiejnë asnjë lloj faji apo përgjegjësie për atë që u ka ndodhur dhe askush nga ne nuk ka të drejtë të shprehë kurrfarë dyshime ose gjykimi për ta.*

*Ne të gjithë, si pjesë e kësaj shoqërie dhe qytetarë të këtij vendi, sidomos ata që këto viktima i përcjellin në përditshmërinë e jetës së tyre si familje, si bashkëshortë, si prindër, si bij e bija, kemi përgjegjësi që t'i ngushëllojmë me dhuntitë tona shpirtërore, t'i mbështesim me mundësitë tona njerëzore, po edhe t'u sigurojmë përkrahje institucionale dhe profesionale. Në mënyrë që viktimat të arrijnë të shërojnë plagët e tyre, të mos bartin peshën e një faji që nuk u përket, por të ndiejnë dashurinë e secilit prej nesh.*

*Ne, prijësit e bashkësive fetare në Kosovë, nëpërmjet kësaj deklarate, përveçse shprehim qëndrimin tonë në mbështetje të të mbijetuarve të dhunës seksuale të ushtruar gjatë luftës së fundit në vendin tonë, njëkohësisht shprehim mbështetjen për të gjithë ata që individualisht, nëpërmjet organizatave të tyre, apo përfaqësimeve ligjvënëse angazhohen që këtyre viktimave t'iu njohin të drejtën që të kenë përkrahjen institucionale dhe ligjore. Po edhe ne, prijësit fetarë të të gjitha besimeve, zotohemi se nëpërmjet institucioneve tona dhe besimtarëve tanë, do të bëjmë gjithë atë që mundemi për të ndihmuar këto viktima. Sidomos do jemi gjithnjë pranë nevojave të tyre shpirtërore.*

*Secili në mënyrën e vet, i lutemi Zotit, Krijuesit të përbashkët, i cili nuk kërkon asnjëlloj llogarie nga viktimat, por fal e shfajëson ato, që t'i bekojë, t'i ngushëllojë dhe t'u rikthejë paqen e shpirtit dhe gëzimin e jetës. Po ashtu i lutemi Zotit edhe për gjithë ne, që të mos na lërë të biem në tundim për t'i përbuzur, por të na shndritë të gjithë që me dashurinë e zemrave tona t'i kurojmë plagët e tyre.*

*Prishtinë, 1 korrik 2019*

| | |
|---|---|
| *Bashkësia Islame e Kosovës:* | ***Myftiu Naim Tërnava*** |
| *Ipeshkvia e Kosovës:* | ***Ipeshkvi Dodë Gjergji*** |
| *Kisha Protestante Ungjillore e Kosovës:* | ***Pastor Femi Cakolli*** |
| *Bashkësia Hebraike e Kosovës:* | ***Votim Demiri*** |

**Teksti integral i deklaratës së prijësve fetarë të Kosovës, i miratuar në konferencën "Të gjithë së bashku me një zë"*

## Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



“Hani e pini të gëzuar, ngase këtë e keni fituar në ditët e kaluara.”

(El-Hakka: 24)

# Sinqeriteti i Muhamedit a.s.

*Njeriu që s'i kishte gënjyer njerëzit për çështjet e kësaj botë si do të gënjente për çështjet e botës tjetër?! Njeriu që s'ka gënjyer kurrë si do të gënjejë për Zotin? Njeriu që ka thënë: “Mos u shmang nga drejtësia dhe ndershmëria sepse ato të çojnë në të mirë, dhe e mira dhe mbarësia të çojnë në xhenet. Gjersa njeriu të vazhdoj të thotë të drejtën dhe të kërkojë të drejtën, në fund shkruhet në grupin e besnikëve tek Allahu. Kurrë mos gënje! Sepse gënjeshtra të çon në të keqe dhe e keqja të shtyn në xhehenem. Gjersa njeriu të vazhdojë të gënjejë, në fund shkruhet në defterin e gënjeshtarëve tek Allahu.”*

*Sinqeriteti dhe ndershmëria bëri që ai të jetë i durueshëm dhe t'i refuzojë gjithë ofertat e idhujtarëve të Mekës. Politeistët e Mekës i propozuan ta bënin mbret të Arabisë, i ofruan pasuri dhe çdo femër që do t'i pëlqente. Por ai i tha xhaxhait të tij: “O xhaxhai im! Të betohem se sikur Kurejshët të kenë mundësi të ma vënë diellin në dorën e djathtë dhe hënën në dorën e majtë, unë nuk do të tërhiqesha. Ose Zoti do më japë fuqi për ta kryer këtë detyrë, ose unë do ta jap jetën për të!*

*Vallë a mund të dalin këto fjalë nga goja e një njeriu jo të besueshëm!?*

*Pejgamberi a.s. ishte i butë dhe i mëshirshëm si asnjë njeri tjetër, ai ishte jashtëzakonisht i guximshëm. H. Aliu ka thënë: “Ndërsa beteja e Bedrit vazhdonte me të gjithë ashpërsinë e saj, ne strehoheshim pas shpinës së Pejgamberit. Ai ishte më i guximshmi ndër të gjithë.”*

*Atë natë kur Pejgamberi a.s. do të bënte hixhret nga Meka për në Medinë, politeistët i kishin rrethuar shtëpinë e tij për t'i bërë atentat. Pejgamberi pasi e vuri h. Aliun në shtratin e tij, doli nga shtëpia dhe kaloi lirshëm mes tyre dhe duke kënduar ajetin nga surja Jasin.*

*Morali, sinqeriteti, thjeshtësia, modestia trajtimi i krijesave me dhembshuri dhe mëshirë, drejtësi e ndershmëri, vendosmëria, burrëria, guximi, bujari dhe falja, janë këto cilësi me të cilat është shquar Muhamedi a.s. që nga vegjëlia e tij. Këto cilësi të tij janë pohuar dhe pranuar edhe nga të gjithë banorët e Mekës, para pranimit të shpalljes dhe pas pranimit të shpalljes. Prandaj ata e quanin atë Muhamed Elemin, Muhamedi i Besueshëm. Pas pranimit të shpalljes, kur Pejgamberi a.s. filloi ta ftojë fisin e tij në fenë islame, ai u ngjit në kodrën Safa dhe u tha:*

*“O Kurejsh! A do të më besonit po t'u thosha se pas këtij mali janë duke ardhur kalorësit armiq?” Të gjithë u përgjigjën: “Do të besonim, sepse ti kurrë s'ke gënjyer në jetën tënde!” Atëherë Pejgamberi a.s. u tha: “Unë jam i Dërguari i Allahut!” Edhe armiqtë e tij i linin sendet e tyre të çmuara tek ai, që t'ua ruante dhe ai me besueshmëri i ruante amanetet e tyre.*

*Kur Ebu Sufjani kishte shkuar t'i kthente muslimanët në Mekë, e në atë kohë ai ishte një armik i përbetuar i Muhammedit a.s, perandori i Bizantit e kishte pyetur: “A keni dëgjuar nga ky njeri, që thotë se është pejgamber, të ketë gënjyer më parë?” Ebu Sufjani i përgjigjet: “Kurrë nuk ka gënjyer!” Pejgamberi a.s. edhe pse i rrethuar nga armiq të pashpirt, zemrën e kishte të tejmbushur me nektarin e mirësisë njerëzore. Vërtetësinë dhe besueshmërinë e Pejgamberit a.s. e kanë pohuar të gjithë, si miqtë ashtu edhe armiqtë.*

*Dr. Ajni Sinani*

*Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnavës në konferencën "Të gjithë së bashku me një zë!"*

# Të dhunuarat e luftës nuk mund të ngarkohen me mëkat as në këtë botë e as në botën tjetër

*I nderuar President i Kosovës, z. Hashim Thaçi,*

*Të nderuar përfaqësues të bashkësive fetare: z. Don lush Gjerji, nga Kisha katolike, pastor Femi Cakolli, nga Kisha Protestante Ungjillore, Votim Demiri, Kryetar i Bashkësisë Hebraike të Kosovës*

*E nderuar presidente Jahjaga,*

*Të nderuar përfaqësues të pranisë ndërkombëtare në Kosovë, Natalia Apostollova- shefe e misionittë BE-së, Jan Bratu -shef i misionit të OSBE-së, Ulrika Rikardson -shefe e UNDP-së,*

*I nderuar Ambasador i Mbretërisë së Bashkuar Ruair O'Konel, Ambasador i Republikës së Turqisë z.Cagri Sakar, Ambasadore e Republikës së Kroacisë, znj.Marija Kapitanoviç dhe ju Ambasadorja jonë në SHBA, znj. Vlora Çitaku,*

*Të nderuar përfaqësues të shoqërisë civile pjesëmarrës në këtë konferencë,*

*Të nderuar të pranishëm,*

*Të nderuar zonja dhe zotërinj!*

Jemi tubuar sot këtu në këtë konferencë për të diskutuar edhe për një nga sfidat me të cilat po ballafaqohet shoqëria jonë, kjo sfidë është trajtimi i të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në vendin tonë.

Dhuna ndaj civilëve të pambrojtur është e ndaluar me parimet e fesë islame, por është e ndaluar kategorikisht edhe me parimet e feve të tjera, pastaj është e ndaluar edhe me vetë kodin e luftës, si dhe me normat e konventat ndërkombëtare. Mirëpo, ne jemi dëshmitarë që gjatë luftërave e konflikteve, dhunimet seksuale, fatkeqësisht, kanë qenë një ndër armët e luftës që janë përdorur për të luftuar palën tjetër. Këto veprime të kryera nga forcat ushtarake e ato paraushtarake ndaj civilëve të pambrojtur, s'ka dyshim se janë të dënueshme, të shëmtuara, të urryera e të gjykuara nga Zoti, pastaj nga të dërguarit e Tij, nga njerëzit fisnikë e të edukuar, si dhe nga shoqëritë demokratike, prandaj si të tilla, këto veprime janë dhe duhet të kategorizohen në kuadër të krimeve të luftës.

*Të nderuar të pranishëm!*

Lufta e fundit në Kosovë la prapa vetes një mori tmerresh dhe sekretesh të errëta që asnjëherë nuk u zbardhën, duke filluar nga torturat, vrasjet e masakrat ndaj civilëve e deri te dhunimi i grave, nënave, motrave tona nga forcat ushtarake e formacionet e tjera paraushtarake serbe.

Konsideroj se roli i bashkësive fetare, për shkak të natyrës së plagës, është primar dhe i domosdoshëm. Nga asnjë këndvështrim sikurse nga këndvështrimi fetar nuk mund ta trajtohet në mënyrë më përkatëse një plagë me bazë mo-



rale, andaj, më lejoni të prezantoj para jush në mënyrë të përmbledhur konceptin islam për viktimat e dhunës seksuale.

Fillimisht, dua të shpjegoj diçka doktrinare sa i përket mëkatit. Njeriu jep përgjegjësi për veprën e kryer vetëm në rastet kur kjo e fundit kryhet me vullnet dhe vetëdije. Pejgamberi i fundit Muhammedi a.s. ka thënë: "Zoti nuk merr në përgjegjësi pjesëtarët e ymetit tim për veprat që bëjnë gabimisht, nga harresa ose imponimi." (Sahih Ibn Maxheh, nr. 1677)

Kështu, sipas fesë sonë islame, nëse një veprim bëhet me imponim, nuk konsiderohet mëkat. Të dhunuarit sipas fesë Islame kanë tretmanin e të ndershmëve. Në Kuranin Fisnik, përkatësisht në kaptinën En-Nur, në versetin 33, Zoti i Madhëruar thotë:

"…E kush i detyron me dhunë të bëjnë atë, Allahu i fal ato pas atij detyrimi. Allahu fal dhe është Mëshirues." En-Nur, 33.."

Atëherë, të nderuara nëna, vajza e motra: Ju porosis të dëgjoni se çfarë thotë Zoti për ju e jo çfarë ju thonë ata që ju fajësojnë pa të drejtë!

*Të nderuar të pranishëm!*

Për shkak të rrethanave nëpër të cilat ka kaluar vendi ynë, pastaj edhe për shkak të shtrirjes së një mendësie të bazuar në paragjykim dhe në frikën nga paragjykimi; me këtë kategori të viktimave, ne si shoqëri nuk jemi marrë sa dhe si duhet. Ndonëse kjo kategori e viktimave të luftës duhet të trajtohet me prioritet e me përgjegjësi e ndërgjegje, duke u nisur që nga familja e tyre, nga bashkëshorti, fëmijët, rrethi e deri tek institucionet e vendit tonë.

Dihet që të mbijetuarit e dhunës seksuale kanë përjetuar një tmerr të vërtetë, traumë e ankth që i shoqëron ata edhe sot e kësaj dite, por duhet ritheksuar fuqishëm se ato dhe ata nuk bartin asnjë gjynah për atë që u ka ndodhur, nuk kanë asnjë përgjegjësi dhe asnjë faj – ato dhe ata thjesht janë viktima si çdo viktimë tjetër e luftës, por në këtë rast dëmi është më i madh, sepse dhunuesit kanë dashur edhe thyerjen morale e shpirtërore të tyre.

Për të mos i arritur ato efekte që kanë pasur për synim dhunuesit, jemi të obliguar, e kemi obligim nga Zoti, e kemi detyrim shtetëror e nacional që këtë kategori ta rehabilitojmë shpirtërisht e moralisht, t'i rehabilitojmë në familje e në rrethe, t'i integrojmë në institucione e në shoqëri, sepse ato mbi veten e tyre nuk mbajnë asnjë fije faji, sepse ato nuk e kanë zgjedhur këtë dhe as që e kanë dëshiruar, ato thjesht janë viktima të pamundësisë sonë për t'i mbrojtur e për t'i ruajtur nga personat dhe pushtuesi dhunues.

Prandaj, për të arritur këtë, mendoj që së pari duhet sensibilizuar dhe ngritur vetëdija shoqërore se bijat, motrat dhe nënat tona të cilat janë viktima të kësaj dhune, nuk janë me faj dhe s'kemi asnjë të drejtë që të ngremë gishtin në drejtim të tyre.



Them këtë, sepse kështu na thotë e na urdhëron Zoti, kështu na mësojnë mësimet e parimet hyjnore të fesë sonë islame, parimet edhe të besimeve të tjera, kështu na mësojnë edhe traditat pozitive edhe të popujve të tjerë.

Për një qasje të tillë, na nevojitet po ashtu edhe një koordinim e bashkërendim i institucioneve tona për t'i rehabilituar e për t'i integruar ato në shoqëri dhe që kjo kategori të jetë pjesë e integruar e shoqërisë të cilën po e ndërtojmë.

E themi me përgjegjësi dhe siguri të madhe edhe faktin se edhe 20 vjet pas përfundimit të luftës, për këtë kategori të shoqërisë sonë, që fatkeqësisht nuk është numër i vogël, nuk është bërë sa duhet, sepse ka raste kur viktimat janë braktisur nga familja, ato shihen me syrin fajësues si dhe nuk është hartuar ndonjë program nacional për rehabilitimin, për integrimin dhe për trajtimin e tyre meritor në jetën e përditshme dhe në shoqërinë tonë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Me lejoni që sot këtu të shprehim gatishmërinë tonë për të përkrahur, mbështetur e falënderuar të gjithë ato organizata e asociacione që janë marrë dhe merren me të dhunuarit e luftës e që kanë bërë një punë e cila duhet vlerësuar e duhet çmuar nga të gjithë ne.

Këto organizata, përveçqë kanë bërë një punë madhore e angazhim human, ato kanë bërë edhe një vepër të urdhëruar e të dashur nga Zoti i Madhëruar.

Po ashtu mbështesim edhe miratimin e ligjit nga Kuvendi i Republikës së Kosovës për këtë kategori, një veprim ky shumë i duhur, por gjithsesi edhe shumë i vonuar.

Viktimat nuk mund të gjykohen, të paragjykohen e stigmatizohen, ato duhen trajtuar sikur të gjitha kategoritë e tjera të luftës, ngase të gjithë jemi përgjegjës para tyre e para Zotit për atë që ato pa dëshirën e tyre kanë përjetuar. E nëse gjatë luftës nuk kemi arritur që t'u ofrojmë sigurinë e duhur, atëherë të paktën tani duhet dhe mundemi që t'i trajtojmë me dinjitet dhe siç e meritojnë ato.

Të nderuar të pranishëm!

Të mbijetuarat e dhunës seksuale në Kosovë, gjatë tërë periudhës së luftës, kanë qenë pjesë e pandashme e tragjedisë dhe e përpjekjeve të përbashkëta për të siguruar një të ardhme më të mirë. Si e tillë, gruaja te ne ka qenë edhe viktima më e madhe e gjithë luftës, por edhe ndër më meritorit për të fituar lirinë tonë.

Gratë e përdhunuara gjatë luftës jo vetëm që janë viktima të përdhunuesve, të mbijetuara të torturës dhe bartëse të këtij episode të rëndë, por shpesh janë edhe viktima të rrethit në të cilin jetojnë, të përballjes me përbuzjen dhe veçimin e përjashtimin nga shoqëria.

Ne, si Bashkësi Islame, gjatë këtyre viteve në vazhdimësi jemi gjendur pranë viktimave të dhunës seksuale të luftës së fundit. Këtë e kemi bërë sepse ato janë motrat tona, ato janë pjesë e familjes sonë, ato janë nga mesi ynë e kujdesin ndaj tyre e kemi borxh e obligim. Prandaj ne, për këtë qëllim përveçqë kemi mbështetur institucionet e vendit, organizata e shoqata të shumta vendore e ndërkombëtare që janë marrë me këtë kategori, ne kemi mbajtur ligjërata nëpër xhamitë tona anekënd Kosovës, ku u kemi shpjeguar besimtarëve se duhet të bëjnë më të mirën për këtë kategori, pastaj u kemi shpjeguar se ato nuk kanë bërë asnjë mëkat, se janë vetëm viktimë e një lufte të pabarabartë mes tyre dhe agresorit.

Pra, e kemi thënë dhe po e ritheksojmë se të dhunuarat e luftës në Kosovë, fetarisht, nuk mund të ngarkohen me mëkat as në këtë botë e as në botën tjetër, as para njerëzve e as para Zotit. Me këtë rast, falënderojmë edhe shtetet mike dhe praninë ndërkombëtare për kontributin që kanë dhënë në mbështetje të të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit. Mirëpo, me sinqeritetin më të madh apelojmë tek faktorët ndërkombëtarë, shtetet mike dhe institucionet e vendit tonë, që të angazhohen seriozisht në identifikimin dhe në çuarjen e të gjithë dhunuesve para drejtësisë, të gjithë ata që i bënë këto krime dhe shkaktuan gjithë këto vuajtje, ngase kjo përveçqë do të sillte një pjesë të drejtësisë në vend, do të ishte edhe një ngushëllim dhe do të sillte një flлad apo freski shpirtërore tek këto viktima.

Prandaj, nga kjo konferencë, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës u bëjmë thirrje dhe apelojmë te të gjithë qytetarët e Republikës së Kosovës, që të vetëdijesohemi dhe ndërgjegjësohemi për detyrat dhe obligimet që kemi ndaj kësaj shtrese të shoqërisë, duke bërë përpjekje të vazhdueshme për kthimin e tyre në binarët e jetës normale.

Ndaj edhe sot, bashkërisht jemi mbledhur këtu: komunitetet fetare të Kosovës, institucionet e shtetit, përfaqësuesit e pranisë ndërkombëtare, të shteteve mike si dhe përfaqësuesit e shoqërisë civile, - që të gjithë së bashku, të gjithë me një zë të përçojmë mesazhin e qartë te të gjithë për mbështetjen tonë morale, fetare, materiale, institucionale e shtetërore për të gjitha ato gra të mbijetuara të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në Kosovë.

Nga kjo konferencë, pres që ky mesazh të prekë ndërgjegjen e të gjithëve dhe të jemi sa më afër kësaj kategorie të shoqërisë sonë.

Kurse Zotin e Madhëruar e lus që te ne dhe në botën mbarë të mbijetojnë paqja, harmonia, toleranca, dashuria dhe mirëkuptimi.

*Ju faleminderit për durimin Tuaj!*

*Myftiu i Kosovës*

*Naim ef. Tërnava*

** Konferenca në mbështetje të të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në Kosovë me titull "Të gjithë së bashku me një zë". Prishtinë, 01 korrik 2019*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës “El-Mearixh”- (5)

## Natyra e brishtë e njeriut dhe disa nga cilësitë e besimtarëve të sinqertë

*"Edhe ata që besojnë bindshëm në Ditën e Gjykimit dhe që i frikësohen dënimit nga Zoti i tyre. Vërtet, askush nuk është i sigurt prej dënimit të Zotit të vet; Edhe ata që i ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre, me përjashtim ndaj grave të veta dhe ndaj robëreshave që i kanë në posedim, në këtë rast, nuk ka qortim për ta. Por kush kërkon jashtë këtyre (caqeve), pikërisht ata janë shkelësit; Edhe ata që i ruajnë amanetet dhe premtimet e tyre e që gjithnjë dëshmojnë drejt dhe që janë të kujdesshëm ndaj namazit të tyre, pikërisht, të tillët do të jenë të nderuar në kopshtet e Xhenetit –*

*(El-Mearixh, 26-35)*

وَالَّذِينَ يُصَدِّقُونَ بِيَوْمِ الدِّينِ ﴿٦٢﴾ وَالَّذِينَ هُم مِّنْ عَذَابِ رَبِّهِم
مُّشْفِقُونَ ﴿٧٢﴾ إِنَّ عَذَابَ رَبِّهِمْ غَيْرُ مَأْمُونٍ ﴿٨٢﴾ وَالَّذِينَ هُمْ
لِفُرُوجِهِمْ حَافِظُونَ ﴿٩٢﴾ إِلَّا عَلَىٰ أَزْوَاجِهِمْ أَوْ مَا مَلَكَتْ أَيْمَانُهُمْ
فَإِنَّهُمْ غَيْرُ مَلُومِينَ ﴿٠٣﴾ فَمَنِ ابْتَغَىٰ وَرَاءَ ذَٰلِكَ فَأُولَـٰئِكَ هُمُ
الْعَادُونَ ﴿١٣﴾ وَالَّذِينَ هُمْ لِأَمَانَاتِهِمْ وَعَهْدِهِمْ رَاعُونَ ﴿٢٣﴾
وَالَّذِينَ هُم بِشَهَادَاتِهِمْ قَائِمُونَ ﴿٣٣﴾ وَالَّذِينَ هُمْ عَلَىٰ صَلَاتِهِمْ
يُحَافِظُونَ ﴿٤٣﴾ أُولَـٰئِكَ فِي جَنَّاتٍ مُّكْرَمُونَ ﴿٥٣﴾.

## Koment:

*26. Edhe ata që besojnë bindshëm në Ditën e Gjykimit.*

Vazhdojmë të jemi në shoqërim me cilësitë e besimtarëve të sinqertë. Cilësia e katërt e tyre me radhë, me të cilën i ka përshkruar i Madhërishmi është besimi i tyre i patundshëm në Ditën e Gjykimit. Besimi në këtë Ditë, do të thotë besim në jetën pas vdekjes, besim në Ringjallje dhe në Llogari. Sipas doktrinës akaidologjike të Ehli Sunetit, besimi në Ditën e Gjykimit është një prej kushteve esenciale të Imanit dhe një prej shtyllave të tij bazike.

Besimi në Ditën e Gjykimit njëkohësisht nënkupton besim në Ringjallje pas vdekjes, besim në tërë atë për të cilën thirrën të Dërguarit, me porosi nga Krijuesi absolut. Mohimi vetëm i njërës prej shtyllave të Imanit, apo edhe atyre të Islamit, njeriun e nxjerr hëpërhë nga besimi në mosbesim. Në asnjë mënyrë nuk ka mundësi që të besohet Dita e Gjykimit, kurse të mohohet Ringjallja, apo të besohet ekzis-

**Në asnjë mënyrë nuk ka mundësi që të besohet Dita e Gjykimit, kurse të mohohet Ringjallja, apo të besohet ekzistenca e melekëve e të mohohen Librat e shenjtë.**

tenca e melekëve e të mohohen Librat e shenjtë. Po ashtu, nuk mund të konsiderohet vetëm namazi si shtyllë e Islamit e të mohohen zekati, agjërimi apo haxhi etj.

Allahu është sunduesi i vetëm i Ditës së Gjykimit, në të cilën ditë, do t'i marrë në llogari krijesat, dhe do t'i shpërblejë ose t'i ndëshkojë varësisht nga veprat e tyre. Besimtarët e Njëshmërisë, me plot të drejtë, shpresojnë në mëshirën e Allahut që t'i përshkojë në atë ditë të vështirë, sepse në këtë dynja besuan Allahun dhe besuan librat e shenjtë, me të cilët erdhën Pejgamberët e Tij.

*27. dhe që i frikësohen dënimit nga Zoti i tyre*

*28. vërtet, askush nuk është i sigurt prej dënimit të Zotit të vet*

Cilësia e pestë e besimtarëve të sinqertë, është frika apo droja nga dënimi i Allahut në botën tjetër. Pas ringjalljes, të gjithë njerëzit dhe exhinët, do të tubohen në një vend apo hapësirë të madhe, të paimagjinueshme për perceptimet tona ndijore e ato shqisore. Kjo është dita e Hashrit-Tubimit të madh, kur secili do të ballafaqohet me veprimet e tij në këtë botë. Në këtë ditë do të mbretërojë drejtësi absolute. Secili do të frikësohet për fatin e vet. Edhe myslimanët, apo besimtarët, do të jenë në ankth, nga frika se nuk i kanë realizuar ashtu siç duhet urdhrat e Zotit.

Fjala “Ishfak” apo “Mushfikun” sipas Ibn Kajimit nënkupton një dozë frike të shoqëruar me ndjesi të mëshirës... Fjala “Ishfak” po ashtu nënkupton

një pikëllim të vazhdueshëm të shoqëruar me mëshirim. Kjo do të thotë se besimtari vazhdimisht është i preokupuar me dronë se a është duke i kryer siç duhet obligimet ndaj Krijuesit, duke ditur se Dita e Gjykimit është ditë e vështirë.

Frika nga ndëshkimi i Allahut është prej adhurimeve më madhështore në Islam. Ajo është bazamenti i takvasë-devotshmërisë, sepse besimtari i devotshëm, vendos një mburojë në mes tij dhe hidhërimit të Allahut apo dënimit të Tij. Talk bin Hubejbi në lidhje me kuptimin e takvasë ka thënë: "Takvaja është të vepruarit me përulësi e nënshtrim ndaj Allahut, duke qenë i udhëhequr nga Drita e Allahut, dhe duke shpresuar mëshirën e Allahut. Ajo në të njëjtën kohë nënkupton largimin nga gjynahet në raport me Allahun, duke qenë i udhëhequr nga Drita e Allahut, dhe duke pasur frikën e dënimit të Allahut".

Tash të paramendojmë për një çast madhështinë e Ditës së Gjykimit. Nëse besimdrejtët e ndiejnë veten kaq në siklet nga verdikti hyjnor, imagjinojeni se në ç'pozitë të rëndë e të mjerë do të gjenden jobesimtarët, mendjemëdhenjtë, mohuesit dhe zullumqarët?!

Për këta të fundit nuk ka kurrfarë shprese, sepse vetëm besimdrejtët do t'i përshkojë mëshira e Allahut. Përveç kësaj, Allahu xh.sh. do t'u japë mundësinë Pejgamberëve të Tij të ndërmjetësojnë për ymetet e tyre që u besuan misionit të atyre, ne jemi me fat që jemi Ymet i Muhamedit a.s., sepse shumica e banorëve të Xhenetit do të jemi Ne. Pastaj do të ndërmjetësojnë shehidët për familjarët dhe miqtë e tyre e do të ndërmjetësojnë edhe njerëzit e mirë, bijtë për prindërit e tyre apo prindërit për fëmijët e tyre.

Nga ky ajet kuptojmë se frika nga dënimi i Allahut duhet të jetë gjithmonë e pranishme, në mënyrë që njeriu të mos mashtrohet e të

**Ata besimtarë që ia kanë dhënë besën Allahut në ezel dhe i besuan Madhërisë së Tij, ata kurrë nuk do të pranojnë të shkelin këtë besatim, pavarësisht sa joshëse mund të jenë intrigat djallëzore.**

neglizhojë adhurimet, namazin, agjërimin. zekatin dhe sjelljet e mira ndaj të tjerëve. Neglizhimi i tyre e sjell njeriun deri të një vetëkënaqësi, dhe mendjemadhësi, e cila nëse "ushqehet" me këto cytje dhe intriga të shejtanit, njeriun dalëngadalë e nxjerr nga drita e besimit. Mbase këtë kuptim e synojnë këto dy ajete, që njeriu të mos mashtrohet se unë besoj, dhe do të hyjnë në Xhenet pa i kryer obligimet që i kemi marrë përsipër para Allahut. Këtë amanet ne e kemi marrë me vetëdëshirë dhe duhet ta çojmë deri në fund, duke e lutur vazhdimisht Allahun e gjithëmëshirshëm që të na marrë nën kujdesin dhe ngrohtësinë e mëshirës së Tij të pakufishme.

*29. edhe ata që i ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre.*

*30. me përjashtim ndaj grave të veta dhe ndaj robëreshave që i kanë në posedim, në këtë rast, nuk ka qortim për ta.*

Prej cilësive të tjera të lavdëruar të namazfalësve, apo besimtarëve të devotshëm, është ndershmëria e tyre morale. Të edukuar në frymën e edukatës dhe moralit të lartë islam, besimtarët ruhen nga rënia në mëkatin e amoralitetit. Ata, ndonëse kanë mundësi të bëjnë vepra të tilla të shëmtuara, megjithatë, janë shumë të kujdesshëm që të largohen nga kjo rrugë që shpie në mëkatim të hapët. Duke qenë të vetëdijshëm prej këtyre tundimeve, ata ulin shikimet e tyre ndaj grave të huaja, dhe ngrohtësinë bashkëshortore e gjejnë vetëm te gratë e tyre, me të cilat kanë krijuar familjen, dhe e cila është gjëja më e shenjtë për ta, ose te robëreshat të cilat i kishin në posedim, atëherë kur sistemi i robërisë gjatë luftërave ishte ende aktiv në mbarë botën.

Allahu i Madhërishëm në shumë vende na e ka tërhequr vërejtjen që të ruhemi nga zinaja-amoraliteti, sepse ky mëkat shpie në degradimin e familjes, por edhe të mbarë shoqërisë. Nëse në një shoqëri kanë humbur vlerat morale, atëherë ajo shoqëri pavarësisht të arriturave teknologjike etj, do të ketë një fund tragjik, ashtu siç pësuan në të kaluarën populli Lutit a.s., populli që banonin në Pompe (Itali) etj.

*31. por kush kërkon jashtë këtyre (caqeve), pikërisht ata janë shkelësit;*

Nëse dikush, del jashtë këtyre kornizave të përcaktuara nga Allahu Fuqiplotë, atëherë pa dyshim që këta janë shkelësit e urdhrit të Tij dhe mëkatarë të mëdhenj. Ata besimtarë që ia kanë dhënë besën Allahut në ezel dhe i besuan Madhërisë së Tij, ata kurrë nuk do të pranojnë të shkelin këtë besatim, pavarësisht sa joshëse mund të jenë intrigat djallëzore. I lumi ai njeri që ruhet nga këto shëmti, sepse të tillët nesër do të jenë nën hijen e mëshirës së Allahut në Ditën e Gjykimit, e një prej këtyre njerëzve fatlumë do të jetë ai ose ajo që refuzon me ngulm mëkatin e amoralitetit në të cilin i thërret shejtani në formë të njeriut. Për këtë ka përgëzuar i Dërguari a.s. në një hadith kur thotë:"Shtatë grupe, Allahu do t'i fusë në Hijen e Arshit të Tij në Ditën e Gjykimit, ditë në të cilën nuk do të ketë hije

tjetër veç Hijes së Tij: udhëheqësi i drejtë, i riu që është rritur duke adhuruar Allahun e Plotfuqishëm, njeriu që zemrën e tij e ka pasur të lidhur me xhamitë, dy njerëz të cilët janë dashur për hir të Allahut, që janë takuar për këtë dhe janë ndarë për këtë (dashuri), një burrë që është thirrur nga një grua e bukur dhe me pozitë (për të kryer marrëdhënie me të), por ky thotë: '(jo, sepse) Unë i frikësohem Allahut, Zotit të botëve, personi që jep për bamirësi dhe e fsheh atë, saqë dora e tij e majtë nuk e di se çfarë jep e djathta dhe personi që e kujton Allahun në vetmi dhe sytë e tij i lotojnë".

*32. Edhe ata që i ruajnë amanetet dhe premtimet e tyre;*

Ardhjes sonë në këtë botë, i ka paraprirë një dëshmi, besatim dhe premtim, të cilin ia kemi dhënë Krijuesit tonë qysh në ezel: "Përkujto kur Zoti Yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): "A nuk jam Zoti juaj?" Ata thanë: "Po, dëshmuam!" Të mos thoni në ditën e kiametit: "Ne nga ky (dëshmim) ishim të panjohur." (El-A'raf, 172)

Ky ajet na kthen në fillet e krijimit tonë, duke qenë ende në botën shpirtërore, në ezel, kur Ne i besuam Allahut se është Zoti dhe Krijuesi ynë, ndërsa si rezultat i këtij pranimi të Njëshmërisë së Tij, është edhe përgjegjësia që e kemi marrë, duke ndjekur rrugën në të cilën Ai do të jetë i kënaqur ndaj neve. Njeriu e meritoi privilegjin nga Allahu fuqiplotë, sepse doli nga të gjitha krijesat dhe vullnetarisht e pranoi amanetin dhe barrën e rëndë, që këtë besim ta ruante e ta mbante me kujdes, deri në Ditën e Gjykimit. Në lidhje me këtë amanet dhe besatim, Në Kuranin famëlartë thuhet: "Ne u ofruam emanetin (obligimet) qiejve, tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta marrin përsipër atë, u frikësuan prej tij, ndërsa njeriu atë e mori mbi vete; dhe ai i bëri padrejtësi vetes dhe ishte padijshëm."- (El-Ahzab, 72).

Amanetin që e refuzuan qiejt dhe toka, e mori përsipër njeriu, për t'ia dëshmuar edhe njëherë dashurinë e thellë që kemi ndaj Krijuesit tonë, i Cili na dhuroi lirinë e të vepruarit, na dha mendjen-logjikën dhe mbi të gjitha na bëri mëkëmbës në

**Madhështia e këtyre ajeteve të sures El-Mearixh, që flasin për cilësitë e besimtarëve të sinqertë, është se kanë filluar me lavdërimin e atyre që janë të rregullt në namazet e tyre, duke i falur në kohët e tyre, dhe po përfundojnë sërish me përmendjen e namazit dhe kujdesit që besimtarët e drejtë i kushtojnë kryerjes së tij.**



këtë Tokë. Pikërisht për këtë arsye, Allahu xh.sh. i ka veçuar besimtarët, të cilët i mbajnë premtimet dhe i zbatojnë amanetet.

E prej këtyre amaneteve apo premtimeve janë edhe falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit, punët e mira, kujdesi ndaj prindërve etj. Me një fjalë, "amaneti" përfshin të gjitha ato obligime, të cilat na i ka lënë në amanet Krijuesi Fuqiplotë, që përpos obligimeve të fesë, nënkupton edhe ruajtjen e gjymtyrëve tona nga harami, siç janë syri, veshi, dora, këmba, gjuha etj.

*33. e që gjithnjë dëshmojnë drejt;*

Besimtarët e vërtetë, në asnjë mënyrë nuk i bishtnojnë së vërtetës, sado e hidhur qoftë ajo për ta, por gjithmonë dëshmojnë të vërtetën dhe realitetin, ashtu siç është, qoftë edhe kundër tyre.

Allahu xh.sh. në lidhje me këtë

në suren El-Maide, ajeti 8, thotë: "O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hir të Allahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos ju shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë se ajo është më afër devotshmërisë..."

Nga këto ajete, kuptojmë vlerën dhe peshën e dëshmisë së drejtë për hir të Allahut. Dëshmia nënkupton që, nëse jemi dëshmitarë f.v. të ndonjë krimi, të dëshmojmë drejt, pa anuar në favor apo dëm të asnjërës palë, gjithnjë duke pasur në hatër se, për këtë dëshmi, do të përgjigjemi edhe para Allahut në Ditën e Gjykimit. Besimtari në asnjë mënyrë nuk guxon ta fshehë dëshminë, sepse për këtë na ka ndaluar Allahu i Gjithëfuqishëm kur thotë: "Mos e fshihni dëshminë, sepse ai që e fsheh atë është mëkatar me zemrën e vet, Allahu di atë që vepronі." – (El-Bekare, 283).

Dëshmia e drejtë, kur funksionon në një shoqëri, sjell drejtësi në mes njerëzve, dhe njëkohësisht ndalon padrejtësitë dhe mizoritë në mes tyre. Për këtë arsye, ata që dëshmojnë me drejtësi, janë të lavdëruar nga Allahut në këtë botë, dhe të shpërblyer me mirësitë e Xhenetit në botën tjetër.

*34. e që janë të kujdesshëm ndaj namazit të tyre.*

Madhështia e këtyre ajeteve të sures El-Mearixh, që flasin për cilësitë e besimtarëve të sinqertë, është se kanë filluar me lavdërimin e atyre që janë të rregullt në namazet e tyre, duke i falur në kohët e tyre, dhe po përfundojnë sërish me përmendjen e namazit dhe kujdesit që besimtarët e drejtë i kushtojnë kryerjes së tij. Nuk është e rastësishme që namazi është një prej shtyllave të fesë, dhe është një lidhje e fortë me Allahun që po të mbahet siç duhet, kurrë nuk shkëputet. Meqë namazi do të jetë prej adhurimeve të para që do të peshohen në Mizan, dhe ai që e ka kryer në formën dhe në kohën e duhur, me plot të drejtë shpreson në shpërblimin nga Allahu.

Namazi, Namazi! Kjo ishte edhe porosia e fundit për Ymetin e tij nga ana e Resulullahit s.a.v.s., në momentet e dorëzimit të shpirtit të tij të bekuar, Allahut xh.sh.

Në lidhje me këtë ajet, Fahru Rraziu thotë se kujdesi ndaj namazeve nënkupton afërsinë dhe ngrohtësinë e Allahut ndaj robërve të Tij namzfalës. Sepse, sa herë që ne i lutemi Allahut, Ai na përgjigjet, sikur thotë edhe vetë i Lartmadhërishmi: "Pra më kujtoni Mua, Unë ju kujtoj ju, më falënderoni e mos më mohoni"– (El-Bekare 152)

Ndërsa i Dërguari a.s. na porosit e thotë; "Ruaje Allahun, që të të ruajë Ai ty"

Arsyeja pse shumë herë është përmendur në Kuran urdhri për namaz, fsheh në vete një urtësi të madhe, sepse namazi, përveçqë është një lidhje e drejtpërdrejtë me Zotin, ai në të njëjtën kohë, na ndalon nga çdo punë e keqe, e shëmtuar dhe e ligë, ashtu siç na ka mësuar Krijuesi ynë kur thotë: "...vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat"– (El-Ankebut, 45).

*35. Pikërisht, të tillët do të jenë të nderuar në kopshtet e Xhenetit.*

Këta besimdrejtë, të cilët Allahu xh.sh. i lavdëroi dhe i veçoi në këto ajete të sures *El-Mearixh*, do të jenë njerëzit më të lumtur nesër në Ahiret. Këta do të jenë të nderuar e të shpërblyer me mirësitë e Xhenetit. Për këta nuk do të ketë frikë e as dëshpërim. Ata do të jenë përherë në Xhenet, të respektuar me fisnikërinë më të madhe.

## Porosia e këtyre ajeteve (26-35)

- Besimtarët e sinqertë e besojnë bindshëm Ditën e Gjykimit, kur secili njeri do të japë Llogari për veprat e tij në këtë botë. Besimi në këtë ditë është një prej kushteve të Imanit.

- Ata i frikësohen dënimit të Zotit të tyre, duke qenë të ndrojtur nëse i kanë kryer siç duhet obligimet ndaj Allahut, ashtu siç ka kërkuar Ai.

- Këta njerëz që ia dhanë besën Allahut qysh në ezel, këta e ruajnë nderin dhe moralin e tyre, duke mos rënë në mëkatin e amoralitetit, duke e ditur se një mëkat i tillë i shëmtuar, prish ngrohtësinë e folesë familjare, prish shoqërinë dhe e degradon atë në nivelet më të ulëta të moralit njerëzor. Për këtë arsye, ata i përmbahen martesës së ligjshme dhe të lejuar-hallall, duke pasur kujdes që në asnjë mënyrë të mos i tejkalojnë kufijtë e asaj që ka përcaktuar Allahu xh.sh.

- Ata po ashtu ruajnë amanetet, i mbajnë dhe i zbatojnë premtimet. Përveç kësaj, ata dëshmojnë me drejtësi për hir të Allahut, qoftë edhe kundër të afërmve të tyre, sepse e dinë se dëshmia e tyre do të dalë haptazi nesër në Ditën e Gjykimit.

- Në fund, këto ajete ashtu siç filluan me përmendjen e atyre që janë të kujdesshëm që të falin namazin në kohën e tyre, tash në fund përmendet se sa janë të kujdesshëm që atë të falin në formën më të plotë, duke respektuar çdo pjesë të namazit dhe duke ia dhënë hakun atij në çdo segment, fizik dhe shpirtëror.

- Shpërblimi meritor për këta besimtarë, të cilët i përshkroi vetë Allahu i Madhërishëm me këto cilësi të lavdëruara, pa dyshim që do të jetë Xheneti, ku do të priten me nderimet më të larta, të respektuar me fisnikërinë dhe bujarinë e Krijuesit të Gjithëmëshirshëm.

*- vijon -*

*1. Ibn Kajjim, Medarixhu-s-salikin, (1/514). 2. Ibnul Mubarek, Ez-zuhdu ve-r-rrekaiku, ff.473-474, 1343 h; Bejhekiu në Ez-zuhdu-l kebir, (376). 3. Buhariu dhe Muslimi. 4. Dr. Ibrahim ibn Muhamed ed-Devmerij, Sifatu-l musal-line min hilal sureti-l Mearixh, f. 53, Rijad, pa vit botimi. 5. Shih: Fahru Rraziu, Mefatihul Gajb, (6/125). 6. Tirmidhiu, nr. (2516).*

Nexhat Ibrahimi

# Synimi i fesë së Zotit

për ta arritur cakun, jetën e suksesshme dhe fatlume, njeriu ka nevojë për ndihmën e fesë, burimeve të saj, Kur'anit dhe Hadithit. Burimet fetare vendosin themelet dhe rrugëtimin, kurse arsyeja dhe shqisat e përplotësojnë ato, i bëjnë të përshtatshme dhe të kapshme për njerëzit e llojeve të ndryshme, në kohë dhe hapësirë.

## Njeriu në shërbim të fesë

Shpesh dëgjojmë se fetë e Zotit janë për Botën Tjetër dhe nuk duhet të ngatërrohen me këtë botë. Disa të tjerë e pranojnë fenë si fenomen historik, por e rrëgjojnë rolin e saj vetëm në adhurim dhe çështjet e botës përtej. Antifeja, e mishëruar në ideologjitë me izma të ndryshëm, si laicizmi, shekullarizmi, janë kundër çdo implikimi të fesë, të Zotit në jetën e njeriut dhe nuk e pranon praninë e fesë në asnjë pore të jetës.

Shekullarizmi, si religjion ateist i së sotmes, e vendosi njeriu në pozitën e të hyjnuarit dhe mohon përgjegjësinë e tij para Zotit. Shekullarizmi konsideron se njeriu nuk ka nevojë për ndihmë apo për udhëzim hyjnor. Kjo frymë që në Perëndim qarkullon prej Renesancës së pari e dëboi kristianizmin nga jeta publike, kurse tash përpiqet ta largojë edhe Islamin dhe fetë tjera nga skena botërore.

Sipas fesë islame, parësore është çështja jonë, identiteti ynë, përkatësia jonë dhe rruga që duhet ndjekur. Çdo gjë niset nga ne dhe kthehet te ne. Në kohën në të cilën jetojmë, e në të cilën roli ynë është statik, përkatësisht është terciar, kërkohet ideal i ri për njeriun, ndryshe dhe më i mirë nga ai që e kemi para vetes dhe të cilin mendojmë se e njohim. Në këtë kërkim njeriu nuk mund të ecë prapa, as të qëndrojë në vend. Nëse kështu do të vepronte, sigurisht do të rrëshqasë. Pra, njeriu duhet të lëvizë, edhe fizikisht edhe shpirtërisht. Ngecja është vdekje për së gjalli, kurse lëvizja është transformim i fizikës dhe shpirtërores.

Synimi i fesë islame është t'i ndihmohet njeriut në arritjen dhe zhvillimin e përshpirtshëm, në afrimin udhëzimeve të Zotit dhe arritjen e mirësive të asaj bote. Kjo arrihet vetëm nëpërmjet kësaj bote, vetëm duke dhënë provimin në të gjitha sferat e jetës, individuale e kolektive, materiale e shpirtërore. Fetë e Zotit e mësuan njeriun në mënyrën e drejtë të të jetuarit në këtë botë, krahas adhurimeve. Fetë e Zotit e mësuan njeriun me rrugën e shpëtimit pas vdekjes, në jetën e përtejme, të amshueshme, por pa e shpërfillur mirësitë e kësaj apo asaj jete; vetëm së bashku, të jetuarit drejt në të dyja botët mund ta çojnë njeriun në kënaqësitë e përhershme të Ahiretit.

Krijuesi i gjithëfuqishëm e udhëzon njeriun që mos t'i braktis mirësitë e kësaj bote, por nëpërmjet kësaj bote ta fitojë botën tjetër. Në këtë rast, njeriu do ta fitonte me mund dhe korrektësi jetën tjetër e nuk do t'i falej asgjë, me çka do të përmbushej synimi i ekzistimit të njeriut, si mëkëmbës i Zotit e jo një përtac i llastuar që pret mëshirën e kalimtarëve apo të zotërisë së tij.

Feja është shpallur për njeriun dhe jo vetvetiu, sa për të qenë. Ajo është mekanizëm për t'i ndihmuar njeriut në të jetuarit e kësaj bote në mënyrë dinjitoze dhe arritjen e kënaqësive të botës tjetër. Çdo gjë në gjithësi është në shërbim të njeriut, nëse njeriu do të dijë t'i përdorë për të mirë dhe drejt.

Por, nëse çdo gjë në gjithësi është në shërbim të njeriut dhe për njeriun, edhe njeriu duhet të jetë në shërbim të fesë, si minimum falënderimi për të mirat që e rrethojnë. Feja ka përparësi karshi njeriut. Përse një gjë e tillë? Përse të vdesim për fenë? Arsyeja është e qartë! Feja është garantuesi i jetës së mirëfilltë të njeriut. Pa të njeriu dhe mjedisi i tij do të ishte një rrëmujë pa shtegdalje, pa dritare. Po ta mbronim njeriun dhe jo fenë, do të shkatërrohej njeriu, por po ta mbronim fenë, do ta mbronim edhe njeriun dhe çdo gjë rreth tij. Adhuruesit e prapësinave, shejtanit, kanë një synim, njeriun ta robërojnë dhe ta vënë në shërbim të tyre, në shërbim të vrasjeve, shkatërrimit, siç kemi shembuj të tillë në botën e shekullit XX-XXI.

## Fushëveprimi i fesë; ndikimi i kufizuar i religjionit

Feja është ligjërim mbi synimet e jetës, për kuptimin dhe absurdin, për jetën dhe vdekjen, për dashurinë dhe urrejtjen, për përgjegjësinë dhe neglizhencën, për shpërblimin dhe ndëshkimin. Feja nga njeriu ka kërkesa të tjera krahasuar me çfarëdo kërkese tjetër ideologjike, ekonomike e sociale, sepse "Zoti nuk shikon në pamjen tuaj dhe pasurinë tuaj, por shikon në zemrën tuaj dhe punët tuaja." (Ebu Hurejre r.a. transmeton, Hadith, Muslim, Birr, 34).

Feja mbulon të gjitha nevojat e njeriut e jo vetëm një segment të caktuar. Ajo i trason njeriut rrugën drejt njëmendësisë dhe lumturisë së amshueshme. Copëzimi i fesë do të ishte i dëmshëm dhe jofunksional, sepse copëzimi ofron përgjigje të pjesshme dhe të cungueshme. Feja është ombrellë dhe mbulon njeriun si tërësi, edhe nevojat e tij të përshpirtshme, edhe intelektuale, edhe materiale. Harmonizimi i mendimeve dhe veprimeve njerëzore me urdhrat dhe frymën e Islamit domethënë të trasuarit e rrugës së sigurt drejt synimit kryesor të njeriut, arritjes së xhenetit.

Disa kanë shtruar pyetjen e kufizimit të veprimit të fesë te njeriu, duke pretenduar se feja nuk duhet të rregullojë çdo gjë te njeriu, si politikën, ekonominë ose edhe ca imtësi jetësore. Ata pohojnë se feja ka vendosur vetëm rregullat e përgjithshme, kurse hollësitë

ia ka besuar mendjes së njeriut. Ka nga ata që mendojnë se ndikimi i fesë është i kufizuar në jetën e njeriut.

Ata që fenë e shohim të tepërt në jetën e njeriut, aq më tepër në rregullimin e jetës së njeriut janë ideologji të pa fe, pa Zot. Ata e absolutizojnë arsyen dhe shqisat dhe e dëbojnë fenë si joadekuate për rregullimin e jetës. Për këtë marrin shembull në mesjetën kristiane, ku kisha kishte monopolizuar të vërtetën dhe vriste këdo që e kundërshtonte. Ata harrojnë se feja islame nuk është e tillë, që nuk ngulfat mendjen dhe shqisat, që nuk pengon zhvillimin racional, ata nuk duan të kuptojnë se feja e vërtetë është mbi çdo gjë, sepse ka burim hyjnor dhe është e padiskutueshme në të menduarit tonë.

Nëse do të vepronim ndryshe, mjetet e jetës do t'i shndërronim në synime të saj. Besimi i brendshëm islam, rruga e dashurisë, besimit dhe vetëmohimit do ta fikë etjen për këtë botë kaluese dhe do t'ju udhëzojë drejt vlerave të përhershme. Mbajeni fuqishëm tërësinë e qenies suaj, lidheni të kaluarën me të tashmen dhe përpiquni nga ky bazament të ndërtoni të ardhmen tuaj. Të parët tanë sigurisht kanë pasur më pak dije se ne, por kurrë nuk u bënë robër të kohës.

Madje, edhe disa shekullaristë muslimanë mendojnë se përzierja e hyjnores në njerëzores është e dëmshme. Ata konsiderojnë se feja islame mëson qëllimet e përgjithshme të jetës por jo edhe hollësitë që i japin tërësi njeriut. Sipas tyre, feja mjafton të sugjerojë drejtësinë, vëllazërinë, moralin e tjera, por aspektin praktikë duhet ta bëjë arsyeja dhe përvoja njerëzore. Edhe sheriatin nuk e shohin brenda Islamit, dhe të drejtën penale, obligative, trashëgimore e tjera i shohin si çështje kohe e hapësire e jo të përhershme. Të tillët harrojnë se njeriu edhe pse është krijesa më e përsosur, ai është i paaftë t'i zgjidh problemet që shfaqen në jetën njerëzore dhe dëshmi për këtë kemi çdo ditë e në çdo vend. Sidomos është e paaftë mburrja e kohës tonë, teknologjia, tek e cila koha moderne bazohet dhe beson në të. Por, ky besim është mashtrim, sepse në histori njeriun kurrë nuk e ndërtuan, edukuan, arsimuan as ekonomia, as teknologjia, as revolucioni, as kundërrevolucioni. Kjo për shkakun se këto bazohen në interesa, dhunë, egërsi dhe lakmi për pushtet. Njeriun e ka ndërtuar feja dhe besimi në Shpallje, e cila te njerëzit u shpjegua prej pejgamberëve. Rruga që ata vendosën, dashurinë që ata mbollën dhe shpresën që ata na e dhanë, krijuan nga ne "mëkëmbësin e Zotit në tokë."(El-En'am, 165)

Nuk duhet hequr nga mendja se gjendemi para dy alternativave: ose të vetizolohemi dhe të ngulfatemi ose të shndërrohemi në vetëdije të hapur të shpirtit, të trashëguar nga e shkuara, e cila dyert e qenies sonë do t'i mbajë të hapura për të gjitha frytet e mira të frymës njerëzore, nga kushdo qoftë dhe nga ngado qoftë që vjen, me kujdes të shtuar që helmin mos të na shesin për ilaç.

## Islami është universal, përfundimtar dhe i përhershëm

Sipas mësimit islam njeriu ka tri burime të njohjes: shqisat e shëndosha, arsyen e drejtë dhe lajmet hyjnore. Këto tri burime, secila në fushëveprimin e vet dhe në bashkëpunim mes vete, i mundësojnë njeriut ta gjejë dhe jetojë rrugën e shpëtimit dhe lumturisë. Feja e ruan balancimin mes arsyes dhe shqisave dhe e motivon për më shumë. Shqisat dhe arsyeja ndihmojnë shumë, por nuk kanë kapacitete absolute për t'i kuptuar gjerat, sidomos ato të botës tjetër.

Prandaj, për ta arritur cakun, jetën e suksesshme dhe fatlume, njeriu ka nevojë për ndihmën e fesë, burimeve të saj, Kur'anit dhe Hadithit. Burimet fetare vendosin themelet dhe rrugëtimin, kurse arsyeja dhe shqisat e përplotësojnë ato, i bëjnë të përshtatshme dhe të kapshme për njerëzit e llojeve të ndryshme, në kohë dhe hapësirë. Çdo shpërfillje e fesë, çon në humnerë individë, grupe e popujt të tërë, pa marrë parasysh forcën dhe shtrirjen historike.

Në pajtim me mësimet e Kur'anit fisnik, Pejgamberi i Allahut a.s. është lajmërues i Shpalljes së fundit të Zotit. Ajo do t'i drejtohet tërë njerëzisë, pa dallime racore, gjuhësore, territori, ngjyrash etj. Mesazhet e Kur'anit do të jenë sa të ekzistojë gjithësia, sepse Allahu na krijoi të tillë. Gjinia njerëzore dhe bota në përgjithësi hyri në madhorinë e saj. Deri atëherë Allahu i foli njerëzisë nëpërmjet fjalëve, fletëve, elvaheve dhe librave , ashtu si rritej, ashtu i merrte edhe përgjegjësitë. Një Tevrat apo Kuran do të ishte ngarkesë për Nuhin a.s. apo për Salihun a.s. siç do të ishin të pamjaftueshme fletët (suhufet) për Muhamedin a.s. Në kohën kur kemi disa qytetërime e kultura, greke, romake, fenikase, asiriane, egjiptiane, kineze, persiane, disa fe të mëdha si hebraizmi dhe kristianizmi, kur kemi zhvillim shkencor e teknikë, kur kemi njohuri në mjekësi e astronomi, nuk do të ishte rrugëdalje ardhja e një pejgamberi me një mesazh të vogël. Tashmë kur bota arriti një pjekuri të konsiderueshme, intelektuale e ideore, ajo ishte në gjendje të pranonte edhe fenë e re (vazhdimin e feve të vjetra, por të pastruara nga shtresimet kohore), me metoda të reja, rrugë të reja, me synime të reja. Dikur bota ecte pak nga pak ndërsa tash bota do të ecë me hapa gjigant, të dobishëm nëse pasojnë udhëzimet hyjnore dhe të rrezikshëm, nëse bota do të shpërfillë udhëzimet hyjnore. Një pjesë e përgjegjësisë historike do të kalojë te dijetarët, të cilët, sipas udhëzimeve hyjnore, do ta çojnë botën përpara. Hulumtimet e sinqerta, të thella, e ekipore, do ta ndihmojnë njerëzinë të mbetet në këmbë.

*Literatura:*

*1)https://www.cdv.ba/vijesti/reisu-l-ulema-sa-mladima-egoizam-i-individualizam-moraju-biti-zamijenjeni-empatijom-bratstva/?fbclid=IwAR01AJ1Zg-rHlUqCgPo-DGdD_6bqnFn1CRWP4iqqfFVUQX6gJ4RwTh6n104. 2) Ali R. S. Husejni, Islamska naučavanja, Sarajevë, 2012. 3) Shaban Ali Dyzgyn, Imam Ebu Mensur Maturidiu – jeta, vepra dhe doktrina, Logos-A, Shkup, 2018. 4) Nexhat Ibrahimi, Hyrje në bazat e besimit islam, Logos-A Shkup, 2017.*

*__Fusnota__:*

*1.Sipas:https://www.cdv.ba/vijesti/reisu-l-ulema-sa-mladima-egoizam-i-individualizam-moraju-biti-zamijenjeni-empatijom-bratstva/. 2. Ali R. S. Husejni, Islamska naučavanja, Sarajevë, 2012. 3. https://www.cdv.ba/vijesti/reisu-l-ulema-sa-mladima-egoizam-i-individualizam-moraju-biti-zamijenjeni-empatijom-bratstva/?fbclid=IwAR01AJ1Zg-rHlUqCgPo-DGdD_6bqnFn1CRWP4iqqfFVUQX6gJ4RwTh6n104. 4. Ali R. S. Husejni, Islamska naučavanja, Sarajevë, 2012. 5. Shaban Ali Dyzgyn, Imam Ebu Mensur Maturidiu – jeta, vepra dhe doktrina, Logos-A, Shkup, 2018. 6. Ali R. S. Husejni, Islamska naučavanja, Sarajevë, 2012. 7. Nexhat Ibrahimi, Hyrje në bazat e besimit islam, Logos-A Shkup, 2017.*

Adnan Simnica

# Reflektime kuranore (3)

## Argumentet e horizonteve tokësore

وَهُوَ الَّذِي مَدَّ الْأَرْضَ وَجَعَلَ فِيهَا
رَوَاسِيَ وَأَنْهَارًا وَمِنْ كُلِّ الثَّمَرَاتِ
جَعَلَ فِيهَا زَوْجَيْنِ اثْنَيْنِ يُغْشِي
اللَّيْلَ النَّهَارَ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَآيَاتٍ لِقَوْمٍ
يَتَفَكَّرُونَ

*"Është Ai që e ka shtrirë tokën, duke krijuar në të male dhe lumenj. Dhe për çdo lloj fruti, Ai ka krijuar nga një çift. Ai ka bërë që nata ta mbulojë ditën. Me të vërtetë, në këto ka argumente për njerëzit që mendojnë."*

**Toka**

*"Është Ai që e ka shtrirë tokën..."*

Pasi që Zoti xh.sh. theksoi argumentet qiellore, në këtë ajet vijon me sqarimin e argumenteve tokësore,që njerëzit të kenë sa më shumë argumente që u mjaftojnë për të besuar Zotin e vërtetë, dërgimin e Muhamedit a.s. dhe ringjalljen.

Allahu i Madhërishëm krijoi gjatësinë dhe gjerësinë e tokës deri në atë masë që nuk e arrijnë sytë e njerëzve, në mënyrë që të gjejnë stabilitet e qetësi në të, sepse, kufizimi i shqisave dhe mundësive të njerëzve është argument i varësisë së tyre të plotë nga Krijuesi Absolut. Gjithashtu vërejmë se nuk ka asnjë kundërthënie mes përdorimit të shprehjes "shtrirje e tokës" dhe rrumbullakësisë së saj, ngase e para ka të bëjë me pasqyrimin në sytë e njeriut, ndërsa e dyta me realitetin objektiv.

Rrumbullakësia dhe përgatitja e saj është dhunti e Zotit të Madhërishëm, sepse i shërben jetës njerëzore që ajo të jetë sa më funksionale dhe më e lehtë. Paralajmërimi kuranor mbi rrumbullakësinë e Tokës qysh para 14 shekujve e gjysmë, paraqet argument të prerë mbi vërtetësinë e Kuranit se është i zbritur nga Zoti i botëve, zbulim të cilin e ka bërë shkenca bashkëkohore vetëm në kohën e fundit. Allahu xh.sh. iu drejtua nivelit arsimor dhe mentalitetit njerëzor të asaj kohe, prandaj u tha se: Toka para jush është e rrafshët, dhe sado që ecni përpara do ta shihni atë të rrafshët, por, nëse arrini të ecni pandërprerë, do të arrini në pikën fillestare të nisjes.

**Shkencëtarët kanë zbuluar së fundmi se kodrat e malet janë shtylla të tokës të ngulitura më shumë nën tokë sesa mbi të, ndonëse Kurani e ka theksuar me precizitetin më të lartë këtë të vërtetë shkencore qysh para 1450 vjetëve.**



**Malet e lumenjtë**

*"...duke krijuar në të male dhe lumenj..."*

**Malet - kodrat**

Vazhdon ajeti kuranor duke sjellë argumente tokësore, meqë thekson madhështinë e maleve dhe lumenjve. Malet i bëri si shtylla të tokës, të cilat shërbejnë për stabilitetin e saj, prandaj tha: **"**(A nuk jua kemi bërë) malet si shtylla?!" (En-Nebe, 7)

Shkencëtarët kanë zbuluar së fundmi se kodrat e malet janë shtylla të tokës të ngulitura më shumë nën tokë sesa mbi të, ndonëse Kurani e ka theksuar me precizitetin më të lartë këtë të vërtetë shkencore qysh para 1450 vjetëve. Ky paralajmërim kuranor i sqaruar në mbi 10 ajete në Kuran, është kulmi i mrekullisë, prandaj dëshmon decidivisht origjinën prejhyjnore të Kuranit.

**Lumenjtë**

Lumenjtë janë dhunti tjetër e Zotit të Madhërishëm për njerëzit dhe argument i fuqishëm për ta, duke e ditur se ata janë në shërbim të plotë të jetës së tyre.

Uji i lumenjve është i ëmbël dhe niveli i tyre është më i lartë se ai i deteve, në mënyrë që ata të derdhen në dete. Po të ishte e kundërta, uji i detit do të depërtonte nëpër lumenj dhe njerëzimi nuk do të kishte mundësi ta përdorte atë për pije dhe ujitje.

Kurani ka theksuar lumenjtë bashkë me malet e kodrat, sepse kanë lidhje të ngushtë, duke e ditur se lumenjtë burojnë nga malet dhe uji i shiut grumbullohet nga ato dhe zbret nëpër lumenj.

Lidhur me këtë, Allahu xh.sh. dëshmoi qartë mrekullinë e Tij me rastin e zbritjes së ujit nga qielli apo edhe burimin e lumenjve nga toka, kur tha: "A nuk e sheh se si Allahu e zbret ujin nga qielli dhe e bën atë të burojë nga toka?" (Ez-Zumer, 21)

**Frutet çift**

"...Dhe për çdo lloj fruti, Ai ka krijuar nga një çift..."

**Zoti yt të ka paraqitur argumente shumë bindëse, me të cilat ti jeton dhe sheh prova të qarta edhe nga shkenca e mirëfilltë,**

Mrekulli tjetër mbinatyrore të cilën e ka sqaruar Krijuesi Fuqiplotë, kurse shkenca bashkëkohore e zbuloi vetëm në kohën e fundit, është se çdo krijesë e bëri çift, e në këtë kuadër edhe të gjitha llojet e frutave.

Zoti ynë ka krijuar çdo gjë në gjithësi mashkull e femër që të ndodhë procesi i mbarësimit në bazë të urtësisë së Zotit dhe programit të Tij me precizitet të plotë. Këtë mrekulli perfekte dhe argumentuese për njerëzit, Kurani e ka sqaruar qartë qysh para 1450 vjetësh, kurse shkenca bashkëkohore tepër vonë ka vërejtur me prova të qarta se çdo send ekzistencial ka nga të dy gjinitë.

Allahu i Madhërishëm dëshmoi: "Dhe nga çdo gjë, Ne kemi krijuar dy palë (mashkull dhe femër), në mënyrë që ju të vini veshin (të logjikoni)!" (Edh-Dharijat, 49)

**Nata dhe dita**

"...Ai ka bërë që nata ta mbulojë ditën..."

Nata e mbulon ditën dhe dita e mbulon natën, për t'i shërbyer jetës njerëzore për qetësi, stabilitet dhe risk (rrizk). Lidhur me këtë, Zoti ynë thotë: "Vallë, a nuk shohin ata që Ne e kemi bërë natën për pushim, ndërsa ditën të ndritshme?!"(En-Neml, 86)

Nata asnjëherë nuk mund t'ia kalojë ditës e as dita natës, por ato ndjekin njëra-tjetrën në vazhdimësi me programin e përcaktuar preciz dhe perfekt nga Zoti i botëve, i Cili dëshmon: "Ai me errësirën e natës e mbulon ditën, e cila e ndjek atë." (El-Araf, 54)

Vështro shndërrimin e natës në ditë dhe anasjelltas, mbase, ti jeton me të mëngjes e mbrëmje dhe përjeton madhështinë e saj çdo moment, prandaj, falëndero Zotin tënd për begatitë dhe mirësitë që përmbajnë ato!

**Argumenti dhe mendja e arsyeshme**

"...Me të vërtetë, në këto ka argumente për njerëzit që mendojnë..."

Pasi që Zoti xh.sh. theksoi argumentet që njerëzit i shohin në vazhdimësi, dëshmoi se ato nuk i tërheqin vëmendjen përveçse atij që i vështron ato me mendje të shëndoshë dhe me meditim të mirëfilltë.

Argumentet e sqaruara dëshmojnë Njëshmërinë e Zotit,, ekzistencën e Tij, dijen, fuqinë dhe urtësinë e Tij absolute, domosdoshmërinë e adhurimit të Tij dhe besimit në përgjegjësinë e botës tjetër pas ringjalljes, si dhe shpërblimit për besimtarët dhe ndëshkimit për jobesimtarët.

Shih se si Zoti yt të ka paraqitur argumente shumë bindëse, me të cilat ti jeton dhe sheh prova të qarta edhe nga shkenca e mirëfilltë, duke i bërë thirrje mendjes njerëzore që të vështrojë argumentet e tilla me mendje të arsyeshme, nëse dëshiron të arrijë cakun final, pra, besimin e vërtetë me bindje të plotë dhe vullnet të ardhur nga argumentet.

**Mesazhi i ajetit**

Nëse njerëzit i analizojnë këto paralajmërime kuranore mbi rrumbullakësinë e tokës, rolin e maleve e kodrave, mrekullinë e lumenjve, krijimin e çdo gjëje çift dhe begatitë e natës e të ditës, të cilat janë vërtetuar edhe nga shkenca bashkëkohore me prova të qarta, i meditojnë ato me mendjen e arsyes; është e pritshme të besojnë Allahun për Zot të tyre, sepse argumentet e tilla i përjetojnë çdo



ditë. Suksesi i tillë pozitiv me besim në Zotin e vërtetë, është rezultat i plotësimit të kushtëzimit hyjnor, i cili nënkupton analizën dhe meditimin e këtyre argumenteve me mendje të logjikshme dhe të shëndoshë, prandaj, nëse nuk plotësohet ky kushtëzim, atëherë shumë njerëz do të mbesin në besimet e gabuara. Prandaj, medito me vëmendje këto argumente dhe shto bindjen e madhërimin ndaj Zotit tënd!

**Llojet e tokës dhe kopshtet e ndryshme**

*"Në tokë ka vise që janë të lidhura njëri me tjetrin, ka kopshte të mbjella me hardhi, ka ara dhe palma të hurmave njëtrungëshe e të degëzuara dhe të tjera njëtrungëshe por të padegëzuara, të cilat ujiten me të njëjtin ujë, por disa nga frutet i bëjmë më të shijshme sesa të tjerat."*

**Llojet e tokës, kopshtet dhe palmat e hurmave**

Në tokë ka çudira të shumta, sepse pjesët e saj janë të lidhura e të ngjitura me njëra-tjetrën, dhe megjithëkëtë pjesët e saj janë të ndryshme nga njëra-tjetra, meqë disa janë pjellore e disa të thata, disa të përshtatshme e disa jo, disa me dhe e disa shkëmbore me lloje të ndryshme dhe forma të llojllojshme, disa me rërë, e disa baltore. Ngjyra e tyre është e kuqe, e bardhë, e verdhë, e zezë, etj., dhe kjo, në përshtatshmëri me motin dhe kushtet atmosferike,prandaj disa prej tyre janë të përshtatshme për disa të mbjella e për disa jo të përshtatshme, varësisht llojit të të mbjellavedhe përshtatshmërisë me tokën përkatëse.

Kopshtet me hardhi dhe palmat e mbjella të llojeve të ndryshme ujiten me të njëjtin ujë dhe rezulton fruti i tyre i ndryshëm nga njëri-tjetri në formë dhe shije, ngjyrë dhe erë, në peshë dhe kohë të vjeljes.

**Argumenti dhe mendja logjikuese**

"...Pa dyshim, në këto ka argumente për njerëzit që kanë mend..."

Në mrekullitë e tilla argumentuese të tokës, kopshteve dhe frutave të tyre, ka dëshmi të qarta dhe të mjaftueshme për ata që përsiatin mbi to me mendje logjikuese. Zoti xh.sh. i bën thirrje mendjes njerëzore që këto argumente t'i meditojë me mendje të arsyeshme, e nëse ajo nuk i përmbahet kësaj, atëherë nuk do të arrijë qëllimin final, që është njohja dhe bindja në Zotin e vërtetë.

Ja, dëshmia e Zotit tënd:"Eh, sa shumë argumente ka në qiej e në Tokë, pranë të cilave ata kalojnë pa ua vënë veshin (pa i vështruar fare)!" (Jusuf, 105)

## Mesazhi i ajetit

O njeri, vështroji vëmendshëm këto argumente me të cilat jeton dhe i sheh në vazhdimësi, sepse ti je krijuar me mendje e logjikë për ta njohur dhe adhuruar Zotin tënd, si ushqim shpirtëror, e nuk jeton për t'i përmbushur vetëm nevojat fizike nga toka dhe kopshtet e ndryshme.

## Konkluzion

Pas gjithë këtyre argumenteve të dukshme e bindëse, a thua ende dikush mund t'i lejojë vetvetes të mbetet në besime të gabuara?! Pejgamberët a.s., vazhdimisht thirrën popujt e tyre për adhurim të Zotit, e jo ta vërtetonin ekzistimin e Tij, sepse ekzistenca dhe forca e Tij për mendjen e arsyeshme është më e dukshme dhe më e qartë se çdo gjë tjetër, siç është dielli, hëna, toka, nata e dita, prandaj Ai e përshkroi me fjalët: "Vallë, a mund të dyshohet në Allahun, Krijuesin e qiejve dhe të Tokës?!" (Ibrahim,10). Prandaj, Madhërisë së Tij absolute i qofshim falë!

*1. Esh-Shevkanij, Fet'hul Kadir, fq. 64. 2. Husejn Muhamed Mahluf, Safvetul Bejan limeanil Kuran, fq. 319, viti 2012, Ministria e Vakëfit dhe Çështjeve Islame, Egjipt. 3. Zaglul En-Nexhar, Min Ajatil Ixhazil Ilmij fil Kuranil Kerim, vëll. 1, fq. 84. 4. Tefsir Esh-Sharavij, fq. 7193. 5. Muhamed EbuZehra, Zehretu Et-Tefasir, fq. 3894. 6. Sejid Kutb, Fi Dhilalil Kuran, vëll. i 4, fq. 2046. 7. Abdul Hamid Kishk, Fi Rihabi Et-Tefsir, komentimi i xh. 13, El-Mektebetu el-Misrijj el-Hadith, fq. 1856. Egjipt, pa vit botimi. 8. Tefsir El-Xhelalejni, Xhelaluddin El-Mehali dhe Xhelaludin Es-Sujutij, fq. 249, Viti i bot. 1995, Damask. 9. Ebu Bekr El-Xhezairij, Ejseru Et-Tefasir, vëll. i dytë, fq. 438, viti i bot. 1987, Xhide. 10. El-Muntehabu fi Et-Tefsiril Kuranil Kerim, fq. 353. 11. Tefsir Ibën Kethir, vëll 4, fq 382. 12. Tefsir Esh-Sharavi, fq. 7199. 13. Vehbe Ez-Zuhejli, Et-Tefsir el-Vexhiz ve Muaxhemu Meanil-Kuranil Aziz, fq 250. 14. Ibën KajimEl-Xhevzij, Ed-Davel-Munir ala et-Tefsir, vëll. 3, fq. 552, Muesesetu En-Nur, Riad. Pa vit. bot.*

Dr. Ajni Sinani

# Haxhi - kërkim i identitetit shpirtëror

"Qabeja është një gur kristali në udhëkryqin e katër horizonteve; ajo është një kub i thjeshtë, anët e së cilës shikojnë nga katër anët kryesore; ajo është poli i fiksuar dhe zemra e të gjitha lëvizjeve të besimit islam. Haxhinjtë myslimanë mësyjnë drejt saj nga të gjitha anët e botës dhe nga ajo rrezatojnë në rrathë koncentrikë. Ajo është kibla e të gjitha xhamive. Thekët e të gjithë qilimave ku bëhen lutjet dhe shikimet e të gjithë besimtarëve gjatë namazit janë të magnetizuar nga ky pol i jetës spirituale". R. Garodi

Të gjithë myslimanët në zemrat e tyre kultivojnë dashurinë ndaj Mekës dhe ëndërrojnë të vijnë në gjirin e saj mikpritës, Nënës së qyteteve. Ata nga të gjitha skajet e botës ia mësyjnë asaj, sepse shkuarja atje është qëllimi, destinimi dhe fundi i të gjitha udhëtimeve. Meka është zemra e universit islam, ngase në qendrën e saj është Qabeja, faltorja e parë e ndërtuar në Tokë, në të cilën madhërohet e adhurohet Allahu, Zoti i vetëm dhe i vërtetë:

"Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Mekë), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin." ( 3:96)

Qabeja me brendinë e saj të zbrazët nga çfarëdo lloj idhujtarie, pa figura, statuja, afreske apo pikturë murale ofron një atmosferë dhe ambient shpirtëror që i mundëson besimtarit të zbrazë zemrën e tij nga çdo gjë tjetër dhe të kujtojë e adhurojë vetëm Zotin, të Padukshmin. Aty nuk dëgjohet asgjë tjetër pos lutjeve të besimtarëve që gumëzhijnë si bletët.

Duke shkuar në Qabe ne kthehemi drejt Zotit. Dëshmimin dhe pranimin që i kanë bërë shpirtrat tanë Allahut për Zot me "*kalu bela*", ne e shprehim dhe manifestojmë me forma të ndryshme.

Qabeja me brendinë e saj të zbrazët nga çfarëdo lloj idhujtarie, pa figura, statuja, afreske apo pikturë murale ofron një atmosferë dhe ambient shpirtëror që i mundëson besimtarit të zbrazë zemrën e tij nga çdo gjë tjetër dhe të kujtojë e adhurojë vetëm Zotin.

Prandaj ardhja në Qabe do të thotë lirim nga prangat që e ngushtojnë shpirtin tonë dhe me këtë i mundësojmë atij që pa pengesë të përkujtojë premtimin/mithakun e dhënë.

**Qabeja ka formën e kubit** dhe prandaj ajo quhet me emrin Ka'ba, që në gjuhën arabe do të thotë kub. Ajo ka dimensione, të cilat sipas të të kuptuarit Pitagorian të harmonisë, janë reciprokisht në lidhje harmonike.

Qabeja ka domethënie me rëndësi kozmike e madje edhe metakozmike. Ajo mban harmoninë kozmike. Katër qoshet e saj tregojnë për katër drejtimet kryesore të cilat paraqesin katër shtyllat e kozmosit tradicional. Prandaj të jesh aty do të thotë të jesh në qendër.



**Në drejtim të Qabesë lirohen energji të mëdha shpirtërore nga miliona besimtarë ditë e natë gjatë faljes në namaz.**

## Qabeja tokësore dhe ajo qiellore

Qabeja është qendra e aspiratave dhe dëshirave tona. Të gjitha mihrabet e xhamive të botës janë të drejtuara në drejtim të saj dhe janë të lidhura me një linjë të padukshme me të. Qabeja në tokë gjendet nën Qabenë (*Bejtul Ma'mur*) që gjendet në qiell, pra ajo qëndron në boshtin që bashkon Qiellin dhe Tokën.

Sipas një transmetimi Allahu i Madhërishëm ka ndërtuar Bejtul Ma'mur nën Arsh dhe i ka urdhëruar melaikët që të bëjnë tavaf rreth saj. Pastaj Allahu i ka urdhëruar melaiket që gjendeshin në tokë të ndërtonin një faltore të ngjashme me faltoren e qiellit dhe të bënin tavaf rreth saj sikurse bënin tavaf banorët e qiellit rreth Bejtul Ma'murit.

Melekët kanë ndërtuar Qabenë me mijëra vjet para së të krijohet Ademi a.s. Kur Ademi, pas një kohe që ka kaluar në xhennet, është zbritur në Tokë, melekët i kanë thënë: "Bëj tavaf rreth kësaj faltore sepse ne jemi duke bërë tavaf në të që 2000 vjet. Ademi i ka dëgjuar melaikët dhe ka filluar të bëj tavaf. Këtë e kanë bërë edhe pasardhësit e tij deri në kohën e Nuhut.

Në kohën e Nuhut a.s., kur është përmbytur Toka, Qabeja është ngritur në qiell. Ajo është ruajtur nga përmbytja. Më pas është rindërtuar nga Ibrahimi - babai i besimit, ndërsa me ardhjen e Muhamedit a.s. është pastruar përfundimisht nga të gjithë idhujt.

Në një rast Pejgamberi i pyeti as'habët: "A e dini ç'është El-Bejtul Ma'mur (faltorja qiellore e banuar dendësisht)?" As'habët u përgjigjen: "Këtë e dinë më mirë Allahu dhe Pejgamberi i Tij". Pejgamberi a.s. u tha: "Ajo është shtëpia në qiellin e shtatë (nën Arsh), e cila gjendet saktësisht përmbi Qabe. Çdo ditë në të hyjnë 70 mijë melaqe dhe nuk kthehen më."

## Qabeja qendër e energjisë shpirtërore

Në drejtim të Qabesë lirohen energji të mëdha shpirtërore nga miliona besimtarë ditë e natë gjatë faljes në namaz. Prandaj ajo është qendër tërheqjeje ku graviton e gjithë forca e tyre shpirtërore dhe më pas ajo e shpërndan atë energji në formë ta valëve magnetike në të gjitha anët, fuqia e së cilës ndihet deri në skajet më të largëta të botës myslimane.

Qabeja është epiqendra shpirtërore, morale, fetare e hapësinore e fesë islame dhe atdheu shpirtëror i çdo myslimani. Në drejtim të saj ndërtohen mihrabët e të gjitha xhamive dhe kthehen fytyrat e gjithë myslimanëve të botës gjatë faljes. Por, në drejtim të saj madje duhet të kthehen jo vetëm fytyrat dhe kraharorët tanë, por edhe zemrat, shpirtrat, mendjet dhe mendimet tona.

Myslimani duhet të jetë i vetëdijshëm që të gjitha pikat në tokë, me linja të padukshme, janë të lidhura me qendrën unike, Qabenë, në drejtim të së cilës e kthen pesë herë në ditë në namaz fytyrën e vet. Shtëpia e Zotit gjatë gjithë kohës është nikoqire e miliona besimtarëve të sinqertë të cilët me vite të tëra kanë qenë në pritje të vizitës së këtij vendi të shenjtë.

## Haxhi

Haxhi zhvillohet në një pikë të caktuar gjeografike, në Mekë, dhe në një kohë të caktuar. Ai është udhëtim dhe shkuarje me qëllim dhe çdokush që lëviz në këtë rrugë, me përpjekje dhe devotshmëri, arrin lumturinë dhe të vërtetën.

Haxhi është përgjigje ndaj thirrjes së Ibrahimit të bërë qysh prej mijëra vitesh, një zë që jehon nëpër kohë dhe që zë vend në zemrën dhe shpirtin e miliona besimtarëve. Ky lum i qenieve njerëzore nuk është shterur kurrë. Nëpër shekuj, ata kanë ardhur me numër të madh nëpër "Derën e Shpëtimit (Babu Selam)", duke thënë:

Lebbejke All-llahumme lebbejk - "Të përgjigjem o Allahu im, të përgjigjem ...! Të përgjigjem Ty, që je Një dhe i Vetëm

Haxhi është një mundësi për të gjithë besimtarët që nga të gjitha anët e ndryshme të botës të shpejtojnë drejt Qabesë së shenjtë që me pendim dhe lutje të pastrojnë trupin dhe shpirtin nga mëkatet dhe, kur të kthehen, të kthehen në vendin e tyre si të rilindur.

Ai ofron një pamje impozante me njerëz me ngjyra dhe pamje të ndryshme, të cilët në haxh janë të barabartë dhe nuk ka asnjë dallim mes tyre, ashtu sikurse në Ditën e Ringjalljes kur njerëzit do të qëndrojnë të barabartë para Allahut duke pritur fatin e tyre, kur nuk do të merret parasysh prejardhja, raca dhe ngjyra e tyre dhe ku dallimi i vetëm do të varet nga niveli i devotshmërisë.

Haxhi është kthim drejt Burimit dhe udhëtim në kërkim të zbulimit të identitetit shpirtëror. Ky identitet shpirtëror i cili i mungon njeriut të sotëm është një nevojë jetike dhe qëndron mbi të gjitha identitet e tjera sepse në mungesë të tij, ai rrezikon të ardhmen e vet.

**Muhamed B. Sytari**

# "Lebbejke..!"

"Haxhi Qabjet: para 40 vjetësh kishte petkun e vet të dallueshëm: çallmën që shkrepte kah ngjyra e verdhë, e qindisun; sallto, shallvarë, qaforë të mëndafshtë, shall brezit po të mëndafshtë të laruem, e dimnit mallotë me kapuç. Haxhitë, ma të shumten lëshojshin mjekren, tue e la me ujë Zemzemit, ai që shkonte në atë vend (në Mekë)."

## Hyrje

Vitin që kaloi, mbajta një ditar reflektimesh dhe frymëzimesh, që m'u dhuruan në hapësirat e begata të vendeve të shenjta gjatë ditëve të Haxhit. Shënimet në fjalë i mblodha në një botim të ri me titull: "Lebbejke..!"

Sa herë afron koha dhe horizonteve shfaqet drita e muajve të begatë, që na afrojnë me këtë adhurim të mrekullueshëm, vetvetiu zemra ngazëllehet, ritmet e frymëmarrjes, përgjatë gjithë atyre ditëve të begata ndryshojnë; malli dhe nostalgjia, mesazhet dhe kujtimet, thirrjet kur'anore dhe rrezatimet e fjalëve të përzgjedhura të Resulullahut (a.s.) mbi këtë adhurim dhe botën e tij, bëhen krejt bashkë dhe, bota merr ngjyrat e thirrjes së pastër e të shenjtë shekullore: "Lebbejke..!".

Dhe, teksa ulem të rreshtoj ca fjalë zemre rreth kësaj teme, si një hapësirë e dritshme pa kufi, dëshiroj të ndalem në disa stacione, ku ia vlen të ndalesh e të meditosh me vete mbi vlerën dhe madhështinë e këtij adhurimi, që mbi të gjitha, ka për qëllim të na pastrojë e të na lartësojë në këtë jetë kalimtare. Tamam sikurse shkruan edhe Imam Maturidi në tefsirin e tij të ajetit: "... pastroje shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (bëjnë tavaf), që qëndrojnë në këmbë duke u falur, përkulur dhe që bëjnë sexhde", thotë: "Pastroje shtëpinë Time, nga krejt papastërtitë dhe nga krejt llojet e armiqësive dhe ndasive! Dhe, kjo vlen për Mesxhidi Haramin (Qabenë), sikurse edhe për krejt xhamitë e tjera, që duhen pastruar nga krejt llojet e të dëmshmes, prapësive dhe arrogancës!".

Këtu më vijnë ndër mend fjalët e urta të Hafiz Ali Korçës, që teksa shkruan për adhurimin e haxhilerëve bën një krahasim të imët, tek i cili ia vlen të ndalemi për të kuptuar një dimension të jashtëzakonshëm të Haxhit. Thotë: "Çudi e madhe se dyk e ndodhur qindra mijëra njerës në lloje lloje gjuhnash as njëri tjatrit s'i bëzon, as njeri tjatrin s'e nget, po me një disiplinë të mrekullishme, me një



demokrasi të pashëmbëllshme i luten e i falen Zotit.

Këtu në Haxh shihet qartazi vëllazërija e plotë, dashurija e vërtetë myslimane, të cilën disiplinë e demokrasi të mrekullueshme e pohojnë dhe mê të mëdhenjtë botëshëtitësit europjanë.

...

Myslimanizma bazohet në tri sende, 1 drejtësi, 2 njësi (musavat), 3 vëllazëri e njëjtë.

Të tjerët kujtojnë fajet i ka myslimanizma, por s'ësht' ashtu, faji është se nuk jemi myslimanë si duhet. Ebu Xhehli edhe shokët nga shkaku i demokrasisë të plotë nuk u futën ndënë flamurin të Muhamed Mustafajt (a.s.)".

## Zëri i jetës në të qarat e një foshnje...

Diell i fortë, dritë vezulluese rrethuar me një aoreolë qetësie, që shqetësohet nga ndonjë fërshëllimë e lehtë ere që fryn; vjen nga larg, horizontesh përhapet si bekim i shumëpritur në një rrafshinë pa jetë. Gjurmë hapash që hapësirat pafund me rërë të imët zbukurojnë me impulse jete, gjallërie, zhurme... Gjurmët e këmbëve të një burri fisnik, në krye të një karvani të vogël me pak frymë; karvan i bindjes dhe i dorëzimit para thirrjes së Zotit dhe udhëzimit të Tij..!

Shkretëtirë pa kufij, duna rëre andej-këndej, shkurrishte e thatësirë, që së bashku formojnë tablonë e një sahraje mistike në prag të një sihariqi të madh për krejt shekujt... Male me ngjyrë të errët, heshtje... E qara e një foshnje, në krahët e një nëne durimtare, jehon horizontesh si bekimi më i madh në një vend pa zëra jete..! Zë jete, zë qiellor, zë-bekim...

Dhe zëri i jetës, në të qarat e foshnjes së etur për pak ujë, u kthye në zanafillën e një historie sa një jetë, e të një jete sa një histori bekimesh, si ujë i shumëpritur në një shkretëtirë pa jetë..!

"Kur Allahu e urdhëroi Ibrahimin (a.s.) të ftonte njerëzit për kryerjen e Haxhit, ai thirri dhe Allahu bëri që zërin e tij ta dëgjojnë nga lindja në perëndim...; thanë: "Lebbejke"! Kushdo që e bën Haxh Shtëpinë e Tij, është prej atyre që i janë përgjigjur thirrjes së Ibrahimit, kur i ftoi për kryerjen e Haxhit."

## Kështu, në fillim ishte ftesa...

Një ftesë e bekuar, që ngazëllen përherë zemrat e besimtarëve, për të parë e prekur nga afër Shtëpinë e Madhe të adhurimit, për të shijuar e ndjerë në shpirt shkëlqimin e besimit, përzgjedhjes së lirë e vullnetit të palëkundur në jetë për të ecur drejt një Drite, që asnjëherë nuk shuhet dhe që përherë na udhëzon drejt asaj që është më e mira dhe më e drejta!

## Në fillim ishte Ftesa...

"Përkujtoje kur Ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e Shtëpisë (Qabesë): të mos më përshkruajë Mua shok, pastroje Shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (e bëjnë tavaf), që qëndrojnë në këmbë duke u falur, përkulur dhe që bëjnë sexhde. Dhe thirr ndër njerëz për Haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta. Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që ta përmendin Allahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi)...".

## Haxhi Vehbi Dibra, haxhilerëve të vitit 1934...

Në leximet e gjurmëve të atyre që kaluan prej të parëve tanë të urtë, ka përherë dritë udhëzimi dhe shenja mirësie, që na frymëzojnë në ruajtjen e ritmeve të duhura, në rrugëtimet tona për të përjetuar bukuritë e besimit dhe të fesë, poaq sa na nxisin të dëshmojmë përherë e më shumë madhështinë e këtij udhëzimi, që e kemi përqafuar e na ka përqafuar, për t'u dëshmuar si njerëz të denjë për përgjegjësitë e mëkëmbësisë!

Nga gjurmët e Haxhi Vehbi Dibrës, koha ka ruajtur të regjistruar në defterët e saj edhe një këshillë të urtë, me të cilën a i drejtohet haxhilerëve shqiptarë të vitit të largët 1934. Në të, lexuesi i nderuar është i ftuar të prekë një shpirt të madh besimi dhe vlerash kombëtare, të mishëruara në një fjalë të urtë, ku ndër të tjera Hoxha i urtë thotë:

"Vëllazën të dashtun!

Ne sod po nisemi për një udhtim të mbarë me qëllim qi të çojmë në vend urdhënin e të Madhit Krijuës. Por, para se të nisemi të më falni pak sa të ju lá ca këshilla të vogla.

Vëllazën të dashtun!

Feja Islame ka dy baza themelore, të cilat përmblidhen në ketë frazë: "Me pasë respekt për urdhnin e Zotit e me pasë dhimsuní për krijesën e Zotit."

Vëllazën të dashtun!

Po t'a praktikoni përmbajtjen e kësaj fraze, të jeni të sigurtë se keni fitue lumtërin e të dy jetëve.

A e dini se cilat janë urdhënat e Zotit? Ata nuk janë tjetër, veç se dispozitat e fés Islame se vetëm aty e gjeni rrugën e shpëtimit.

Nji nga detyrat kryesore të fés Islame âsht "Haxhxhi". Ketë adhurim i Madhi Zot na e ngarkon me ketë verset të naltë: "Âsht vetëm për Allahun e Madh vizita q'i bâjnë Qabes ato njerëz qi kanë fuqí me udhtue në rrugë të Zotit."

A e shifni vëllazën se si i Madhi Krijuës ketë detyrë të shenjtë, e ka afrue me emnin e Vehtes së Vet. Këjo detyrë e shenjtë bâhet drejt për drejt për Allahun e Naltë e jo për tjetër interesë. Perëndija na baftë nasib qi në Bjeshkën e Shenjtë të Arefatit të lutemi e thrrasim:



“Lebbejkall-llahumme lebbejke. Lebbejke la sherike leke lebbejke. Innel-hamde ven-ni’mete leke vel-mulk la sherike leke!”

Vëllazën të dashtun!

... Pastaj ju këshilloj të keni dashuní njani për tjetrin se jeni vëllazën. Të kerkoni për vëllaun t’uaj atë qi doni për vehten t’uajë.

Gjith ashtu të keni dashurí edhe për bashkë-atdhetarët e Krishtenë, pse edhe atá i kemi vëllazën e s’kemi si dahemi. Të përpiqeni edhe për të mirën e tyre si për vehten t’uajë e si për vëllaznit Mysliman. Qi të lumtënohet Atdheu i ynë i dashtun ka nevojë për bashkimin e vëllaznimin kombëtar pa ndryshim feje.

... Vëllazën të dashtun!

Qarku i vëllaznimit qi na urdhënon Feja e jonë e naltë âsht edhe mâ i gjânë; ky duhet të përfshín krejt njerëzinë. Prandaj sa të mundeni kërkoni mjetet për t’u vëllaznue me gjith popujt e botës, në qoftë se doni me qenë Myslimanë të vërtetë.

Tani, si thashë, kohën e kemi shumë të ngushtë; prandaj nuk mundem me u zgjatë mâ, por do të ju lutem vetëm nji gjâ; kemi pasë marrdhanje shoq me shoq e me ketë rastë mund të kemi cënue të drejtat e shëshoqit. Une për vehte dhe për shokët e mij ç’do të drejtë qi mund të na ketë mbetë ke ju pa e dijtë, ju a kam bâ hallall edhe lutem që ene ju të na i bâni hallall ç’do të drejtë qi pa e dijtë ju ka mbetë ke ne.

Tani për me ju lanë shëndoshë e me ju gjetë shëndoshë le të ngremë duert e le t’i lutemi të Madhit.”

## Në vend të mbylljes...

Turma shkojnë, turma vijnë; ky vend nuk zbrazet asnjëherë. Kombësitë e ndryshme me veçoritë e veta kulturore, gjuhësore, etnografike, formimin fetar, etj., nuk e pengojnë dëshmimin e madhështisë së YMETIT ISLAM, të trupëzuar në bashkimin e të gjithëve sup më sup, aty para kibles shekullore. (Dëgjova para pak ditësh se, myslimanët sot, e kanë kaluar kufirin e mbi dy miliardë frymëve. Mirëpo, pyetja që del vetvetiu është se, çfarë përfaqëson sot, në realitetet botërore, ky grupim i madh njerëzor, në të cilin bëjmë pjesë!?)

Pyetja që shpesh mbetet pa përgjigje bindëse është se, përse tërë këto potenciale të mbledhura në këto turma shumëkombëshe, nuk mblidhen dhe nuk organizohen për të riaktivizuar madhështinë dhe lavdinë e Islamit të dëshmuar në rrafsh global; fetarisht, kulturalisht, ekonomikisht, politikisht, industrialisht, por jo vetëm?!

Është kohë Haxhi. Është kohë reflektimi e kthimi me zemër e mendje drejt pastrimit e veshjes me mendësitë e rimëkëmbjes së shumëpritur, që zanafillën e saj e ka tek thirrja shekullore: “Lebbejke..!”.

*1. Sálltja: f. vjet. Shkodër: nji lloj anterije e thjeshtë pa ndonji stoli qindisje prej pëlhure të zezë të ndritëshme ose prej cohet të mbylltë, e cila para 45 vjetësh bante pjesë në veshjen e posaçme të talebeve e hafizëve që mësojshin nëpër medrese ose që merrnin ders nëpër xhamina prej myderrizave dhe që ishin kandidatë për t’u ba hoxhë... njilloj xhakete e shkurtë pa jakë e pa ilikë e me mange të bollta. – Mund të shihet: Tahir N. Dizdari, Fjalor i orientalizmave në gjuhën shqipe, Tiranë, 2005, AIITC, f. 870-871. 2. Po aty, f. 374. 3. El-Haxhxh: 26. 4. Imam Ebu Mensur El-Maturidi, Te’vilatu Ehlis-Sunneh, botimi i parë, Bejrut, 2005, Darul-Kutubil-Ilmijje, vëll.7, f. 406. 5. Nga arabishtja, musavat: barazi. (M.S.) 6. H. ALI (Korça), Haxhxhi është m’e madheja pasqyrë për demokrasinë myslimane, në revistën “Zani i Naltë”, nr. 9, qershuer, vit’ i parë, Tiranë, 1924, f. 283-284. 7. Imam Ebu Mensur El-Maturidi, Te’vilatu Ehlis-Sunneh, botimi i parë, Bejrut, 2005, Darul-Kutubil-Ilmijje, vëll. 7, f. 407, duke iu referuar komentit të Ibn Abbasit (r.a.), të transmetuar nga Ibn Xheriri nga disa rrugë. 8. Kur’ani, El-Haxh: 26-28. 9. Në shqip: Tëpërgjigjem o Zoti im, të përgjigjem! Të përgjigjem, i pashoq Je, të përgjigjem! Falënderimi, mirësia dhe pushteti, Tuajat janë, i pashoq Je! 10. Kronika me titull: Të nisunit e Haxhillarve per Qabe të Shenjtë, në revistën “Zani i Naltë”, viti IX, dhetuer-kalnduer 1934, nr. 4-5, Shkodër, f. 160-163. 11. “Prej urtësive të Haxhit është se, ai i lehtëson myslimanëve një mundësi të mirë, vendi dhe koha e së cilës dihen, për t’u takuar dhe këshilluar rreth vetes dhe çfarë u intereson. Ky këshillim rreth çështjeve të përgjithshme të myslimanëve mbizotërohet nga idea e dobisë së përgjithshme për ta, si dhe arritja tek rezultatet e duhura në atë rreth së cilës këshillohen; sepse ata e bëjnë këtë, teksa janë të përfshirë në një adhurim dhe në një vend të pastër, ndërkohë që shpirtrat e tyre janë të hapur me kuptimet e besimit, njëkohë që janë pastruar nga papastërtitë e mëparshme, sipasojë e Haxhit dhe Umres”. Dr. Abdulkerim Zejdan, El-Mufessal fi ahkamil-mer’ativel-bejtil-muslim, botimi i dytë, Bejrut, 1994, Muessesetur-Risale, vëll.2, f. 153.*

**Azmir Jusufi (PHDc)**

# Haxhi – kohezioni dhe solidariteti i ndërsjellë i myslimanëve

Thuhet se Kurani është "litari i Allahut", siç thuhet në hadithin e Harith El-A'verit, i cili transmeton nga Aliu r.a., dhe kjo i atribuohet Pejgamberit s.a.v.s., (merfu') në të cilin ai e përshkruan Kuranin: "Ai është litar i shtrënguar i Allahut dhe rruga e Tij e drejtë!" Ka edhe hadithe të tjera me këtë kuptim.

Islami u kushton rëndësi të madhe unitetit, vëllazërisë dhe solidaritetit të përgjithshëm të myslimanëve dhe këto janë nga parimet dhe mësimet themelore islame. Në mbështetje të kësaj, e përmendim ajetin 103 të sures Ali-'Imran, i cili shërben si një "logo" për kohezionin dhe solidaritetin e ndërsjellë të myslimanëve, duke injoruar çdo dallim:"Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin e Allahut (fenë dhe Kuranin), e mos u përçani (ndani)! Kujtojeni nimetin (begatinë) e Allahut ndaj jush, kur ju (para se ta pranonit fenë islame) ishit të armiqësuar e Ai bashkoi zemrat tuaja dhe ashtu me dhuntitë e Tij aguat të jeni vëllezër."

Ibn Xhuzejjel-Endelusi, në lidhje me këtë thotë: "Litari këtu është një metaforë (isti'ara) për termin e litarit, i cili mbahet në duar e mendohet për Kuranin dhe thuhet për xhematin."

Ibn Kethiri thotë: "Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin e Allahut (fenë dhe Kuranin), e mos u përçani (ndani)!", thotë që ka mendime se: "për litarin e Allahut" do të thotë për obligimin e marrë nga Allahu i Lartësuar, siç tregon edhe ajeti vijues: "Atyre (jehudive) u është vënë njollë e nënçmimit kudo që të gjenden, vetëm nëse kapen për litarin (fenë) e Allahut dhe kthehen në besën e njerëzve (të myslimanëve)."

Thuhet se Kurani është "litari i Allahut", siç thuhet në hadithin e Harith El-A'verit, i cili transmeton nga Aliu r.a., dhe kjo i atribuohet Pejgamberit s.a.v.s., (merfu') në të cilin ai e përshkruan Kuranin: "Ai është litar i shtrënguar i Allahut dhe rruga e Tij e drejtë!" Ka edhe hadithe të tjera me këtë kuptim. Pikërisht hafiz Et-Taberiu, me zinxhirin nga Ebu Seidi, transmeton se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Libri i Allahut është litari i Allahut i shtrirë (lëshuar) nga qielli në Tokë!" Fjalët: "dhe mos u përçani (ndani)!", paraqesin urdhërim për xhematin, organizimin e komunitetit dhe ndalimin e përçarjes (ndarjes).

## Haxhi si solidaritet i myslimanëve

Duke folur për solidaritetin mes myslimanëve, Husein ef. Xhozo, profesor i dikurshëm i Fakultetit teologjik në Sarajevë, në tekstin e tij "Haxh", përmend shembullin e haxhit dhe thotë: "Haxhi do të duhej të ishte një manifestim i solidaritetit të ndërsjellë, marrëdhënies vëllazërore, dashurisë së ndërsjellë dhe barazisë ..."

Profesori Xhozo e fillon mirë këtë paragraf, 'Haxhi do të duhej të ishte', shtrohet pyetja se mbi çfarë baze do të duhej të ishte, po sigurisht që mbi baza e parime islame e të qëllimit të fortë për të marrë këtë rrugëtim sa fizik, aq më shumë edhe shpirtëror. Na parashtrohet edhe një pyetje tjetër: A na zgjatet ky rrugëtim gjatë gjithë jetës, ose qëllimi ynë është që vetëm në formë piktoreske dhe me sytë tanë fizikë të shohim Qabenë (sepse ajo sot ka një mbulesë të shtrenjtë, me fije mbishkrimi nga ari e që diçka të tillë Omeri r.a. nuk pranoi ta bëjë kur ishte kalif, sepse ai preferonte që t'i ushqente të varfrit dhe t'i ndihmojë nevojtarët) ose të puthim haxherul - esvedin (gurin e zi)...?

Shtrohet pyetja tjetër se a do të jetë haxhiu, i cili i viziton këto vende, më i mirë në të gjitha aspektet me kthimin e tij në vendin e vet? A do të jetë prej atyre hanxhilerëve të cilët, në qoftë se i pyet për ndjenjat e tyre gjatë kryerjes së haxhit, do të thonë se nuk mund ta përshkruajë këtë ndjenjë, pjesën e brendshme të qenies? Ose do të mundohet që të gjejë ndonjë gabim atje, të cilësdo natyre qoftë, dhe ta përfol me kthimin e tij në vendin e vet?

Gjithashtu, shtrohet pyetja, se sa do të jetë haxhiu, me kthimin e tij nga haxhi, solidar me të tjerët, vëllazërisht i lidhur në dashuri dhe barazi të ndërsjellë, komponentë këto të cilat janë të nevojshme sot në mesin e myslimanëve si kurrë më parë?



Profesori në fjalë, në tekstin e tij vazhdon e thotë: "...Mbreti është i barabartë me portier të tij, shefi me shërbëtorin e tij më të ulët ...". Sot, ne nuk mund të pajtohemi plotësisht me fjalët e autorit, sepse sot e që nuk është për çudi, udhëheqësit myslimanë nuk janë të barabartë me të nënshtruarit e tyre, sepse këta të parë, në vend që vetë ta kryejnë këtë obligim, sikur edhe të nënshtruarit e tyre, ka të tillë që me vete sjellin dhjetëra truproje.

Autori më tej vazhdon e thotë: "...Në haremin e saj (harem të Qabesë), Muhamedi s.a.v.s., pajtonte fise të grindura, eliminonte dallimet dhe formonte një shoqërie islame monolite dhe të unifikuar... A i dëgjojmë këto porosi dhe si i përjetojmë ne sot, kur e vizitojmë Qabenë, dhe kur qëndrojmë në Arafat? Duket se jehona e porosive të tilla kohë më parë u zbeh, ajo më nuk tingëllon në veshët e haxhilerëve, as që depërton në shpirtrat dhe zemrat e tyre. Bota islame është plotësisht e shkapërderdhur (e përçarë)...."

Parashtrohet edhe një pyetje tjetër e rëndësishmes, në qoftë se përçarja e myslimanëve ishte aq e dukshme në kohën dhe rrethanat kur është shkruar teksti nga profesori Xhozo, atëherë çfarë mund të themi për gjendjen aktuale të botës myslimane. Cilat janë shkaqet për rënien (prapambetjen) dhe përçarjen e myslimanëve? Me këtë çështje janë marrë mjaft intelektualë nga radhët e jomyslimanëve dhe myslimanëve, ndër të cilët mund të përmendim Emir Shekib Arslanin dhe veprën e tij të famshme: "Pse myslimanët kanë prapambetur derisa të tjerët janë në progresin e tyre".

## Përse janë myslimanët "të prapambetur" e të përçarë?

Për këtë temë janë ofruar përgjigje të shumta, por deri sot nuk kënaq asnjë prej tyre! Përse e themi këtë? Sikur ndonjë përgjigje të ishte me vend, bota myslimane do ta kapërcente dobësinë, amullinë, konfuzionin ideor dhe praktik dhe do të bëhej fuqi kreative në botë.

Dr. Ahmet Alibashiqi, ligjërues i lëndës së Kulturës dhe qytetërimit islam në Fakultetin e shkencave islame në Sarajevë, në mënyrë mjeshtërore e përshkruan gjendjen e myslimanëve sot dhe u përgjigjet pyetjeve që çdo ditë e më shumë i preokupojnë mendjet e myslimanëve, duke thënë: "Përgjigje kanë ofruar shumë dijetarë, shumë politikanë, por ato disi nuk kanë gjetur mbështetje në jetën konkrete... Jemi mjaft në kuantitet, por kontributi ynë është i mangët, i pamjaftueshëm madje herë-herë kontributi ynë është kundër nesh. Përse kështu? Edhe pse dijetarët kanë mendime të ndryshme, mendoj se kthimi në burimet islame dhe në përvojën pozitive historike, do të ofrojë përgjigje. Ta lexojmë Kuranin së pari: "...E, nëse ju ia ktheni shpinën dhe i largoheni Atij, Ai do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër, i cili nuk do ta ndjekë shembullin tuaj." Dhe thotë Allahu xh.sh.: "Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete. Kur Ai dëshiron ta ndëshkojë një popull, askush nuk mund ta pengojë Atë; dhe ata, përveç Tij, s'kanë asnjë ndihmës."

Muhamedi s.a.v.s., ka thënë:"Do të vijë koha kur shumë popuj do t' jua mësyjnë juve, sikurse populli i uritur që mësyn enën me ushqim. Dikush nga të pranishmit pyeti: A mos është kjo pse do të jemi pak? Jo, u përgjigj Pejgamberi s.a.v.s.

Përkundrazi, do të jeni shumë por do të jeni sikurse shkuma. Allahu nga kraharori i armiqve tuaj do ta heqë frikën që e kanë ndaj jush, kurse në zemrat tuaja do të hedhë dobësi. Cila është kjo dobësi, o Pejgamber i Allahut, pyetën?: Dashuria ndaj dynjasë (botës) dhe përbuzja ndaj vdekjes." (EbuDavud)

Kur diku përpiqemi të flasim për këtë temë, ne shpesh mund të dëgjojmë se një ndikim të madh në këtë drejtim pati kolonializmi, megjithatë, profesori Xhozo absolutisht nuk pajtohet me këtë fakt dhe thotë: "Në botën islame shumë përpara se të shfaqej kolonializmi kishte filluar procesi i përçarjes,ndarjes, luftërave reciproke, fanatizmit etj."Duke u futur në një shqyrtim më të thellë të këtyre fjalëve, mund të kuptojmë dhe me plot kuptimin e fjalës mund të themi se arsyeja më e madhe për gjitha këto ishin aspirata dhe lufta për pushtet, duke filluar pas vdekjes së Muhammedit s.a.v.s., e deri në ditët tona, e që në një masë më të vogël ishte për shkaqe sektare dhe natyra e fikhut (jurisprudencës islame). Perëndimi me

**Sot nuk ka më kolonializëm në kuptimin klasik të fjalës, as komunizëm, megjithatë, mbetën gjurmët e tyre, të cilat nuk mund të fshihen lehtë.**

shumë mjeshtëri i përdori dobësitë e lartpërmendura të myslimanëve, e gjithë kjo me zbatimin e parullës (motos):"Përçaj dhe sundo."

Sot nuk ka më kolonializëm në kuptimin klasik të fjalës, as komunizëm, megjithatë, mbetën gjurmët e tyre, të cilat nuk mund të fshihen lehtë. Përçarja reciproke, ndasitë, konfliktet dhe mosmarrëveshjet janë të pranishme sot në një masë edhe më të madhe te myslimanët.



Si përfundim të këtij teksti, do të përmendim fjalët e prof. Xhozos, i cili thotë: "Këto konflikte janë përforcuar nga influenca dhe ndikimi i huaj ...".Çfarë komenti mund të bëhet në këto fjalë, me siguri se dikujt, sikur më parë edhe sot, i konvenon përçarja dhe urrejtja në mesin e myslimanëve. Megjithatë, ne nuk duhet të hedhim fajin vetëm mbi fajtorët e mundshëm të përmendur më parë, sepse faji më i madh është në vetë ne dhe që arsyeja është e thjeshtë: "Jemi larguar nga parimet e Kuranit dhe Synetit të Muhamedit s.a.v.s., prandaj për këtë shkak Allahu i Plotfuqishëm e largon mëshirën dhe ndihmën e Tij nga ne."

Në fund të gjithë kësaj, të parashtrojmë një pyetje të fundit: sa përpiqemi ne si myslimanë në përmirësimin e situatës sonë dhe rrethanave tronditëse në të cilat jetojmë, që Allahu Fuqiplotë të na përmirësojë situatën tonë, të na shikojë me sy mëshire dhe të na ndihmojë në çështjet tona...? Për fat të keq shumë pak, për të mos thënë hiç!

*1. Surja Ali-'Imran, 103. 2. Ibnel-Xhuzejjel-Kilbiel-Endelusi,Olakšanikomentuar Kur'ana, përkthim nga arabishtja dhe shënimet: Doc. dr. Almir Fatić, Vëll. 1, Sarajevë, 2014, f. 437. 3. Surja Ali-'Imran, 112. 4. Ibn Kethiri, Tefsir ibn Kesir (verzioni i shkurtuar), Komiteti i lartë Saudit për ndihmë në Bosnje dhe Hercegovinë, 2002, f. 219. 5. Shih: Glasnik, XXXV/1972, nr. 3-4, f. 113-121. 6. Husein ef. Xhozo thotë se termi "haxhiu" nuk e ka bazën fetare dhe se nuk ka qenë i njohur në shekuj të parë të Islamit. Ka qenë i panjohur deri në vitin 564. sipas hixhretit. Në atë vit, siç përmendin historianët, kishte ardhur deri te kryengritja më e madhe në mes të eshrefit të Mekës, për këtë arsye në atë vit askush nuk ka mundur që të kryejë obligimin e haxhit. Vitin e ardhshëm obligimi i haxhit është mundur të kryhet vetëm me armë dhe me rrezik të madh për vdekje. Personi i cili e kryente haxhin në rrethana të tilla, kur është kthyer në vendin e vetë i gjallë, është pritur dhe quajtur me fjalët haxhî. (...) Sot, një numër i konsiderueshëm i myslimanëve e kryejnë obligimin e haxhit vetëm për të fituar emërtimin haxhî. Një numër i madh i tyre inatoset nëse nuk ia bashkëngjisim këtë emërtim emrit të tij. Për më shumë shih: Prof. Husein Đozo, Fetve u vremenu (1965-1977), Ilmijja BiH, Srebrenik, 1996, f. 161. 7. Surja Er-Ra'd, 11. 8. Për më shumë shih: http://www.rijaset.ba/index.php?option=com_content&view=article&id=4660:zato-smo-slabi-2&Itemid=568, 23.06.2015. 9. Shih: GlasMos ta shtyjmë obligimin e haxhit*

Mr. Ragmi Destani

# Haxhi

Haxhi është prej pesë kushteve të Islamit dhe mund të thuhet se është dhuratë e veçantë që Allahu ua mundëson disa prej robërve të Tij. Atë që e fiton myslimani përmes haxhit, nuk e fiton me asnjë adhurim tjetër. Haxhi është i vetmi adhurim, pas kryerjes të së cilit, myslimani pastrohet nga mëkatet sikur atë ditë që e ka lindur.

Haxhillëku apo pelegrinazhi ekziston në shumicën e dispozitave të feve të mëdha, posaçërisht në krishterizëm, islam dhe hinduizëm gjejmë pelegrinazhin e vendeve të shenjta. Ithtarët e besimeve përkatëse besojnë se në ato vende ka ndodhur diçka shumë e rëndësishme për fenë e tyre dhe shoqërinë: Aty lindi ose vdiq themeluesi i atij besimi, ose ka ndodhur një ngjarje mbinatyrore, ose në një vend është ngritur një faltore e kështu të ngjashme.

Fjala Haxh, në kuptimin etimologjik do të thotë: "Orientimi i njeriut për vizitë vendeve të shenjta". Në të gjitha besimet e përmendura ekziston nga një qendër universale për haxhillëkun; Vendet më të njohura të pelegrinazhit – Haxhillëkut janë: – Për hebrenjtë dhe të krishterët është Jerusalemi. – Për krishterët romakë është Roma. – Për hindusët është lumi Gang. – Budistët në Shiri Lankë , dhe – Për myslimanët është Qabja në Mekë.

## Motivi dhe koha e Haxhillëkut

Motivet e Haxhillëkut janë të llojllojshme por sido që të jetë, të shkosh pikërisht në atë vend dhe në kohën e caktuar, do të thotë të identifikohesh me kuptimin shpirtëror, i cili me shekuj shndrit në atë vend dhe nga simbolet e tij.

– Në Krishterizmin romak, vizita e vendeve të shenjta bëhet për shkak të të shëruarit (i ashtuquajtur ekzorcizëm). Të sëmurët besojnë se vizita e këtyre vendeve në të cilën ka ndodhur ndonjë mrekulli edhe atyre do t'i ndihmojë dhe do të shërohen në mënyrë të çuditshme.

– Te hebrenjtë, vizita e vendeve të shenjta bëhet në kohën e Pashkës – që të përfitohet Zoti që e nxori këtë popull nga robëria dhe sipas tyre që e zgjodhi ndër popujt më të mirë të njerëzimit.

– Te krishterët tjerë, vizitohet Betlehemi, qytet afër Jerusalemit, dhe kjo në ditën e kërshëndellave, që është vendlindja e Pejgamberit Isa a.s. dhe ata për këtë arsye e konsiderojnë këtë vend si të shenjtë.

– Kurse te myslimanët motivet e Haxhit janë të shumta. Definicioni i Haxhit sipas terminologjisë islame është: "Udhëtimi i besimtarit në Qabe, për të kryer: adhurime të caktuara në kohëra të caktuara dhe në vende të caktuara". Përmes këtij definicioni, largohet çdo kuptim apo etiketim që mund t'i komentohet haxhillëkut.

Motivet e Haxhit sipas Islamit janë se besimtari këtu kryen një urdhër të Zotit të tij, pavarësisht a ka dobi prej kësaj apo jo. Pastrimi i besimtarit nga të gjitha mëkatet e tij me anë të qëndrimit dhe pendimit që e bën në ditën e Arafatit. Përfitimi i shpërblimeve të shumta (sevapeve) me anë të adhurimeve gjatë veprimeve të Haxhit. Shënon kthesë të madhe për të mirë në jetën e myslimanit pas haxhit.

## Veprimet dhe simmbolika

Punët kryesore të Haxhit islam dhe simbolikat e tyre janë:

1- Nijeti (vendosja ), dhe ai është: Nijeti publik që besimtari e vendos për shkuarjen në Haxh nga vendi i tij dhe nijeti për të hyrë zyrtarisht në veprimet e haxhit nga Mikati – (jashtë Medinës, vendi i caktuar për nijet para se të hyhet në Mekë). Mikati është mjaft larg Mekës dhe kjo bëhet që myslimani që nga ajo distance të lidhet me Zotin dhe të ndalojë edhe veprimet më të vogla negative.

2- Veshja e Ihramit – petkut të bardhë. Kjo bëhet pasi që haxhiu pastrohet, pastaj e vesh atë, i fal dy rekate namaz dhe e bën nijetin. Kjo veshje kështu simbolizon zhveshjen e njeriut nga çdo gjë e kësaj bote, barazinë mes njerëzve, sepse të gjithë vishen njëjtë, me ngjyrën e bardhë pastërtinë, dhe gjithashtu simbolizon vdekjen kur njeriu zhvishet nga të gjitha veshjet e kësaj bote dhe ka me vete vetëm qefinin.

3- Tavafi – ecja apo vrapimi rreth Qabesë shtatë herë. Kjo bëhet më së paku tri herë nga shtatë rrotullime rreth Qabesë: Tavafi i Umres, tavafi i haxhit dhe tavafi lamtumirës, kurse jashtë këtyre haxhiu mund të bëjë tavafe nafile sa të ketë mundësi. Qëllimi i tavafit është: ngjashmëria me melekët të cilët bëjnë Tavaf në Qabenë tjetër (el bejt



elmaëmur) që gjendet në qiellin e shtatë. Haxhiu aq sevap fiton gjatë tavafit sa melekët nuk mund të arrijnë ta shkruajnë gjithë atë sevap, por shkruhet direkt te Zoti. Haxhiu në tavaf vrapon duke e pasur Qabenë në anën e majtë dhe kjo bëhet që zemra e myslimanit gjatë këtij adhurimi të madh të jetë nga ana e Qabesë dhe të përfitojë energjinë e saj.

4- Vrapimi në Safa dhe Merva – vend afër Qabesë – Këtu përkujtohet vrapimi i gruas së Pejgamberit Ibrahimit a.s. me të birin e saj Ismailin a.s. për të gjetur ujë për foshnjën e saj, ku pastaj Zoti e shpërbleu për durimin e saj me ujin e zemzemit. Haxherja vraponte pa pasur ndonjë shpresë për shpëtim, përveçse ishte e mbështetur te Zoti dhe që të bëjë arsye që t'i vijnë ndihma dhe shpëtimi. Gjithashtu edhe haxhiu kur e bën Sa'jin, i mbështetet Zotit dhe vepron veprimin e Haxheres që t'i vijnë shpëtimi dhe ndihma e madhe prej Zotit.

5- Qëndrimi në Kodrën e Arafatit – Simbolika e këtij qëndrimi është se këtu është vendi ekskluziv për pastrimin e haxhiut nga të gjitha mëkatet, pastaj për pranimin e pendimeve dhe lutjeve, nëse besimtari aty bën pendim – tewbe – dhe më parë ka kërkuar falje nga njerëzit për gabimet ndaj tyre, pranimi i pendimit është i sigurt dhe i falen të gjitha mëkatet. Mëkati i parë që mund ta bëjë besimtari pas këtij pendimi është nëse dyshon në pranimin e pendimit të tij. Veçoria e Arafatit është se llogaritet prej shtyllave kryesore të Haxhit sa, nëse haxhiu nuk qëndron në Arafat, nuk i pranohet haxhi i tij. Nëse shtrohet pyetja se cilat janë veprimet kryesore të qëndrimit në Arafat, përgjigjja është se: Nuk ka asnjë veprim obligativ. Po pse pra llogaritet nga shtyllat e haxhit? Sepse po të kishte veprime të obliguara, ndoshta shumë njerëz nuk do të dinin t'i bënin dhe do të dështonin. E për këtë Allahu e ka bërë vetëm qëndrim të lirë me adhurime vullnetare që ta shfrytëzojnë të gjithë haxhilerët.. Pra, haxhiu vetëm që shkel dhe qëndron për një kohë në Arafat, Allahu ia fal të gjitha gjynahet. Dijetarët kanë thënë: Toka e arafatit është tokë e veçantë, e cila i shkrin mëkatet e njerëzve, sepse nëse gjithë ata njerëz do të pendoheshin përnjëherë në ndonjë tokë tjetër, ajo tokë do të shafonte nga pesha e mëkateve. Gjithashtu simbolizon ditën e kiametit kur të gjithë njerëzit aty kanë një qëllim, një veshje dhe janë të barabartë.

6- Gjuajtja e shejtanit me gurë – Ky veprim simbolizon Ibrahimin a.s. kur ishte urdhëruar që ta bëjë kurban djalin e tij Ismailin a.s., kurse shejtani i kishte dalë përpara tri herë që ta pengonte këtë e këta e kishin gjuajtur me gurë në shenjë kundërshtimi dhe armiqësie. Me anë të këtij veprimi njeriu i shpall luftë dhe armiqësi të përhershme djallit dhe se nuk do t'i përgjigjet atij asnjëherë, nëse shejtani tenton ta mashtrojë.

7- Prerja e Kurbanit – Pas të gjitha veprimeve me sukses, njeriu meriton të manifestojë dhe atë duke përgatitur ushqim për vete dhe duke i ushqyer të varfrit, këtë e bën në shenjë falënderimi Zotit për mundësinë që i dha atij për këto të mira. Gjithashtu të sakrifikojë një kafshë vetëm për hir të Zotit. Haxhi ka edhe disa veprime të tjera që kryhen, por janë më pak obligative. Prej veprimeve që i bën haxhiu gjatë haxhit, është vizita në Medinë, xhaminë dha varrin e Pejgamberit, Muhamedit a.s. Kjo vizitë nuk është pjesë e haxhit, por është një veprim për të cilin Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush më viziton pas vdekjes sime, është sikur të më ketë vizituar gjatë jetës sime". Nga kjo kuptohet se haxhiu me këtë mund ta marrë gradën e sahabëve.

Gjatë haxhit kryhet edhe Umreja, e cila kryhet gjatë kohës së haxhit, por edhe jashtë kohës së haxhit. Umreja nënkupton vizitë përshëndetëse Qabesë me disa veprime që u përngjajnë veprimeve të haxhit. Veprimet e Umres janë: Veshja e Ihramit, Tavafi, vrapimi mes Safasë dhe Mervas dhe prerja e flokëve. Verimet e Umresë kryhen brenda një dite.

# Rregullat etike me rastin e udhëtimit në Haxh!

Ky punim përmban dy tematika:

**Tematika e parë:**

## Rregullat etike të udhëtimit në përgjithësi dhe të udhëtimit në Haxh në veçanti.

Shumë dijetarë myslimanë kanë folur rreth këtyre rregullave. Imam Neveviu, Zoti e pastë mëshiruar, në librin e tij "El-Idah" ka përmendur disa rregulla etike, mjaft të dobishme, të cilat ndërlidhen me udhëtimin. Këto rregulla mund t'i potencojmë në vijim, duke dhënë një shpjegim të shkurtër për çdonjërën prej tyre.

1. Konsultimi: Preferohet, për atë person i cili ka vendosur të udhëtojë për në vendet e shenjta me nijet të haxhit, që të konsultohet me një person, i cili paraprakisht ka qenë në haxh dhe është njeri besnik, i sinqertë dhe ka njohuri rreth haxhit.

2. Falja e namazit të Istiharës: Është e pëlqyeshme për çdo mysliman i cili vendos të udhëtojmë në vendet e shenjta, me nijet të kryerjes së haxhit, ose për të bërë ndonjë veprim tjetër. Mënyra e namazit të Istihares është falja e dy reqateve namaz dhe pas përfundimit të tyre, të thuhet kjo lutje: (O Zoti im! Kërkoj përzgjedhjen Tënde më të mirë me dijen Tënde, kërkoj të më udhëzosh dhe të më japësh forcë, kërkoj prej Teje mirësitë e panumërta, sepse Ti ke mundësi e unë nuk kam, Ti i di gjërat e unë nuk i di, Ti je njohës i të gjitha gjërave. O Zoti im, nëse e di se kjo çështje është në të mirën time, të fesë sime, të jetës sime dhe të së ardhmes sime – ose thotë: në të ardhmen e afërt apo të largët – atëherë ma mundëso që ta bëj dhe ma lehtëso këtë punë e më jep begati në te. O Zoti im, nëse e di se kjo çështje është në dëm timin, të fesë sime, të jetës sime dhe të së ardhmes sime – ose thotë: në të ardhmen e afërt apo të largët – atëherë largoje atë nga unë dhe më largo mua prej saj, ma mundëso të mirën kudo që gjendet dhe më bëj të lumtur! Pas kësaj lutjeje e emërton punën apo nevojën e tij). Preferohet që në reqatin e parë, pas leximit të Fatihasë, të lexojë kaptinën (El-Kafirun), ndërsa në reqatin e dytë kaptinën (El-Ihlas), apo siç njihet te ne: Kulhuvallahun. Pas përfundimit të namazit të Istihares vepron ashtu siç i anon zemra e tij.

3. Pendimi, kthimi i amaneteve dhe borxheve: Kur një mysliman vendos që të udhëtojë për në haxh, atëherë është mirë që të pendohet dhe të kërkojë falje për të gjitha mëkatet e bëra. Të kthejë amanetet te pronarët e tyre. Të lajë borxhet e tij dhe të kërkojë falje nëse i ka hyrë në hak ndonjë personi ose i ka bërë keq. Ndërsa familjes së tij t'i lërë pasuri për të jetuar derisa ai të kthehet nga udhëtimi.

4. Pëlqimi i prindërve dhe bashkëshortit/es: Udhëtari për në haxh duhet të marrë pëlqimin dhe razinë e prindërve. Gruaja duhet ta marrë pëlqimin, razinë e bashkëshortit dhe të të afërmve të saj. Është e pëlqyeshme për burrin-bashkëshortin që të shkojë në haxh së bashku me gruan-bashkëshorten e tij. Prindi nuk ka të drejtë ta ndalojë djalin për të shkuar në haxh, i cili është obligim (farz) për të, ndërsa mund ta ndalojë për të shkuar në haxh si vullnetar. Edhe burri-bashkëshorti, gjithashtu, ka të drejtë ta pengojë gruan-bashkëshorten që të kryejë haxhin vullnetar.

5. Pasuria duhet të jetë e fituar në formën e lejuar (Hallall): Personi i cili ka vendosur të shkojë në haxh duhet të ketë kujdes dhe të jetë i përkushtuar rreth pasurisë së tij përmes së cilës shkon në haxh, në mënyrë që ajo pasuri të jetë e fituar në formën e lejuar (hallall). Nëse një person shkon në haxh me pasuri të dyshimtë apo të fituar në formë jo të ligjshme, atëherë, sipas mendimit të pjesës më të madhe të dijetarëve të shkollave juridike islame, haxhi i tij llogaritet, mirëpo nuk ka shpërblim dhe nuk është (Haxh-i-mebrur).

6. Të furnizohet dhe të bartë shpenzimet e udhëtimit me vete: Është e pëlqyeshme të furnizohet sa më shumë që të ketë mundësi, për shkak se nëse ndokush ka nevojë atëherë t'ia zgjasë dorën e ndihmës. Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që keni fituar dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga frytet e tokës. Mos dhuroni nga ato gjëra të pavlefshme të pasurisë suaj e të cilat ju nuk do t'i pranoni ndryshe veçse symbyllur." (El-Bekare, 267)

7. Braktisa e grindjeve dhe



zënkave gjatë shitblerjes: Një çështje e tillë preferohet për shkak të haxhit, po edhe për ndonjë veprim tjetër përmes të cilit robi ka për qëllim t'i afrohet Krijuesit Fuqiplotë.

8. Mos bashkimi i furnizimit, mjetit transportues dhe mjeteve financiare: Ky veprim është i pëlqyeshëm për arsye të shmangies së konfliktit dhe ngatërresave mes udhëtarëve.

9. Përzgjedhja e mjetit komod për udhëtim: Është e preferuar që udhëtimi në përgjithësi, ndërsa udhëtimi në veçanti të bëhet përmes kompanisë serioze, e cila të ketë traditë dhe të përmbushë kriteret e udhëtimit nga të gjitha fushat. Si nga fusha e akomodimit, përcjelljes, përmbushjes së kushteve materiale dhe kritereve fetare.

10. Paraprakisht haxhiu duhet t'i mësojë rregullat e haxhit: Çdo mysliman i cili ka vendosur që të udhëtojë për në vendet e shenjta me qëllim të kryerjes së obligimit të haxhit, duhet paraprakisht t'i mësojë dhe t'i kuptojë rregullat e haxhit dhe mënyrën se si bëhet ky ibadet. Një gjë e tillë është obligim individual, secili duhet t'i mësojë këto rregulla, sepse ibadeti nuk pranohet prej atij personi i cili nuk di se si ta bëjë atë. Preferohet që me veten e tij ta marrë ndonjë libër apo fletushkë, e cila i ka të përmbledhura rregullat e haxhit. Për haxhilerët e vendit tonë këtë çështje e ka siguruar Bashkësia Islame e Kosovës, e cila ka përgatitur një libër të veçantë për mënyrën e kryerjes së haxhit dhe për rregullat e tij.

11. Përzgjedhja e bashkudhëtarit: Çdonjëri i cili udhëton në përgjithësi, ndërsa në haxh në veçanti, duhet ta përzgjedhë një mik të mirë me të cilin do të udhëtojë. Një mik i cili është i sinqertë, bashkëpunues, dashamirë i së mirës dhe urrejtës i së keqes. Nëse ndodh dhe harron ndonjë çështje ai do t'ia rikujtojë, e nëse vepron ndonjë vepër të mirë ai do ta përkrahë dhe do ta mbështesë. Duhet të ketë kujdes ndaj mikut të tij gjatë udhëtimit, çdonjëri prej tyre duhet të shpreh respekt ndaj tjetrit dhe ta vlerësoj mikun e tij ndaj vetes. Nëse ndodh ndonjë keqkuptim mes tyre ta mirëkuptojnë njëri-tjetrin. Pejgamberi a.s. nuk e ka pëlqyer udhëtimin e vetëm, ai në një hadith ka thënë: (Udhëtari i vetëm është shejtan, dy udhëtar janë dy shejtanë, tre udhëtar janë grup). Nëse gjatë udhëtimit janë tre persona e më shumë, atëherë preferohet që njëri prej tyre të jetë përgjegjës gjatë udhëtimit. Pejgamberi a.s. ka thënë: (Nëse janë tre veta atëherë njëri prej tyre të jetë udhëheqës).

12. Përkushtimi ndaj adhurimit dhe sinqeritetit: Me rastin e udhëtimit për në haxh, është e udhës që haxhiu të përkushtohet në adhurim, e jo të merret me çështje të tregtisë dhe shitblerjes. Edhe pse një gjë e tillë është e lejuar dhe haxhi pranohet, duke u mbështetur edhe në ajetin kuranor ku Allahu xh.sh. thotë: "Nuk është gjynah të kërkoni nga Zoti juaj ndonjë të mirë" (El-Bekare, 198), duke pasur për qëllim kënaqësinë e Zotit xh.sh., sepse Zoti xh.sh. në Kuran: thotë: "E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë, duke qenë në fenë e pastër" (El-Bejine, 5), ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë: (Çdo vepër shpërblehet sipas qëllimit). Haxhiu bedel, më mirë është që ta kryejë haxhin pa ndonjë kompensim, e nëse merr kompensim është në rregull, mirëpo llogaritet se e ka braktisur një veprim më të vlefshëm.

13. Realizimi i udhëtimit gjatë ditës së enjte, herët në mëngjes: Është e pëlqyeshme që udhëtimi të fillohet në ditën e enjte. Kjo për shkak se sipas transmetimeve të shumta, Pejgamberi a.s., në të shumtën e rasteve, kur ka udhëtuar, ka udhëtuar ditëve të enjte, e nëse nuk ka mundur, atëherë ditëve të hëna, siç edhe ka ndodhur me rastin e shpërnguljes së tij. Preferohet gjithashtu që udhëtimi të fillohet herët në mëngjes.

14. Falja e namazit të udhëtimit: Për çdo udhëtar, i cili del nga shtëpia e tij me qëllim të udhëtimit, preferohet falja e dy reqateve namaz të udhëtimit, në reqaten e parë pas Fatihasë e lexon kaptinën (Kafirun), ndërsa në reqatin e dytë e lexon kaptinën (Ihlas). Gjithashtu, pas dhënies së selamit nga namazi, preferohet leximi i: Ajetu-l-Kursij (Tespih-dova), kaptina Kurejsh, kaptina Ihlas dhe dy kul-euzat dhe pas përfundimit të leximit të këtyre pjesëve të Kuranit atëherë e bën një lutje të sinqertë për të mirat e kësaj dhe botës tjetër. Gjithashtu i lutet Zotit xh.sh. që t'ia lehtësojë udhëtimin. Pasi të përfundojë leximin dhe lutjet dhe të ngrihet për të marrë rrugë, e thotë këtë lutje, të cilën e transmeton Enesi r.a.: (Allahumme ilejke tevexhehtu, ve bike i'tesamtu, Allahumme ikfini ma ehemmeni ve ma lem ehtemme bihi, Allahumme zevvidni tekva, veg fir li dhenbi – Zoti im Ty t'u drejtova, në Ty mbështetem, Zoti im! Më mbështet për atë që kam nevojë dhe për atë që nuk kam nevojë, Zoti im! Më furnizo me devotshmëri dhe më fal mëkatet e mia).

15. Përshëndetja-lamtumira: Preferohet që të përshëndetet me familjarët, miqtë, shokët dhe gjithë dashamirët

e tij dhe të kërkojë hallallin prej tyre.

16. Lutja me rastin e daljes nga shtëpia: Është traditë profetike (synet) që me rastin e daljes nga shtëpia të thuhet kjo lutje të cilën e ka thënë edhe Pejgamberi a.s.: (Allahumme inni eudhu bike en Edil-le ev Udel-le, ev Ezil-le ev Uzel-le, ev Edhlime ev Udhleme, ev Exh'hele ev Juxh'hele aleje – Zoti im! Kërkoj mbështetje dhe mbrojtjen Tënde që të mos humb e as të jem shkaktar i humbjes së ndonjërit, të mos devijoj apo të jem shkaktar në devijimin e ndonjërit, të jem zullumqar apo të më bëhet zullum, të mashtroj apo të mashtrohem). Transmeton gjithashtu Enesi r.a. se Pejgamberi a.s. kur dilte nga shtëpia thoshte: (Bismil-Lah, Tevekeltu ala-Llah, Ve la havle ve la kuvete il-la bil-Lah – Me emrin e Zotit, i mbështetem Allahut, nuk ka ndryshim të ndonjë gjendje as fuqi tjetër përveç asaj që cakton Zoti). Preferohet gjithashtu, që me rastin e daljes nga shtëpia të japë ndonjë lëmoshë – sadakë.

17. Lutja me rastin e hipjes në mjetin transportues: Preferohet që me rastin e hipjes në mjetin transportues të thotë: (Bismil-Lah – Me emrin e Zotit), ndërsa kur të stabilizohet mjeti, thotë: (Elhamdu lil-Lah, Subhane ledhi seharena lëna hadha, ve ma kunna lehu mukrinin, ve in-na ila Rabbina lemunkalibun – Falënderimi i takon Allahut, i Lartësuar është Ai i Cili na mundësoi këtë udhëtim për të cilin ne nuk kemi pasur mundësi, ne me të vërtetë te Zoti ynë do të kthehemi). Preferohet që kësaj lutjeje t'ia shtojë edhe këtë lutje: (Allahumme in-na neseluke fi suferina hadha el-birre vet-tekva, ve minel ameli ma terda, Allahume hevvin alejna seferena vetvi an-na budehu, Allahumme in-neke sahibu fi sefer, vel halifetu fil-ehli velmal. Allahumme ina neudhu bike min vaëthai-s-efer, ve ke'abetil-munkalab, ve su'il-mendhar fil-ehli vel-mali vel-veled – Zoti ynë! Gjatë këtij udhëtimi po të lutemi që të na "furnizosh" me mirësi, devotshmëri dhe vepra ndaj të cilave Ti je razi. Zoti ynë na e lehtëso këtë udhëtim dhe na e mundësi që mos ta ndiejmë largësinë e tij. Zoti ynë! Ti je bashkudhëtari ynë në këtë udhëtim dhe mbikëqyrësi i familjeve dhe pasurisë sonë. Zoti ynë kërkojmë mbrojtjen Tënde nga vështirësitë e udhëtimit dhe ndryshimet e çastit. Gjithashtu kërkojmë mbrojtjen tënde nga ndonjë e papritur si në familje, pasur apo fëmijë).

18. Butësia dhe modestia gjatë udhëtimit: Preferohet që gjatë udhëtimit të largohet prej ushqimeve të rënda dhe zbukurimeve në rroba. Haxhiu duhet të sillet butë dhe me edukatë me haxhilerët e tjerë. Duhet t'u shmanget konflikteve verbale dhe fizike. Haxhiu duhet ta ruajë gjuhën e tij nga fjalët fyese apo nënçmuese, nga përgojimet dhe fjalë të kësaj natyre. Pejgamberi a.s. ka thënë: (Ai person i cili shkon në Haxh dhe gjatë kësaj kohe nuk bën veprime apo fjalë të ndyta, del prej mëkateve i pastër si ditën që e ka lindur nëna e tij).

19. Lutja në përgjithësi gjatë udhëtimit: Preferohet me rastin e udhëtimit që të lutet sa më shumë, për veten e tij, prindërit, fëmijët, familjen dhe gjithë myslimanët, për të mirat e kësaj dhe botës tjetër. Pejgamberi a.s. ka thënë: (Tri lutje janë të pranuara pa asnjë dyshim: lutja e atij që i është bërë zullum, lutja e udhëtarit dhe lutja e prindit ndaj fëmijës të tij).

20. Përkushtimi ndaj pastërtisë dhe namazit: Preferohet që në çdo moment të jetë me abdes, edhe me rastin e shkuarjes për të fjetur, gjithashtu të përkujdeset për faljen e namazit në kohën e tij.

**Tematika e dytë:**

## Rregullat etike të haxhiut të sapokthyer nga haxhi.

Haxhiu në veçanti, por edhe çdo udhëtar në përgjithësia, ka disa rregulla të cilave duhet t'u përmbahet me rastin e rikthimit në vendin e tij, prej tyre:

1. Është synet që me rastin e rikthimit në vendin e vet, çdonjëri t'i lutet Zotit xh.sh. dhe ta falënderojë Atë që ua ka mundësuar të kthehen në vendin e tyre shëndoshë e mirë dhe pa ndonjë telashe të theksuar.

2. Është synet që me rastin e kthimit në vendin e vet, udhëtari ta informojë familjen e tij se do të kthehet në shtëpi në këtë ditë.

3. Preferohet, brenda mundësive, që kthimi në shtëpi të mos bëhet natën. Kjo varet prej mundësive. Sepse tani udhëtimi bëhet përmes mënyrave të ndryshe dhe nuk varet prej individit organizimi i udhëtimit.

4. Është synet që me rastin e kthimit në vendin e vet fillimisht ta vizitojë xhaminë, t'i falë dy reqate e më pastaj të shkojë në shtëpinë e tij dhe të falë edhe aty dy reqate namaz.

5. Preferohet, për familjaret dhe miqtë të cilët e presin haxhiun, t'i luten Zotit xh.sh. që t'ia pranojë haxhin dhe të gjitha lutjet të cilat ai i ka bërë gjatë haxhit.

6. Kthimi i haxhiut, pas përfundimit të obligimit të haxhit, duhet të jetë me një sjellje në përgjithësi më të mirë sesa kur ka shkuar. Kjo është edhe një shenjë se Zoti ia ka pranuar haxhin atij.

Në fund e lusim Allahun xh.sh. që të ua pranojë haxhin të gjithë atyre besimtarëve të cilët vetëm për hir të Allahut xh.sh. marrin këtë rrugë e cila bart në vete edhe shpenzime materiale, por edhe lodhje fizike. Gjithashtu e lusim të madhin Zot që të gjithë besimtarëve t'ua mundësojë vizitën e vendeve të shenjta e kryerjen e obligimit të haxhit, amin, amin, amin!

*Përzgjodhi dhe përshtati nga gjuha arabe:*

*Mr. Vedat Shabani*

*1. Namazi i Istiharës: është namaz kur një myslimanit i nevojitet rrugëzgjidhje për një çështje të pavendosur p.sh. se a është mirë apo jo të udhëtojë për në haxh, ose ndonjë veprim tjetër? Në mënyrë që ta falë këtë, myslimani duhet t'i falë dy rekate. Pasi t'i falë, duhet të bëhet duaja (lutja) që quhet duaja e Istihares. 2. Transmeton Imam Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe Hakimi. Hadithi është autentik. 3. Transmeton Ebu Davudi. Hadithi është i gradës hasen. 4. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.*

Dr. Ejup Haziri

# Qëllimi nga adhurimet në Islam nuk është thjesht fotografi dhe formë sipërfaqësore

Falënderimet i takojnë të Lartit e të Gjithëfuqishmit, Mëshiruesit e Falësit, të Urtit e të Pushtetshmit, Sunduesit të përjetshëm, i Cili krijoi çdo gjë. Madhëria dhe pushteti i përjetshëm i takon vetëm Atij, i Cili na udhëzoi në rrugën e Tij dhe na pajisi me ndjenjën e besimit dhe fisnikërinë e Islamit, ndërsa të gjitha përshëndetjet dhe vlerësimet kulmore ia dedikojmë të Dërguarit të Allahut, Muhamedit (paqja e Allahut qoftë mbi të) që ishte përgëzues e qortues, thirrës në rrugën e Allahut dhe kandil ndriçues. Paqja e Allahut qoftë edhe mbi ata që e përcollën mesazhin e tij, në mënyrën më besnike të mundshme.

Të nderuar besimtarë, vëllezër e motra, dhe ju të gjithë që na ndiqni përmes ekraneve televizive. Më lejoni të ju përshëndes me përshëndetjen e ngrohtë islame: Es-selamu alejkum- Paqja e Allahut dhe mëshira e Tij qofshin mbi ju.

Islami ngrihet mbi pesë themele kryesore: "Dëshmia se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij; falja e namazit; dhënia e zekatit, shkuarja në haxh dhe agjërimi i muajit Ramazan."

Shehadeti apo dëshmia do të thotë pohimi i ekzistimit të Allahut Një, dhe se Muhamedi është i Dërguar i Allahut.

Ai që beson në këtë dëshmi nuk ka paragjykime e as që është zemërngushtë. Ai beson në Zotin,

**Qëllimi i adhurimeve është ta drejtojë shpirtin e njeriut kah sinqeriteti dhe devotshmëria. Atëherë realizohet qëllimi final i tyre.**

i Cili është Krijuesi i qiejve dhe i tokës, Zot i Lindjes dhe i Perëndimit, dhe Furnizues i tërë gjithësisë. Në bazë të këtij besimi ai nuk konsideron asgjë në botë si të huaj ndaj tij. Çdo gjë në gjithësi ai e sheh si pronë të Zotit të Cilit edhe i takon.

Besimi në këtë dëshmi sjell paqe, kënaqësi të shpirtit, liron shpirtin prej dëshirave dinake të xhelozisë, të zilisë, dhe të lakmisë, e mbron që të mos përdorë mjete të ndaluara për të arritur sukses.

Namazi është shtylla kryesore e Islamit. Ai është lidhja kryesore mes robit dhe Krijuesit, kjo lidhje robin e afron sa herë ai afrohet afër namazit dhe përkulet para Lavdiplotit. Namazi për individin është mburojë shpirtërore dhe ruan kolektivin nga devijimet. Namazi konsiderohet si njëra ndër veprat më të mira që mund t'i bëjë njeriu në këtë jetë dhe ky namaz e mbron dhe e largon njeriun nga veprat e shëmtuara dhe të papëlqyera. Thotë Allahu në Kuran: "...fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat e përmendja e Allahut është më e madhja e adhurimeve; Allahu e di çfarë punoni ju."

Zekati, është adhurim tjetër i vlefshëm dhe ata që kanë mundësi duke plotësuar koutën që kërkohet, duhet ta japin atë. Zekati është 2.5%. nga pasuria së cilës i plotësohet kuota dhe fle brenda një viti. Në saje të dhënies së zekatit, bëhet pastrimi i shpirtit të besimtarit nga koprracia dhe lakmia.

Është pastrim i pasurisë, shtim dhe ruajtës e mbrojtës i saj nga çdo e keqe, sepse fitohet begatia e bindjes dhe respektit ndaj Allahut, duke respektuar urdhrin e Tij dhe duke iu bërë mirë krijesave të Tij.

Zekati është adhurim i cili arrihet përmes aspektit financiar me anë të të cilit forcohet solidariteti shoqëror në njërën anë dhe, në anën tjetër, luftohet varfëria dhe u dilet në ndihmë të varfërve dhe nevojtarëve. Kështu që arrihen dashuria reciproke, butësia, toleranca dhe respekti në mes myslimanëve.

Haxhi është obligimi tjetër në kuadër të shtyllave të islamit, për të cilin Allahu shpalli: "...Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi te ajo."

Kryerja e haxhit është obligim një herë gjatë jetës së individit, nëse i ka mundësitë për një gjë të



tillë. Meka është qendër ku myslimanët mblidhen një herë në vit dhe diskutojnë për interesin e përbashkët dhe në një mënyrë të caktuar i gjallërojnë dhe i freskojnë në vete bindjet se të gjithë myslimanët janë të njëjtë dhe se meritojnë dashurinë dhe respektin, pa marrë parasysh prejardhjen e tyre gjeografike dhe kulturore. Haxhi i bashkon myslimanët në vëllazërimin ndërkombëtar.

Agjërimi është një adhurim i cili e pastron ndjenjën e njeriut, e ngre atë shpirtërisht, njëherit është edhe shëndet për organizmin.

Në çdo moment gjatë agjërimit ne i frenojmë epshet dhe dëshirat tona, dhe me sjelljen tonë vërtetojmë superioritetin e ligjit të Zotit. Kjo vetëdije mbi obligimin dhe durimin, të cilin agjërimi njëmujor e mbjell në ne, na ndihmon që të forcojmë besimin tonë. Përmbajtja dhe disiplina e ashpër gjatë këtij muaji na vendosin sy me sy me realitetin e jetës dhe na ndihmojnë të bëjmë jetën tonë edhe gjatë muajve të tjerë, një jetë me nënshtrim të sinqertë ndaj dëshirës së Tij.

Agjërimi edukon shpirtin dhe kultivon ndjenjën e ibadetit që ta adhurojmë Allahun sinqerisht, si dhe të kemi durim në përballimin e vështirësive dhe sinqeritet në sjelljen tonë.

Agjëruesi ndien barazinë midis vëllezërve të tij agjërues. Kupton gjithashtu unitetin e përgjithshëm, ndien edhe urinë, e ia kupton hallet vëllezërve të tij të uritur dhe nevojtarë.

Agjërimi ka ndikim të madh në shoqëri, sepse të gjithë myslimanët, pa marrë parasysh pozitën e tyre, agjërojnë gjatë të njëjtit muaj. Kjo shpreh bashkimin e vërtetë të njerëzve dhe krijon në ta ndjenjën edhe më të thellë të dashurisë dhe vëllazërimit.

Qëllimi nga adhurimet në Islam nuk është thjesht fotografi dhe formë sipërfaqësore. Nuk ka dobi prej atij namazi i cili nuk e mbron namazliun nga veprat e liga dhe të shëmtuara. Nuk ka dobi prej atij agjërimi i cili nuk e mbron agjëruesin nga fjalët e kota. Gjithashtu haxhi dhe zekati janë të papranuara te Allahu nëse ato kryhen sa për sy e faqe. Me një fjalë, qëllimi i adhurimeve është ta drejtojë shpirtin e njeriut kah sinqeriteti dhe devotshmëria. Atëherë realizohet qëllimi final i tyre.

Përgjatë një muaji të Ramazanit u munduam maksimalisht të jemi të kujdesshëm në çdo formë, dhe i shtuam përpjekjet e angazhimet tona, ngase muaji i agjërimit është një muaj i veçantë dhe me plot virtyte e mirësi. Ai është një muaj, të cilin Zoti e dalloi dhe e veçoi nga gjithë muajt e tjerë.

*Të nderuar besimtarë!*

Sot, ne po ndahemi nga ai muaj, për të cilin Allahu i Madhëruar pasi solli fjalët që obligojnë agjërimin, në fund tha:"që ta shtoni edhe më tepër frikërespektin dhe devocionin", e ky është synimi i agjërimit që njeriun ta bëjë edhe më të mirë se që ishte, më të afërt si ndaj Zotit ashtu edhe ndaj njeriut, më të ndërgjegjshëm dhe më të devotshëm. Prandaj, ky është synimi ku agjëruesi i afrohet Allahut me braktisjen e kënaqësive, me frenimin e nefsit, dhe këtë e bën vetëm për ta fituar dashurinë e Allahut Fuqiplotë.

Po ndahemi sot nga muaji i vlerave sublime të gërshetuara në fjalët e të Madhërishmit: "Muaji i Ramazanit është ai muajnë të cilin (filloi të) shpallet Kurani, që është udhërëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra)..."

Po ndahemi nga muaji që në të filloi të shpallej Kurani dhe në të ishte një natë vlera e së cilës tejkalon 1000 muaj.

Po ndahemi nga muaji i mirësive dhe begative të shumta, nga muaji i faljes dhe mëshirës, ku i Dërguari i Allahut tha: "Ai i cili e agjëron muajin e ramazanit me besim të plotë dhe shpresë tek shpërblimi i Allahut, do t'i falen mëkatet e kaluara."

Po ndahemi nga muaji i garimit, ku besimtarët garuan në shtimin e veprave të mira, si në agjërim, namaz, lexim të Kuranit, sadaka,



lutje, kërkim falje dhe në vepra tjera që në njërën anë shtuan besimin, forcuan durimin, rritën solidaritetin mes njerëzve dhe në anën tjetër ky muaj ishte prej shkaqeve kryesore që Zoti na i fal mëkatet dhe na shpërblen pa masë, ashtu siç na informoi i Dërguari i Allahut kur tha: "Çdo punë e birit të Ademit shpërblehet shumëfish; puna e mirë i shumëfishohet prej dhjetë deri në shtatëqind. Allahu thotë: Përveç agjërimit, i cili është për mua, dhe vetëm unë shpërblej për të. Ai largohet nga epshet dhe ushqimi i tij vetëm për mua."

Po ndahemi nga sofrat e iftarit, nga gëzimi kur bënim iftar të bashkuar pranë njëri-tjetrit, ashtu siç i Dërguari i Allahut tha: "Agjëruesi ka dy gëzime, gëzohet kur bënë iftar dhe gëzohet kur do ta takon Zotin e tij." Gëzimin e parë e kemi përjetuar të gjithë, e atëherë kur do ta takojmë Allahun e plotfuqishëm, do të jetë gëzim i papërshkruar që do të na bëjë t'i harrojmë të gjitha vuajtjet, sfidat dhe pengesat e kësaj jete. E nuk do të ketë gëzim më të madh sesa Allahu kur t'u thotë agjëruesve: "Hyni në xhenet nga dera e Rejjanit, sepse ju agjëruat." Allahu thotë: "Tash hani e pini shijshëm, ngase në ditët e kaluara ju e përgatitët këtë."

Na mundëso o Allah të jemi nga ky grup dhe na fal në Ditën kur do të dalim para Teje!

*Të nderuar besimtarë:*

Sot, është dita e bajramit, një ditë gëzimi e lumturie, sepse ne e kryem me sukses të plotë një adhurim siç ishte agjërimi, për të cilin me zemër e shpirt i lutemi Allahut që ta na pranojë tërë atë që punuam gjatë muajit të Ramazanit.

Sot është fitër bajrami, njëra ndër festat madhore në fenë tonë islame, e cila vjen si kompletim i agjërimit, shpërblim për tërë mundin dhe angazhimin tonë gjatë një muaji të veçantë e të bekuar.

Fitër Bajrami është në mesin e festave më të rëndësishme për agjëruesit, të cilët pas një muaji përplot përkushtim dhe modesti karshi Zotit, tani me shumë shpresë e vullnet e presin shpërblimin hyjnor. Nuk ka dyshim se ata që vepruan me mirësi kanë për t'u bekuar e shpërblyer si në këtë botë ashtu edhe në të përtejmen.

Fitër Bajrami është një ditë që i jep njeriut një ndjenjë gjallërie. Kjo është dita, në të cilën njeriu, si asnjëherë më parë është i aftë ta ndiejë aromën e këndshme të besimit. Në këtë ditë, gjithçka mban erën e hyjnores dhe gjithçka frymon me tingujt e saj. Kështu, njeriu e rigjen veten në kornizat e besimit dhe në takimin me Zotin e tij të Lartësuar. Në këtë ditë, përderisa ne në tokë festojmë kompletimin e agjërimit, në qiell bëhet shpërblimi ndaj agjëruesve. Ne urojmë bajramin, e engjëjt shpërndajnë dhuratat për gjithë ata që agjëruan dhe iu përkushtuan muajit të ramazanit. Me të drejtë, sot, besimtarët presin bekimin e Zotit ndaj tyre duke hapëruar rrugës së modestisë e falënderimit.

Sot, secili do të shpërblehet për agjërimin, namazin, lutjet, leximin e Kuranit dhe për kërkim faljet e tij gjatë muajit të ramazanit. Kaluan vuajtjet, u harruan lodhjet e vështirësitë, dhe besimtari i prirë nga besimi i tij, me një vullnet të madh dhe me një durim të pashoq, arriti të dëshmoj se ajo që fillon në emër të Allahut, përfundon po me emër të Tij dhe se me ndihmën e Tij arrihet çdo gjë. Kur është fjala për Të, çdo përkushtim është i vlefshëm, ndonëse secili përkushtim kërkon sakrificë e sakrifica kërkon durim e për durim Zoti premtoi në Kuran kur tha: "...e durimtarëve u jepet shpërblim pa masë!"

Me durim arrihet shpërblimi dhe se ramazani është dëshmi e qartë se me durim dhe përkushtim çdo gjë është e mundur. Njëherë një student i lodhur dhe i mërzitur nga sprovat që po kalonte, mendoi se ato nuk do të mbaronin asnjëherë, andaj iu ankua shumë mësuesit të tij, e në fund ia parashtroi edhe këtë pyetje: "Si të bëj durim?"

Ndërsa mësuesi iu përgjigj: "Ashtu siç agjërojmë dhe jemi të sigurt se ezani i akshamit patjetër do të vijë. Kur ti ke bindje se pas durimit do të ketë zgjidhje, Allahu do ta sjellë atë."

Sot, duhet të ndjehet i gëzuar besimtari që përgjatë ramazanit i shtoi përpjekjet e tij në adhurim dhe u mundua maksimalisht në kryerjen e detyrave të tij.

Sot, më shumë se kurrë duhet të jemi falënderues ndaj Krijuesit për të mirat e Tij të panumërta. Lidhja jonë me Allahun duhet të fuqizohet akoma më tepër. Ramazani ishte dëshmi e qartë për fuqizimin e lidhjes sonë me Allahun. E këtë lidhje duhet ta mbajmë gjallë edhe pas ramazanit dhe për asnjë moment të mos e shkëputim atë, sepse kjo lidhje na afron më afër dhe na bën më të devotshëm. Besimi dhe puna duhet të jenë moto të besi-

mtarit, që për asnjë çast e rast të mos ndahen prej tij. Pa besim jeta nuk ka kuptim, ndërsa punët janë indikacionet kryesore të besimit, prandaj ta ruajmë besimin e t'i rritim punën dhe angazhimin tonë.

Besimi është ushqim shpirtëror. Me besim tejkalohen barrierat dhe vështirësitë e ndryshme. Të lumtur janë ata që besuan Allahun dhe që jetën e vet e kalojnë sipas urdhrave dhe dispozitave hyjnore:"Ata që besuan Allahun dhe të dërguarin e Tij, ata janë të sinqertit..."

Besimi duhet të reflektojë në jetën tonë, ai duhet të lërë gjurmë të pashlyera në zemrat, fjalët dhe punët tona. Zatën, punët janë ato që i japin vlerë besimit. Allahu kur përmend besimin, thuajse gjithnjë ia shoqëron edhe punët, me qëllim që të mos mendojë dikush se mjafton besimi vetëm me zemër.

Allahu i Madhëruar thotë:"E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, ata janë banues të Xhennetit, aty janë përgjithmonë."

Veprat janë ato të cilat e ngrisin njeriun deri në piedestalin më të lartë. Besimtari duhet të garojë në punë të mira dhe të dobishme, dhe të ruhet maksimalisht nga mëkatet dhe gabimet. Kur ai e beson Allahun ashtu siç kërkohet, atëherë Allahu do ta drejtojë dhe udhëzojë zemrën e tij, ashtu siç tha Ai në Kuranin Famëlartë:"...e kush i beson Allahut, Ai ia udhëzon zemrën e tij; Allahu është i gjithëdijshëm për çdo send."

Krahas besimit, ti shtojmë lutjet tona, sepse lutja është arma e besimtarit. Allahu përherë na inkurajon që t'i drejtohemi Atij me lutje, ngase mes neve dhe Atij nuk ka ndërmjetës dhe lutja nuk ka nevojë për palë tjetër. Ai tha në Kuran:"Zoti juaj ka thënë: "Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem..."

Zhduket çdo brengë dhe fshihet çdo frikë kur besimtari lexon këto fjalë: "E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet..."

Lodhesh nga dertet e jetës dhe dërrmohesh nga fatkeqësitë e saj deri në atë masë saqë mundohesh të mbështetësh diku, por rrëzohesh sepse aty ku mendove se gjen mbështetje, papritmas u largua nga ti. Ec që të gjesh strehim diku, por papritmas vëren se dyert që i mendoje të hapura gjithnjë, janë mbyllur për ty. Në atë çast bindesh se përveç Zotit, s'mund të gjesh përkrahje e mbështetje, dyert e të Cilit qëndrojnë hapur gjithnjë për ty. Ai të thërret ty me fjalët më të ëmbla:"...Unë jam afër..."

Përderisa Ai është afër teje, lute Atë, se Ai tha: "...i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet..."

Lutjet që drejtohen tek Ai, gjejnë përgjigje. Ai është shpresa që sytë tanë gjejnë kënaqësi kur përmendet emri i Tij, ndërsa zemrat tona stabilizohen kur e kujtojnë Atë. Çastet më të bukura janë ato kur robi i lutet dhe kërkon ndihmë prej Tij. Ai ka premtuar se duart që ngrihen lart duke kërkuar ndihmën e Tij, nuk i kthen të zbrazura. Sytë e përlotur ndalen e shkëlqejnë, e zemrat e shtangura qetësohen posa e kujtojnë dhe e përmendin emrin e Tij: "Ata që besuan dhe me të përmendur Allahun, zemrat e tyre qetësohen..."

Ai e largon pikëllimin nga zemra e lënduar, e dëbon frikën dhe e kthen sigurinë dhe se kur Ai kujtohet nga robi i Tij, këtij të fundit i qetësohet zemra e shpirti, i ndalet loti dhe i kthehet gëzimi i dikurshëm.

Të ikësh prej Tij është marrëzi, sepse gjithnjë je në shtrëngatën e Tij. T'i ankohesh dikujt tjetër për brengat tua është mashtrim, ngase askush më mirë se Ai nuk e di brengën tënde. Askush s'mund ta kuptojë zemrën dhe hallin e saj më mirë se Ai që e ka krijuar atë. Ai e di se çfarë i duhet asaj dhe çfarë është në gjendje të bartë ajo.

Ai na e largon mërzinë më shumë se ata që na përkëdhelin në momentet më të vështira. Me fjalët e Tij na bën të lumtur më shumë se të gjithë njerëzit me veprat e tyre. Kush mbështetet tek Ai, s'do të jetë kurrë i humbur, e kush kërkon ndihmë prej Tij nuk do të zhgënjehet asnjëherë. Kush shpreson tek Ai s'do të ketë kurrë keqardhje, ndërsa ai që ndalet pranë derës së Tij, kurrë s'do të jetë i braktisur, por gjithmonë Atë do ta ketë shpresë të pashuar, ndihmë të ofruar e fjalë të përgëzuar.

*Të nderuar besimtarë*

Mos të na kalojnë ditët pa menduar për Zotin. Ekzistencën e Tij ta përjetojmë në çdo çast. Ekzistimi ynë dëshmon për ekzistimin e Tij. Zemrat tona le të jenë përherë të lidhura me Të, ngase vetëm në këtë mënyrë mund ta njohim paqen e shpirtit dhe të kemi një jetë të lumtur.

Njohja dhe bindja ndaj Tij largon shqetësimet e grumbulluara dhe pakëson problemet e krijuara. Vetëm ata që e njohin Atë, mund t'i tejkalojnë sfidat dhe t'i thyejnë barrierat e shfaqura në rrugët e tyre. Të tjerët, në mungesë të besimit, i kaplon dëshpërimi e vuajtja dhe përpara pengesave do të mbesin të dorëzuar.

E besimi në Të mbush qenien me shpresë, qetëson zemrën dhe ndez zjarrin e përmallimit ndaj takimit me Të, që me gjithë ndarjen, rënkimet e shpirtit thuajse janë të pafundme dhe etja shuhet vetëm atëherë kur individi e kupton se të qëndruarit larg Tij është mjerimi më i madh.

Kur e kupton këtë, atëherë e kupton më së miri fjalën e Musait, i cili tha: "...e unë u nguta te ti, o Zoti im, që të jesh i Kënaqur ndaj meje!"

Krejt në fund, lusim Allahun e Lartësuar të na begatojë me të mirat e Tij, të na pranojë të gjitha adhurimet tona që i kemi bërë, të na begatojë me Mirësitë e Tij në këtë botë dhe botën e përtejme dhe të na bëjë të dobishëm për vendin dhe shoqërinë tonë!

Duke ju falënderuar për praninë dhe durimin tuaj, ju urojmë çdo të mirë në jetën tuaj!

** Ligjërata e Fitër Bajramit, 2019.*

Dr. Rexhep Suma

# Rëndësia e urtësisë në thirrjen islame

## Paraqitja e Islamit varësisht nga ngritja dhe formimi intelektual

Një element fundamental sa i përket përdorjes së metodës së urtësisë gjatë kumtimit të mesazhit islam është edhe pasja parasysh edhe gjendjen e të ftuarit, secilit i duhet paraqitur Islami varësisht nga përgjegjësia, ngritja dhe formimi intelektual. Argumentet që përdorim me një të rritur nuk përdoren me një të moshës më të vogël, burrit dhe gruas, një intelektuali me një më pak të ditur, një udhëheqësi dhe të udhëhequri etj., pra secilit i duhet folur sipas përgatitjes dhe shkallës së formimit të tij.

Një thirrës i suksesshëm mund të dëshmojë veten në sferën e kumtimit të fesë atëherë kur arrin që t'i flasë në nivelin e arsimimit të tij, në mënyrë që të mos vijë deri tek keqkuptimi apo edhe shtrembërimi i fakteve dhe mësimeve fetare të paraqitura para tij.

Sigurisht se mosadaptimi i metodologjisë së urtësisë në kumtimin e Islamit, krijon një rrethanë që njerëzit fillojnë të largohen edhe nga kjo ftesë. Një nga shkaqet e largimit të njerëzve është edhe paraqitja e keqe, në pamjen e jashtme, në veshje dhe në figurë, gjë që jep përshtypje te masa e njerëzve, veçanërisht atyre bashkëkohorë, se ky person është i prapambetur dhe jeton jashtë rrethit të kohës, bile ndoshta e akuzojnë fenë se është shkaku për këtë, kur personi është prej besimtarëve. Muhamedi a.s. tregonte shumë kujdes që të ngrinte lart shijet dhe estetikën e shokëve të tij në figurën e paraqitjen e tyre, njësoj siç përpiqej edhe për ngritjen lart të anës së tyre të brendshme. Një ditë ai u tha shokëve të tij: "Nuk do të hyjë në xhenet ai që ka në zemrën e tij qoftë edhe një grimcë mendjemadhësie". Një burrë i tha: "O Pejgamber i Zotit, mua më pëlqen shumë e bukura në çdo gjë, aq sa nuk dua që të ma kalojë askush qoftë edhe te këpucët. A bën pjesë kjo te mendjemadhësia?" Ai i tha: "Allahu është i bukur dhe i pëlqen e bukura. Mendjemadhësia është mohimi i së vërtetës dhe nënçmimi i njerëzve". Shikoni sa bukur dhe domethënëse është kjo fjalë: "Allahu është i bukur dhe i pëlqen e bukura".

**Allahu është i bukur dhe i pëlqen e bukura. Mendjemadhësia është mohimi i së vërtetës dhe nënçmimi i njerëzve.**
*(Hadith)*

## Urtësia mund të paraqitet si vijon

Urtësia është shkaku apo mjeti nga më të rëndësishmit që përdoret në kumtimin e fjalës së Allahut xh.sh., edhe në Kuran Ai e urdhëron të Dërguarin a.s. që Da'ven ta fillojë me urtësi.

"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit." (En_ Nahl,125).

-Ai të cilit i është dhënë urtësi nga Zoti, ai në vetvete ka mirësi të shumta, ashtu siç e përshkruan edhe Kurani: "Ai ia dhuron hikmetin atij që do, e kujt i është dhënë hikmeti, i është dhënë mirësi e shumtë, por nuk kujtohet askush pos të mençurve." (El Bekare,269).

- Për shkak të peshës dhe vlerës së madhe që ka ajo, lindi zilia nga njerëzit për këtë cilësi, ashtu siç thotë edhe Muhamedi a.s.:

"Nuk ka zili përveç në dy raste: ndaj njeriut të cilit Allahu i ka dhënë dituri dhe urtësi e ai punon me të, gjykon e ua mëson të tjerëve atë, dhe një njeriu të cilit Allahu i ka dhënë pasuri dhe ai nuk ka rrugë në të mirë përveçse e jep në rrugën e Allahut."(Buhariu, kitabu-l- ilm, nr.73, Muslimi, kitabus salah, nr.816).

- Në saje të duasë së Muhamedit a.s. Ibn Abassi u bë komentatori më i mirë i Kuranit.

Ibën Abasi ka thënë: më ka përqafuar (shtrënguar) i Dërguari a.s. dhe ka thënë: "O Zot, mësoja urtësinë!" Poashtu ka thënë: - më ka thirur i Dërguari a.s. dhe ma ka përkëdhelur kokën dhe ka thënë: - O Zot, mësoja urtësinë dhe kuptimin e Librit (Kuranit)! (Buhariu, Muslimi dhe të tjerë).

Për t'u konkretizuar urtësia në Da've patjetër që duhet të shoqërohet me: dituri, butësi dhe shpirtmadhësi.

1. Dituria është shtylla qendrore e urtësisë dhe pa të as që mund të funksionojë. Në lidhje me këtë Zoti e ka bërë obligim diturinë para fjalës dhe veprimit: "Atëherë, dije se nuk ka Zot tjetër pos Allahut, kërko falje për mëkatin tënd." (Muhamed,19)

2. Butësia (Durimi), është një cilësi tjetër që të konkretizohet elementi i urtësisë tek një thirrës, ngase butësia drejton njeriun kah vënia e vetes në kontroll në momentet që ai kalon në nervozizëm, dhe

3. Shpirtmadhësia paraqet imazhin e etikës së durimit që njeriun e shpien drejt sjelljes së urtë larg nxitimit apo zhagitjes. Në lidhje me këtë Muhamedi a.s. lavdëronte Eshxha Abdulkajsin duke i thënë: "Ti ke dy cilësi të cilat i do Allahu dhe i Dërguari i Tij e ato janë: Durimi dhe shpirtmadhësia". (Muslimi)

## Shkallët e urtësisë

Në kuadër të misionit të thirrjes islame, thirrësi duhet të jetë fleksibil në veprimet e tij. Shohim se nganjëherë ai varësisht nga situata duhet të përdorë metodën e butësisë, afrimit, durimit duke ofruar të vërtetën të mbështetur mbi fakte të qarta dhe bindëse, që sigurisht se do të ketë pranueshmëri nga pala e ftuar.

Poashtu në disa raste urtësia mund të vendoset duke përdorur këshillën e bukur duke synuar që të inkurajojmë njerëzit në të vërtetën dhe t'i frikësojmë nga e pavërteta e veçanërisht tek ata individë të cilët kanë neglizhencë dhe pasojnë egon që i pengojnë që ta përqafojnë të vërtetën.

Por në disa raste edhe nuk përjashtohet mundësia e që urtësia të reflektohet edhe në zhvillimin e polemikave edhe debateve, por që duhet të jenë brenda kulturës së dialogut të mirëfilltë pa e rënduar as ofenduar bashkëbiseduesin dhe objektivi i gjithë kësaj është të sqarohet e vërteta dhe të pasohet ajo.

Në fund, kur të gjitha këto opsione shteren, atëherë gjen shprehje përdorimi i "forcës së butë", që disa ulema mendojnë se jep frytet e saj.

Gjatë predikimit fetar patjetër që duhet të kihen parasysh disa çështje siç janë: urtësia në përzgjedhjen e temës për të ligjëruar, urtësia e ligjërimit të të ftuarve në fe, urtësia në përpilimin e konstruktit të të folurit në publik, zgjedhja e kohës së përshtatshme, në caktimin e objektivit, të etapave, planifikim, urtësia në hapat për përgatitje për fushën e thirrjes, sikurse po ashtu me rëndësi jetike është edhe urtësia në luftimin e së keqes, por duke pasur në kujtesë që të mos ketë reflektim në një të keqe më të madhe që do të dëmtonte jetën dhe zhvillimin e myslimanëve.

Muhamedi a.s. ishte modeli më i mirë në fushën e thirrjes islame si në shprehje, vepër dhe sjellje. Ai shumë qartë na ka ofruar mësime praktike se nga cili segment duhet filluar dhe ku duhet të arrijmë, duke u nisur nga forma dhe mënyra e qasjes apo prezantimit, pasiqë të gjithë këto janë me rëndësi vitale për thirrësin.

Nga Ibn Abasi r.a transmetohet se Pejgamberi a.s., kur ka dërguar



Muadh ibn Xhebelin për në Jemen, i ka thënë: "Ti je duke shkuar te një popull që është pjesëtar i librit, prandaj e para gjë në të cilën do t'i thërrasësh njerëzit le të jetë adhurimi i Zotit dhe në qoftë se e njohin, atëherë lajmëroji ata se Zoti ka bërë detyrë për ta pesë namaze në 24 orë, e në qoftë se e veprojnë, atëherë lajmëroji se kanë detyrë zekatin e pasurisë që do t'u shpërndahet fukarenjve të tyre dhe në qoftë se binden atëherë merr prej tyre dhe ruaju pasurisë së shtrenjtë që kanë!".

Pejgamberi a.s. kur dërgonte një thirrës për të ftuar njerëzit në fenë e Allahut xh.sh., i këshillonte kësisoj: 'Përgëzoni e mos largoni, lehtësoni dhe mos vështirësoni". Imam Neveviu ka thënë: "Prej hadithit nënkuptohet se duhet t'ia përfitojmë zemrën atij që është afër ta pranojë Islamin dhe nuk duhet t'ia vështirësojmë (përqafimin e Islamit).

Kësisoj duhet vepruar me fëmijët të cilët janë në prag të moshës së pjekurisë apo kanë hyrë në të, si dhe me ata që janë penduar nga mëkatet. Me secilin prej tyre duhet të sillemi me butësi dhe duhet gradualisht t'i thërrasim në veprimin e llojeve të ndryshme të adhurimeve."

Nga veçoritë e larta të fesë islame është lehtësimi dhe askujt nuk i lejohet që të shtrëngojë dhe ta

**"Lehtësoni dhe mos vështirësoni dhe përgëzoni e mos i trembni (mos i largoni njerëzit nga Islami) dhe ndihmohuni mes vete e mos u përçani!"**

vështirësojë atë me faktin se kjo gjendje do të prodhonte situata të pakëndshme për të dhe do të mposhte atë, sikurse që është transmetuar në "Sahihun" e Buhariut nga Pejgamberia.s., se ka thënë: "Vërtet feja është lehtësim dhe kushdo që mundohet ta shtrëngojë fenë (përmes shfaqjes së ekstremizmit në adhurim), ajo do ta mposhtë atë. Andaj, përmbajuni mesatares dhe përpiquni sipas mundësisë dhe përgëzoni njëri-tjetrin me shpërblimin për veprat e mira. Ndihmohuni në udhëtimin tuaj me ecje gjatë mëngjesit të hershëm, pasdites dhe një pjese të natës."

Kur Muhamedi a.s. e dërgoi Muadhin dhe Ebu Musa El Eshariun r.a., në Jemen, i porositi: "Lehtësoni dhe mos vështirësoni dhe përgëzoni e mos i trembni (mos i largoni njerëzit nga Islami) dhe ndihmohuni mes vete e mos u përçani!"

Ai nuk u mjaftua me përmendjen e lehtësimit, përgëzimit dhe bashkëpunimit, por ia bashkëngjiti edhe ndalimin nga e kundërta e saj e që është: vështirësimi, shkaktimi i neverisë (që dikton largimin e tyre nga Islami) dhe përçarja.

Në një hadith tjetër ka thënë:."-Nuk hyn butësia në ndonjë gjë veçse e zbukuron atë dhe nuk largohet nga ndonjë gjë veçse e shëmton atë."

Ai që është i privuar nga butësia, në realitet është i privuar nga mirësia:"Kujtdo që është i privuar nga butësia, ai është i privuar nga mirësia."

Transmetohet nga Ebu Derda r.a. se Muhamedi a.s., ka thënë:"Kujtdo që i është dhënë hisja e tij nga butësia, i është dhënë hisja e tij nga mirësia. Dhe kujt i ndalohet hisja e tij nga butësia, i është ndaluar hisja e tij nga mirësia."

Si përfundim i kësaj teme, themi që urtësia mbetet element që duhet ta shoqërojë vazhdimisht predikuesin e islamit në çdo kohë dhe në çfarëdo rrethane.

*1. Jusuf Kardavi, Essahve el islamije minel murahekа ila errushdi, f.179.*



Dr. Orhan Bislimaj

# Bashkësia Islame pronare e nikoqire e "Lidhjes së Prizrenit"

Historianët e studiuesit kanë folur për Lidhjen e Prizrenit, por shumë rrallë apo fare hiç nuk e kanë përmendur rolin e Bashkësisë Islame, në këtë projekt të rëndësishëm kombëtar e atdhetar. Ndërsa, dihet se Bashkësia Islame me ylematë e saj, ka qenë ideatore, organizatore e nikoqire e Lidhjes së Prizrenit, së paku në fazën themeltare të saj.

## 1. Lidhja u mbajt në xhaminë e Gazi Mehmet Pashës (Bajraklia)

Kompleksi aktual i Lidhjes së Prizrenit, që është ngjitur me xhaminë e Bajraklisë, deri vonë ka qenë pjesë e tërësisë së kompleksit "Gazi Mehmet Pasha", i cili përfshinte: Dershanën, që tash njihet si simbol i Lidhjes, Medresenë, Xhaminë, Muzeleumin, selinë e Këshillit të BI-së, si dhe Hamamin, që gjendet pak më larg. Gazi Mehmet Pasha, në vitin 1573, këtë vatër të dijes e kulturës, e ndërtoi për "sevap" të tij, e për hir të Krijuesit, gjithnjë duke synuar shërbimin për popullin. Ai, personalisht, është kujdesur që edhe punët të kryhen me ndershmëri, ashtu siç e kërkon çdo vepër bëmirësie/hajrati. Punëtorët që kanë kryer punimet, duhet të ishin të pastër. Xhemati i Prizrenit, ruajnë një rrëfim interesant, në lidhje me pastërtinë. Transmetohet se, gjatë ndërtimit të xhamisë, e cila kishte filluar e para të ndërtohej, një punëtor, me gjasë mjeshtri kryesor, një ditë nuk doli në punë. Pas interesimit të Gazi Mehmet Pashës, punëtori tregoi se ishte i papastër (xhunub), e nuk ka dashur që të punojë me një gjendje të tillë, në një tempull të nisur për riza të Zotit. Ky moment, e inspiroi Gazi Mehmet Pashën, i cili, pezulloi punimet e xhamisë, ndërsa urdhëroi ndërtimin e hamamit, që gjendet disa dhjetëra metra larg xhamisë, në mënyrë që punëtorët të pastrohen, po edhe të shërbejë për të gjithë qytetarët. Dhe, kështu ndodhi. Në ndërkohë, aty, konsolidohet Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, i cili ka funksionuar që nga fillimi i shekullit XVI e që asokohe është njohur me emra të ndryshëm, si: "Myfti Daire" "Vakuf", etj. Po ashtu, aty, ka funksionuar Medreseja e lartë, të cilën e pati mbyllur dhunshëm okupatori serb, më datë 17 mars të vitit 1947, në orën 12 të ditës.

Kompleksi i Gazi Mehmet Pashës, në tërësinë e tij, ka shërbyer për nevojat e Lidhjes dhe seli e Lidhjes. E që do të thotë se nikoqir i Lidhjes së Prizrenit ka qenë Bashkësia Islame, e cila është kujdesur, për banim, ushqim, organizim e aspekte të tjera logjistike. Ndërsa, në xhami, që sot njihet si xhamia e Gazi Mehmet Pashës apo xhamia e "Bajraklisë", Kuvendi i Lidhjes së Prizrenit, i ka zhvilluar punimet, prej datës 10 qershor deri më datë 18 qershor 1878.

**Kompleksi i Gazi Mehmet Pashës, në tërësinë e tij, ka shërbyer për nevojat e Lidhjes dhe seli e Lidhjes. E që do të thotë se nikoqir i Lidhjes së Prizrenit ka qenë Bashkësia Islame, e cila është kujdesur, për banim, ushqim, organizim e aspekte të tjera logjistike.**

Fatkeqësisht, shumë pak historianë, e citojnë faktin se në xhami është mbajtur Lidhja e Prizrenit, apo se Bashkësia islame ka qenë nikoqire dhe organizatore. Për më keq, librat shkollorëe devijojnë historinë, duke e paraqitur shtëpizën (Dershanen) si vend i mbajtjes së Lidhjes. E, disa, janë munduar ta kamuflojnë, duke përmendur sallën e Medresesë së Gazi Mehmet Pashës, si vend i Lidhjes. Sa u përket sallës dhe klasave të Medresesë është e vërtetë, ato kanë shërbyer për aspekte ndihmëse, por, kuvendi historik i Lidhjes është mbajtur në xhami, sepse, bëhet fjalë për një kuvend, që në disa raste ka numëruar deri në 300 delegatë, e përveç xhamisë, nuk ka ndonjë hapësirë tjetër të përshtatshme për mbledhje të këtilla.

### 1.1. Fatkeqësisht, xhamia e Bajraklisë nuk gëzon asnjë status të veçantë

Edhe pse, xhamia e Gazi Mehmet Pashës, përmban historinë e lavdishme të kombit, megjithatë, institucionet tona, asnjëherë nuk e kanë vlerësu-

ar në mënyrë meritore. Ajo, fare nuk është në agjendë të vizitave, me rastin e shënimit të përvjetorit të Lidhjes. Pastaj, ajo nuk gëzon asnjë privilegj apo status të veçantë. Natyrisht, kjo paraqet krizën tonë si popull. Sot, na gëzon fakti kur institucionet e Kosovës u garantojnë privilegje apo status të veçantë disa vendeve apo objekteve, që përmbajnë historinë e Kosovës, siç po ndodh me ato të luftës së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës.

Për hir të së vërtetës, tek në vitin 2013, edhe pse me shumë vonesë, Kuvendi Komunal i Prizrenit, ka bërë një hap drejt vlerësimit të xhamisë, së paku me një veprim krejt simbolik. Për herë të parë në histori, me rastin e shënimit të 135-vjetorit të Lidhjes, me vendim unanim të Asamblesë, Komuna e Prizrenit, më datë 10 qershor 2013, ka vendosur pllakën në hyrje të xhamisë së Gazi Mehmet Pashës. Në këtë pllakë shkruan: "Këtu, në xhaminë e Bajrakut, me 10 qershor 1878, u mbajt Kuvendi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit". Kjo nuk është asgjë, por megjithatë, është një përpjekje.

Konsiderojmë se Qeveria e Kosovës, Ministria e Kulturës, duhet të ndërmarrin iniciativën për t'i dhënë status të veçantë xhamisë së Gazi Mehmet Pashës. Sepse, edhe vetë Pavarësia e Shqipërisë, në vitin 1912, i ka rrënjët në këtë vend, përkatësisht në kryengritjen e Lidhjes, e cila shënon kthesën e madhe për të ardhmen e shqiptarëve si komb. Prandaj, si e tillë, pa dyshim konsiderohet ndër vendet më emblematike në nivel të trojeve shqiptare.

## 1.2. Kompleksi aktual i Lidhjes- pronë e Bashkësisë Islame deri në vitin 1981

Por, ç'e do që Komuna e Prizrenit, asokohe "Skupština Opštine Prizren", në vend të vlerësimit të xhamisë së Gazi Mehmet Pashës, ndërmerr veprimet arbitrare për eksproprijimin e kompleksit të Gazi Mehmet Pashës. Me vendimin shpronësues, nr. 03/3-463-30, datë 23.VII.1981, i nënshkruar nga drejtori Feta Vorfaj, Komuna e Prizrenit (SR SRBIJA – SAP KOSOVO, SKUPŠTINA OPŠTINE PRIZREN – Uprava za imovinsko – pravne poslove), ia merr Bashkësisë Islame, pronën ku aktualisht gjindet Kompleksi i Lidhjes, duke e ndarë nga xhamia e Gazi Mehmet Pashës. Në këtë vendim (Rešenje) e që është në gjuhën serbokroate, thuhet: "Bashkësisë Fetare Islame, i eksproprijohen ndërtesat, të cilat gjenden në rrugën IV, Kos.Udarna Brigada, nr. 25, parcella numër 1913, në sipërfaqe prej 1762 m2 dhe parcella nr.1912 në sipërfaqe prej 202 m2, gjithësej në sipërfaqe prej 1964 m2."

Ky vendim, që ka ndodhur në kuadër të shënimit të 100-vjetorit të Lidhjes së Prizrenit, ka qenë vendim arbitrar dhe përbën një bashkëdyzim të ideve të okupatorit serb dhe disa shqiptarëve lojalë të pushtetit, për abstrahimin e rolit të xhamisë dhe Bashkësisë Islame. Ndryshe, kjo nuk mund të shpjegohet. Në këtë frymë antiislame, historianët e oborrit të pushtetit, e kanë shkruar historinë e Lidhjes në librat shkollorë, duke ofruar një variant të pavërtetë apo të mangët rreth saj. Sot, Kompleksin e Lidhjes në Prizren, e vizitojnë me qindra e mijëra nxënës, nga të gjitha anët e trojeve tona etnike, por asnjëri prej këtyre fëmijëve nuk e viziton vendin e vërtetë ku është mbajtur Kuvendi i Lidhjes së Prizrenit, pra nuk e vizitojnë xhaminë e Bajraklisë! Prandaj, kush nuk e ka ditur deri sot, le ta dijë se Kompleksi i Lidhjes së Prizrenit, ka qenë pronë e Bashkësisë Islame deri më datë 23.07.1981.

## 2. Raporti i oficerit britanik, viti 1878, për rolin e ylemasë dhe karakterin e Lidhjes

Gjithmonë do të themi se Lidhja e Prizrenit ka qenë një projekt kombëtar, për unifikimin e katër vilajeteve shqiptare, në një shtet të vetëm, në një Shqipëri, si një garanci për ruajtjen e tokave shqiptare nga copëtimet dhe apetitet gllabëruese të fqinjëve sllavë. Kjo, fare nuk diskutohet! Por, krahas kësaj, gjithmonë do të themi se, në këtë projekt kombëtar, politik e ushtarak, pra në organizimin dhe realizmin e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, rol mjaft madhor ka pasur Bashkësia Islame. Studiuesit e historianët e kanë për obligim që ta thonë, të rikonfirmojnë se Bashkësia Islame ka dhënë kontribut të madh ideor, cilësor e sasior, në organizimin e Lidhjes së Prizrenit, si një projekt kombëtar. Asnjëherë nuk është thënë se Lidhjes që ne e kujtojmë, i ka paraprirë, iniciativa e ylemave të kohës. Christine Von Kohli thotë se shqiptarët e zhgënjyer e të zemëruar krijuan "Komitetin e Muslimanëve të Mirëfilltë", i cili disa vjet më vonë u riemërua me 'Lidhja e Prizrenit'. Po kjo autore mendon se në librat shkollorë shqiptarë është falsifikuar në frymë nacionaliste karakteri i kësaj Lidhjeje, duke e kaluar në heshtje orinetimin e saj islamik e duke i përqendruar synimet e saj vetëm te kërkesa për një



Shqipëri të pavarur. Të njëjtën gjë e pohon edhe Muhamed Pirraku. Sipas tij, Lidhja Shqiptare, e cila nga drejtuesit e saj, quhej ittifak (Lidhja) vepronte në Vilajetin e Kosovës nga fundi i vitit 1877 dhe drejtohej nga haxhi Ymer Efendi Prizreni, i cili edhe e pati hartuar Momerandumin e banorëve të Prizrenit, të 12 majit 1878, drejtuar përfaqësuesve diplomatikë të Fuqive të Mëdha, në Stamboll, ku shprehte hidhërimin se disa pjesë shqiptare do t'u bashkohen Serbisë, Malit të Zi apo Bullgarisë së re.

Por, akoma më shumë, raporti i oficerit britanik, i cili, udhëtoi nëpër Kosovë në fund të vitit 1878, e sqaron më së miri atë që duam të themi. Ai thotë: "Kjo lëvizje është më shumë fetare sesa shekullare, asaj i prijnë myftinjtë, ulematë, kadinjtë: unë mendoj se është më se e qartë se Porta dhe Lidhja… tashti janë në marrëdhënie të mira dhe janë duke punuar për arritjen e qëllimit të përbashkët mbrojtjen e provincës."

## 3. Çfarë përmbajtje kishte "Kararnameja" – Statuti i Lidhjes së Prizrenit

Karanameja është dokumenti apo më mirë të themi statuti, i cili përmban vendimet e Kuvendit të Lidhjes, të datës 18 qershor 1878 dhe është i përbërë prej 16 pikave. Është interesante se ky tekst nuk është përpunuar fare nëpër librat shkollorë, po edhe shumë pak, në librat e historiografisë shqiptare, me përjashtim të ndonjërit prej tyre dhe aty pjesërisht. Kam përshtypjen se kjo ka ndodhur me paramendim, pasiqë, në përmbajtjen e saj, vërehet qartë fryma panislamiste e Lidhjes. Dhe, publikimi i saj, do t'i prishte planet e ideologjive antiislame, çfarëdo qofshin ato, që synonin, me çdo kusht ta paraqesnin Lidhjen si laike e sekulare.

Në vazhdim, pa ndërhyrje, po e sjellim "Kararnamenë" e Kuvendit të Lidhjes së Prizrenit, datë 18 qershor 1878, të përpunuar nga studiuesi Xhafer Belegu, botuar në vitin 1939:

1) Lidhja e jonë asht formue me qëllim, që të mos njofi asnji qeveri tjeter, përveç se atë të Perandoris ottomane edhe të mbrojë integritetin toksuer duke përdorë të gjitha mjetet.

2) Qëllimi i jonë i naltë asht, me mbrojtë të drejtat e personit të pa-përgjegjshëm të Madhnis së Ti Sultanit, Sovranit t'onë.

Na do t'i qujmë anmiq të kombit e t'atdheut gjith ata që na kundërshtojnë dhe prishin qetsin; gjith' ashtu edhe ata që përpiqen me dobsue auktoritetin e qeveris si dhe bashkpunuesit e ktyne. Në rasë se kta trubullues nuk hekin dorë, do të qiten jasht shtetit.

3) Ata delegatë të krihinave të tjera që dishrojnë me hy në lidhjen t'onë, do t'i pranojmë me gjithë gëzim e do t'i regjistrojmë në listën e antarve të Lidhjes si miq të qeveris e të vendit.

4) Në bazë të ligjit të naltë fetar (sheriatit) do të mbrojnë jetën, pasurin, dhe nderin edhe t'atyne që s'janë muhamedanë, po janë besnikë, baras me t'onat. Do të marrim masa ndeshkimore kundra kryengritësve, duke i dënue sipas fajit.

5) Të gjitha shpenzimet për luftarët që do të mbledhin krahinat do të rregullohen e do të përballohen në bazë të dispozitave të vendimeve që do t'apim.

Fuqiat ndihmëse, t'ardhuna prej së jashtmi, do të pranohen me kënaqsi në kontingentin t'onë.

6) Duke marrë parasyshë gjendjen e Ballkanit, nuk do të pranojmë n'asnji mënyrë që të marshojnë mbrenda tokëve t'ona ushtëri të hueja.

Ne nuk do të njofim me asnji mënyrë Bullgarin dhe as duem t'i ndëgjojmë emnin; edhe Serbia në rasë se nuk na i dorzon me të mirë tokët që na ka shkel, do te dërgojmë kundër sajë fuqi për me i a marrë me pushkë.

Dhe kundër Malit te Zi do të veprojmë po në kët mënyrë.

7) Atyne bashkatdhetarve dhe besnikve të qeveris në Ballakn të cilët kanë me hý në Lidhjen t'onë, do t' u apim dorën e do të ndihmojmë njani tjetrin si pas rasës e nevojës.

8) Në rasë se nji krahinë, për zbatimin e nji vendimi të Lidhjes, has në kundërshtime, krahinat fqij, në bazë të marrveshtjes, do të shpejtojnë me i ndifë në të kryemit të qëllimit.

9) Cilido që del prej Lidhjes t'onë, Zot na ruej! Cilido që ban spiunazhë, e cilido që vepron mbas qejfit të vet e nuk degjon urdhnat e te parve, do të ndeshkohet me dënim që meriton.

10) Kurë nji vendës i nji krahine të Lidhjes kushdo qoftë e nga çdo fe që t'jetë, kërkon të dali nga Lidhja nuk do të lejohet me shkue as në Serbi as në Mal të Zi. Po në qoftë se shkon, do të njifet spiun e do të dënohet sipas vendime në fuqi.

11) Kushdo prej nesh që ka vû në dispozicion të Lidhës fuqin e ti sipas zotsis, dhe u shmanget detyrime të marruna përsipër e s'u vé vesh ose kundërshton urdhnat ose shpërdoron detyrën ose sillet brutalisht ose ban ndonji çnderim, do të ndëshkohet me nji dënim relative me fajin që ban.

12) Dërgimi i fuqive, thirrja dhe përdorimi i tyne do të regullohen sipas instrukcioneve që janë duke u-përpilue.

13) Për me zbatue kta nene, do t'i epet nji randësi o kujdesje e vaçante korespondencës.

14) Asht e ditun që qeverija nuk do të lejohet me asnji mënyrë me i ndërhy Lidhjes në punët e veta; as Lidhja nuk do t'i trazohet qeverisë në administratë; për ndryshe kjo gjá do të quhet nji cënim i të drejtës së saj.

15) Nji kopje e kti vendimi do t'i paraqitet çdo krahine dhe qyteti.

16) Në bazë të besës së lidhun prej perfaqsusve të burravet të pa-trembun të Shqipnis së Veriut, e asaj te Jugut e të Bosnjes, t'atyne trimave që çkurë se kanë le nuk kanë dijtë tjetër mjeshtëri veç se pushkës dhe që për Shtet, Komb e Atdhe janë kurdoherë gati me derdhë gjakun, kemi zgjedhun Prizrenin për kryeqytet të Lidhjes.

Sikurse qemë të zott me i vu Lidhjes gurin e parë të themelit edhe në t'ardhmen s'kemi me durue nji tirani që shtyp banorët e vendeve t'ona. Bijt t'onë dhe bijt e bijvet t'onë do të jenë besnikë të Lidhjes dhe kush të largohet praj saj do të konsiderohet sikurse ka hek dorë prej muhamedanismës dhe do të mallkohet e do të përbuzet prej nesh.

Na detyrohemi me i ndéjtë besnikë kti vendimi duke dhanë nënshkrimet t'ona. (47 nënshkrime).

## 4. Fryma panislamiste dhe programi i Lidhjes

Siç shihet, përveç sheriatit për sistem ligjor, Kararnameja pasqyron lojalitetin ndaj Perandorisë Osmane, si dhe, duket edhe pjesëmarrja e vëllezërve

myslimanë nga Bosnja, e që dëshmon se Lidhja përmbante brenda saj edhe aleancën islame, si një antipod kundër pansllavizmit agresiv asokohe, që shtrihej nga fqinjët e afërt e deri te Rusia dhe vendimet pansllaviste të traktatit të Shën Stefanit, 03 mars 1878. Po ashtu, në fund, Lidhja njihet si "islame/ muhamedaniste": "dhe kush të largohet praj saj do të konsiderohet sikurse ka hek dorë prej muhamedanismës dhe do të mallkohet e do të përbuzet prej nesh.."

Pra, këto dhe shumë të tjera, tregojnë për orientimin programor të Lidhjes, së paku në fazën e saj themeltare. Por, kjo, nuk e zbeh Lidhjen si një projekt kombëtar. Sepse, siç konstaton edhe studiuesi Nexhat Ibrahimi: "në fund të fundit, vendimet në Lidhje, paraqisnin reflektim të kohës, rrethanave dhe të nevojave të tyre fetare, kulturore, politike dhe ekonomike, pra jo reflektim të kohës që do të vijë.

Në të vërtetë, Kararnameja, në mënyrë tipike, pasqyron antagonizmin në mes aleancës panislamiste, në njërën anë dhe asaj pansllaviste, në anën tjetër, e që pati prekur edhe vilajetet shqiptare. Shqiptarët, sikurse edhe sot, kanë qenë të detyruar për t'u orientuar nga një shtet i fuqishëm. Natyrisht, prirja e natyrshme, në atë kohë, ka qenë drejt Perandorisë Osmane, për shumë arsye, përfshirë ngjashmërinë kulturore, bashkëpunimin politik, strategjik, etj., sikurse që shqiptarët ortodoksë e katolikë kanë ruajtur një simpati për fuqitë e Mëdha, që i përkisnin së njëjtës fe. Po ashtu, për të njëjtat arsye, siç citon Evangelos Kofos: "Në ditët e Kongresit të Berlinit, Maratos (një emisar grek) tregon se të gjithë të krishterët (ortodoksë) të Sanxhakut të Gjirokastrës – duke përfshirë ata të qyteteve të Gjirokastrës, Delvinës, Tepelenës dhe Përmetit – refuzuan të nënshkruajnë peticione (kundër Shën Stefanit). Të njëjtin qëndrim kishin mbajtur edhe të krishterët e Sarandës, siç raportonte konsulli grek në këtë qytet." Pastaj, rasti tjetër me Mirëditën. Edhe pse Kongresi i Berlinit i kishte injoruar kërkesat e shqiptarëve dhe të Lidhjes së Prizrenit, megjithatë, të vetmen çështje që e kishte shqyrtuar ishte ajo e Mirëditës. Në protokollin e 13 të Kongresit të Berlinit, pjesa e dytë, bëhet fjalë për "privilegjet dhe liritë e popullsisë katolike të Mirditës. Pra, janë fakte të pamohueshme.

## 5. Historianët dhe paragjykimet

Por, pavarësisht orientimit programor apo më mirë të themi prezencës së elementeve islame, Lidhja e Prizrenit ka pasur synime kombëtare shqiptare. Feja islame nuk e cenon këtë përcaktim, në asnjë rast. Historianët këtu kanë gabuar rëndë, kur e kanë deformuar të vërtetën e Lidhjes, për shkak të paragjykimeve ideologjike e hipotekave antiislame. Ata, sikur kanë harruar se ylematë shqiptarë, ishin patriotë të spikatur dhe në shërbim të çështjes kombëtare, në të gjitha etapat e historisë. Si çdo shqiptar atdhetar, edhe ata, veçse më shumë, i kanë pasur aspiratat e tyre kombëtare. Në instancë të fundit, Lidhja ka qenë e detyruar të rreshtohet në njërën anë, ose në anën e Perandorisë ose në anën e Fuqive të Mëdha anëtare të Kongresit të Berlinit. Në secilin rast, elementi fetar ka qenë i paevitueshëm. Për këtë arsye, brenda Lidhjes, ka pasur edhe të krishterë, pjesëmarrja e tyre nuk ishte për arsye fetare, por për arsye kombëtare. Pastaj, se si do të duket shteti i ardhshëm shqiptar, çfarë orientimi do të ketë ai, fetar apo sekular, kjo ka qenë e parëndësishme për ato momente, edhe për faktin se orientimet e shteteve dallojnë nga periudha në periudhë. Pra, orientimi politik ndryshon gjatë kohës. Vetë Shqipëria, pas vitit 1945, ka pasur disa orientime, politike, ushtarake e kulturore. Fryma islame e Lidhjes së Prizrenit, ka treguar orientimin kah Perandoria Islame, por asnjëherë nuk e ka cenuar synimin kombëtar të saj. Përndryshe, me këtë logjikë, atëherë, të gjitha shtetet, që kanë orientime fetare të caktuara, dashka që mos t'i konsiderojmë si shtete kombëtare, kjo logjikë është absurde!

Prandaj, në këtë kohë kur e kujtojmë Lidhjen, duhet të themi gjërat e vërteta, pa paragjykime e pa ngarkesa ideologjike. Prej pak historianëve, që sado pak e kanë thënë të vërtetën objektive për Lidhjen, është akademik Ali Hadri. Sipas tij: "Kjo Lidhje ka pasur tri programe. Programi i parë dhe i dytë ishin bukur shumë në frymën panislamiste, ndërsa programi i tretë ka qenë shumë më përparimtar…" Por, Xhafer Belegu, që duket se është njohës i mirë i burimeve të kësaj teme, edhe për shkak të afërsisë kohore me kohën e Lidhjes, për versionin e tretë, që përbëhej prej 19 pikave dhe për "Talimatin", që përbëhej prej 8 pikave, Belegu, thotë, se krahas frymës kombëtare, megjithatë vërehet elementi turk (lexo: islam), derisa përmendet dhe Bosnja. Po ashtu, sipas Belegut, Stambolli e ka përkrahur iniciativën për Lidhjen, që në fillim. Bile, Sulltan Abdyl Hamiti, u shkroi përkrahje kryetarëve të fesë muhamedane, si Ahmet efendi Korenicës, kadiut të Gjakovës, Myderrizit të Prizrenit Ymer Efendiut dhe Myftiut të Dibrës Jonuz Zyhdi Efendiut, dhe u dha urdhër komandantëve ushtarakë në Shqipëri që të mos e pengonin Lidhjen e veprimet e saj.

Prandaj, fryma panislamiste në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit ishte orientim themeltar dhe përfundimtar.

*1. Dokumenti, nr.03/3-463-30, datë 23.VII.1981, që gjendet në arkivin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit. 2. Shih: Ramiz Abdyli & Emine Bakalli, Historia 11 (Gjimnazi i shkencave natyrore), Libri Shkollor, Prishtinë, fq.139. 3. Christine Von Kohl, Shqipëria, Prishtinë, 2006, sipas: Nexhat Ibrahimi, Vepra – 10, Logos-A, Prishtinë, 2009, fq.723. 4. Shih: Dr. Muhamet Pirraku, Myderriz Ymer Prizreni – ora, zemra dhe shpirti i Lidhjes Shqiptare 1877-1887, Sharr, 2003, fq.55. 5. Noel Malcom, Kosova një histori e shkurtër, Koha, Prishtinë, 2001, fq. 230. Më 1879, konsulli britanik në Shkodër, i përshkroi anëtarët e Lidhjes në Kosovë si 'myslimanë fanatikë'. Shih, po aty, fq. 422. 6. Nocionet: "shtet, komb, atdhe", në disa punime studimore, hasen si përkthim i nocioneve në origjinal: "din, devlet, vatan". Shih: Nexhat Ibrahimi, Dimensioni islam dhe kombëtar i Lidhjes së Prizrenit më 1878, https://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=1424, data e publikimit dhe citimit:13 qershor 2010; Olsi Jazexhi, Lidhja e Prizrenit, nuk ishte lidhje shqiptare por ishte lidhje islamike, sipas: https://olsijazexhi.ëordpress.com/2018/06/11/lidhja-e-prizrenit-nuk-ishte-lidhje-shqiptare-por-ishte-lidhje-islamike/, data e publikimit dhe citimit: 11.06.2018. 7. Xhafer Belegu, Lidhja e Prizrenit e veprimet e sajë 1878-1881, Tiranë, 1939, fq.31-33. Teksti është sjellëpa ndërhyrje. 8. Nexhat Ibrahimi, Vepra – 10, Logos-A, 2009, Prishtinë, fq.714. 9. Evangelos Kofos, Greek reaction to the Albanian League of Prizren, Balkan Studies, Vol, 23, 1982, fq.356, sipas: Nexhat Ibrahimi, Vepra – 10, Logos-A, 2009, Prishtinë, fq.718. 10. Abib Ahmeti, Theranda – Prizreni ndër shekuj, Prizren, 1996, fq.164. 11. Ali Hadri, Historia e popullit shqiptar, për shkollat e mesme, botimi i tretë i përmirësuar, Prishtinë, 1973, fq.100. 12. Shih: Xhafer Belegu, po aty, fq.40. 13. Shih: Xhafer Belegu, po aty, fq. 17-18.*

Mr. Vaxhide Bunjaku

# Mbulesa akt bindjeje dhe dëlirësi e femrës

"Nuk i takon asnjë besimtari apo besimtareje të vërtetë që, kur Allahu dhe i Dërguari i Tij vendosin për një çështje, ata të kenë të drejtë të zgjedhin në atë çështje të tyren. Kush e kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ai me siguri ka humbur". (El- Ahzab, 36).

Bisedat rreth përkufizimit të bartjes së shamisë është njëra ndër bisedat më të përfolura ku flitet për qëndrimin e saj, jo rrallë edhe armiqësor, madje edhe si trend në opinion dhe me praktikimin e saj të lidhen reagime të shumta për kundërshtimin apo edhe rrezikshmërinë e saj.

Sot në çdo anë të botës ku ka myslimanë, ekzistojnë organizime, takime të ndryshme, tribuna, sesione, në të cilat njerëzit me mentalitet primitiv flasin dhe debatojnë rreth mbulesës, për zbehjen e këtij obligimi hyjnor, me pretendimin për t'i thyer femrës dinjitetin dhe të nënvlerësohet pozita e saj në shoqëri.



**Gratë myslimane sot duan të jetojnë me kufijtë e moralit, me parimet e tij, të ruajnë integritetin dhe sigurinë nga dukuritë negative në shoqëri si droga, prostitucioni, dhuna, vetëvrasja, etj.**

Mësimet që lidhen me urdhrin e mbulesës, për të cilat shpeshherë edhe kritikohen nga kundërshtarët e saj, synojnë ta ruajnë nderin dhe moralin e femrës, ato mësime kanë vendosur kufij dhe kanë ndërprerë aso marrëdhëniesh midis mashkullit dhe femrës që mund të sillnin imoralitet dhe shfrenim epshor, në mënyrë që t'i nënshtrohen një sistemi që bazohet në parime morale.

Megjithatë, Allahu xh.sh. e nderoi femrën duke i dhënë asaj të drejtat e saj dhe njëkohësisht këto të drejta janë të përshtatshme me natyrshmërinë e saj, njëra ndër këto

të drejta është edhe mbulesa, të cilën femra myslimane obligohet ta bartë.

Përmes kësaj dispozite të hixhabit, me të cilën Zoti i obligoi gruan, bëri që ajo të jetë faktor për ruajtjen dhe dëlirësinë e saj dhe njëkohësisht për ruajtjen dhe stabilitetin e shoqërisë nga çdo dukuri negative dhe imoraliteti, po ashtu kjo dispozitë jep mesazhe të qarta tek të tjerët se kjo veshje e femrës myslimane tregon që ajo vajzë qëndron larg çdo paragjykimi të intolerancës dhe diskriminimi, që është një fenomen negativ i përhapur tek ne dhe mbarë botën krahas femrës myslimane.

## Mbulesa akt bindjeje

Urdhri për mbulesën e femrës është prej mësimeve integrale të fesë islame, të cilat nuk lejohet të ndryshohen e as t'u jepet ndonjë kahje tjetër, për këtë Allahu xh.sh në një ajet kuranor thotë: "Nuk i takon asnjë besimtari apo besimtareje të vërtetë që, kur Allahu dhe i Dërguari i Tij vendosin për një çështje, ata të kenë të drejtë të zgjedhin në atë çështje të tyren. Kush e kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ai me siguri ka humbur". (El- Ahzab, 36).

Prandaj ky urdhër i mbulesës është akt bindjeje ndaj Allahut xh.sh. dhe si i tillë është siguruar nga Allahu dhe se çdo kahje tjetër e dhënë përveçse obligim hyjnor, që synon të mbrojë nderin dhe dëlirësinë e femrës nga çdo instinkt i ulët, është kahje e pabazë dhe larg së vërtetës.

Islami është në favor të lirisë së femrës, atëherë çdo femër me mbulesë që paraqitet kudo në masë, nuk tregon akt të shtypjes për shkak veshjes së saj apo nënshtrim ndaj dikujt tjetër, por është një segment i qartë i dinjitetit, bindjes, adhurimit ndaj Zotit dhe vullnetit të tij, ajo thjesht është një element i etikës islame dhe ndër dispozitat jetike të edukimit të mirëfilltë.

Lidhur me qëllimet e mbulesës, Allahu xh.sh. në një ajet thotë: "Kjo është më afër që ato të njihen e të mos ofendohen." (El- Ahzab, 59).

Atëherë, si parim i parë, mbulesa e bën gruan që për të gjykohet duke u bazuar në personalitetin e saj, diturinë, inteligjencën dhe aftësinë që ka e jo të ofendohet apo të gjykohet ndryshe nga të tjerat në bazë të kodit të veshjes së saj.

Sot është e kotë të mohohet fakti se çdo ditë hasim dhe dëgjojmë për diskriminim në punësim, dhunë në familje, përjashtim nga të drejtat e trashëgimisë, të cilat janë vetëm disa nga problemet që i përcjellin gratë në përgjithësi, mirëpo gratë dhe vajzat me mbulesë në veçanti hasin në vështirësi shtesë, në atë të stigmës shoqërore dhe institucionale. Ndonëse një numër shumë i madh i grave mysliman i kanë të përfunduara studimet në të gjitha fushat, fatkeqësisht shumë pak u jepet mundësia për punësim.

Megjithatë, përkundër asaj se çka flitet dhe debatohet, themi që shamia është pjesë e indentitetit tonë (fetar dhe kombëtar) dhe si e tillë ajo ka vlerë dhe peshë për çdo mysliman.

Gratë myslimane sot duan të jetojnë me kufijtë e moralit, me parimet e tij, të ruajnë integritetin dhe sigurinë nga dukuritë negative në shoqëri si droga, prostitucioni, dhuna, vetëvrasja, etj.

Nëse njerëzit dëshirojnë të shohin sinqeritetin, përgjegjësinë, besnikërinë, frytdhënie dhe dobinë për shoqërinë, atëherë kush tjetër më mirë u jep kuptim këtyre shprehjeve sesa një myslimane e devotshme.

Një grua myslimane e përgatitur në mënyrë profesionale mund të ndryshojë gjithçka nëse njerëzit u kushtojnë vëmendje fjalëve dhe veprimeve të saj dhe jo veshjes së saj!



Dr. Nuridin Ahmeti

# profesor Idriz Ajeti si nxënës i Medresesë së Madhe në Shkup

"Për ne që e kemi bërë këtë shkollë që nga fillimi ka qenë i qartë qëllimi, sikundër shihet mirë nga dokumentet e shkollës e sidomos nga fjala e drejtorit të shkollës me raste të ndryshme inauguruese, se hapja e kësaj shkolle me synime largshikuese-s'ishte bërë për të siguruar kuadro mësimore për shkolla fetare, klerikë të tjerë. Pas Fakultetit të Filozofisë të Shkupit, ishte njëra nga vatrat më të njohura të lëvizjes përparimtare më Maqedoninë e paraluftës." (Akademik, Idriz Ajeti)

## Hyrje

Njëra nga shkollat e mesme, ku vijuan mësimet edhe një pjesë e konsiderueshme e nxënësve nga hapësira shqiptare e ish-Jugosllavisë, në periudhën midis dy luftërave botërore, ishte edhe Medreseja e Madhe Shtetërore "Kral Aleksandri I" në Shkup. Kjo shkollë ishte themeluar me dekretin e datës 24 prill të vitit 1924, kurse punën e nisi nga viti 1925 dhe vazhdoi deri në vitin 1941. Mësimi në të zhvillohej më një program të kombinuar nga lëndë shkencore dhe ato me bazë fetare islame.

Në këtë shkollë mësimet i vijuan nxënës të besimit islam nga e gjithë hapësira e ish-Jugosllavisë, rrjedhimisht, këtu vijuan mësimet edhe nxënës shqiptarë.

Nga ata të cilët u shkolluan në këtë medrese, pjesa dërrmuese vazhduan studimet në qendrat e ish-Jugosllavisë, si në Beograd, Zagreb, etj., për t'u inkuadruar më pas në institucionet e vendit pas Luftës së Dytë Botërore, duke arritur deri në struktura udhëheqëse. Nxënësit e kësaj medreseje, më vonë, u bënë bartës të shumë institucioneve arsimore, shkencore, politike, administrative te ne.

Ndër nxënësit shqiptarë që u shkolluan në këtë shkollë dhe që më vonë u bënë figura publike të njohura te ne në Kosovë, janë: Hivzi Sylejmani, Adem Gllavica, Xhevdet Pallaska, Zenel Ajdini, Vehap Shita, Kadri Halimi, Sezair Surroi, Rexho Mulliqi, Ramadan Vraniqi etj.



Në mesin e shumë nxënësve shqiptarë që ndoqën mësimet në këtë shkollë, ndër më të shquarit, pa dyshim ishte edhe profesor Idriz Ajeti nga Tupalla e Medvegjës.

Ka disa arsye pse kemi vendosur që t'i qasemi kësaj teme, por dy janë më kryesoret:

E para- deri më sot për profesor Idriz Ajetin janë mbajtur disa tubime me karakter shkencor, por nuk na është e njohur që dikush të ketë shkruar për shkollimin tetëvjeçar të profesorit në këtë shkollë. Edhe ata që kanë shkruar për biografinë e tij, janë mjaftuar me dy-tre rreshta.

E dyta- pavarësisht qëllimit të themelimit të kësaj shkolle, që ne do ta potencojmë edhe në këtë vështrim tonin, profesori ishte nxënës i kësaj shkolle për tetë vjet me radhë dhe, para se profesori të bëhej gjuhëtar i madh, ai ishte nxënës i kësaj shkolle.

Ndër studiuesit që u morën me historikun dhe veprimtarinë e Medresesë së Madhe shtetërore të Shkupit, janë: Mustafa Memiçi, Kasim Haxhiqi, Abaz Rexhepagiqi, Qerim Lita dhe ndonjë tjetër që mund të ketë shkruar ndonjë varg për këtë medrese.

## Pak jetëshkrim për profesor Idriz Ajetin

Megjithëse ka disa data të ndryshme, sipas dokumenteve që ruhen në dosjen e profesor Idrizit në Arkivin e Institutit Albanologjik, shënon se profesori ka lindur më datën 26.06.1917, nga babai Ismaili dhe nëna Gjyle Baftiu.

Shkollimin fillor e kreu në Sijarinë të Medvegjës më 1930 dhe po atë vit regjistrohet në Medresenë e Madhe Shtetërore të Shkupit, ku e përfundon maturën më 1938.

Në vitin 1938 fillon studimet nga fusha e gjuhësisë në Zagreb dhe në Padova të Italisë. U diplomua në Beograd më 1949 dhe u doktorua më 1960 po aty.

Ka mbajtur disa pozita me rëndësi në institucionet e ndryshme të Kosovës: ka qenë profesor i gjuhës shqipe në Gjimnazin e Prishtinës (1949/53), lektor në Seminarin e Gjuhës shqipe në Universitetin e Beogradit (1953-1960), ligjërues dhe udhëheqës për shumë vjet në Degën e Gjuhës shqipe në Fakultetin Filozofik të Universiteti të Prishtinës, drejtor i Institutit Albanologjik, themelues



Биографија

Рођен сам у селу Тупаљу, срез Јабланички, Народна Република Србија 25 јуна 1917 године. По народности сам Шиптар, а држављанин ФНРЈ. Потичем из средње сељачке породице, која поседује 4-5 хектара земље, слабог бонитета. Ожењен сам – немам деце.

Основну школу сам похађао у Сијаринској Бањи, а средњу у Великој Медреси у Скопљу. Године 1938 уписао сам се на Филозофски факултет у Загребу. Са студијама на факултету [illegible] у погледу политичких [illegible] у вези с код [illegible] у Загребу, као студент [illegible] [illegible] сам у [illegible]. Од 1941-1943, у току студија боравио сам у Италији – Пиза – Падова. По повратку из иностранства 1943 служио сам као наставник у шиптарској гимназији. После ослобођења радио сам у шиптарској гимназији у Приштини, до краја 1947 год. Од тога времена сам служио у Повереништву Просвете Обласног н. одбора до јесени ове године, када сам



Биографија

Рођен сам у селу Тупаљу, срез Јабланички, Народна Република Србија 25 јуна 1917 године. По народности сам Шиптар, а држављанин ФНРЈ. Потичем из средње сељачке породице, која поседује 4-5 хектара земље, слабог бонитета. Ожењен сам – немам деце.

Основну школу сам похађао у Сијаринској Бањи, а средњу у Великој Медреси у Скопљу. Године 1938 уписао сам се на Филозофски факултет у Загребу. Са студијама на факултету [illegible] у погледу политичких [illegible] у вези с код [illegible] у Загребу, као студент [illegible] [illegible] сам у [illegible]. Од 1941-1943, у току студија боравио сам у Италији – Пиза – Падова. По повратку из иностранства 1943 служио сам као наставник у шиптарској гимназији. После ослобођења радио сам у шиптарској гимназији у Приштини, до краја 1947 год. Од тога времена сам служио у Повереништву Просвете Обласног н. одбора до јесени ове године, када сам

*Faksimile nga biografia e shkurtër e autorizuar e profesor I. Ajetit, e shkruar nga dora e vet në vitet e pesëdhjeta*

e drejtues i Seminarit Ndërkombëtar për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare, rektor i Universitetit të Prishtinës, kryetar i Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Kosovës, udhëheqës i disa revistave shkencore të Kosovës. Është dekoruar me disa çmime nga institucionet vendore të Kosovës.

## Profesor Idriz Ajeti nxënës i Medresesë

Sikurse u tha, profesor Idrizi, pas përfundimit të shkollës fillore, në vitin 1930 regjistrohet në Medresenë e Madhe Shtetërore në Shkup.

Sipas njërit nga ish-nxënësit e kësaj medreseje, Mustafa Memiqit, profesor Idriz Ajeti, i përkiste gjeneratës së gjashtë të kësaj shkolle, e cila gjeneratë u regjistrua në vitin shkollor 1930/31 dhe e cila maturën e kreu në vitin shkollor 1937/38. Këto të dhëna të viteve për fillimin dhe përfundimin e shkollës së kësaj gjenerate vërtetohen edhe nga të dhënat e paraqitura në Informatorin e kësaj shkolle të botuar në formë broshure e të cilin ne e posedojmë. Shokë klase me profesor Idriz Ajetin dhe që e përfunduam maturën, ishin:

**Gjenerata e gjashtë e Medresesë së Madhe në Shkup 1930/31-1937/38**

*1. Abdullah Çiçiq, 1918, Prijepolje, Serbi.*
*2. Abdullah Mulaoviq, 1918, Plevjle, Mali i Zi.*
*3. Adem Gllavica, 1916, Lipjan, Kosovë.*
*4. Alia Aliq, 1918, Mitrovicë, Kosovë.*
*5. Bajram Metoviq, 1918, Plavë, Mali i Zi.*
*6. Bajram Zeqiri, 1917, Tupallë, Serbi.*
*7. Beqo Bashiq, 1918, Plavë, Mali i Zi.*
*8. Halid Ibishi, 1915, Ferizaj, Kosovë.*
*9. Hamdia Mujezinoviq, 1913, Brodarevo, Serbi.*
*10. Haso Leshnjanin, 1918, Plavë, Mali i Zi.*
*11.Ibrahim Kelmendi, 1913, Preshevë, Serbi.*
*12. Idriz A. Ajeti, 1917, Pjetërshticë, Kosovë.*
*13. Idriz I. Ajeti, 1917, Tupallë, Serbi.*
*14. Isa Sadria, 1918, Prizren, Kosovë.*
*15. Is-hak Sherifi, 1918, Gjilan, Kosovë.*
*16. Isuf Riza, 1916, Gjakovë, Kosovë.*
*17. Jakub Shehoviq, 1916, Plavë, Mali i Zi.*
*18. Jusuf Ajeti, 1917,Tupallë, Serbi.*
*19. Mehdi Hasanoviq, 1914, Gostivar, Maqedoni.*
*20. Murat Nudoviq, 1918, Pazari i Ri, Serbi.*
*21. Mustafa Salihu, 1916, Graçanicë, Kosovë.*
*22. Rifat Abdurrahmani, 1917, Mamushë-Kosovë*
*23.bSejdullah Haxhiq,1918, Sarajevë, Bosnje.*
*24. Sherif Ibroviq, 1918, Sjenicë, Serbi.*

*1. Dokumentacionin arkivor na e ka venë në dispozicion për shfrytëzim studiuesi dr. Qerim Lita, të cilin e falënderojmë! 2. Idriz Ajeti, Vepra 5, ASHAK, Prishtinë, 2002, f. 238-239. 3. Mustafa Memić, Velika Medresa i njeni učenici u revolucionarnom pokretu, Skopje, 1984, f. 247. 4. Po aty, f. 252. 5. Po aty, f. 247. 6. Po aty, f. 250. 7. Po aty, f. 257. 8. Feti Mehdiu, "Një i madh i Medresesë së Madhe", Drita Halimi-Statovci, Një jetë ndërmjet shkencës dhe atdhetarisë 5, IAP, Prishtinë, 2011, f. 91-92; Idriz Ajeti, "Kadri Halimi", Drita Halimi-Statovci..., f. 81. 9. Mustafa Memić, Vep. e cit., f. 259. 10. Po aty, f. 257. 11. Po aty, f. 175. 12. Mustafa Memić, Vep. e cit. 13. Kasim Hadžić, "Velika Medresa u Skoplju", Glasnik, br. 9-10, Sarajevë, 1965, f. 336-340; Glasnik, br. 11-12, Sarajevë, 1965, f. 403-407; Kasim Hadžić, "Pedesetgodišnjica od osnutka Velike Medrese u Skoplju", Takvim, Sarajevë, 1975, f. 223-242. 14. Abaz Redžepagić, "Državna Velika Medresa u Skoplju", Vjetar, nr. XVI-XVII, AK, Prishtinë, 1983, f. 191-311. 15. Qerim Lita,"Medresetë e Bashkësisë Fetare Islame në Shkup gjatë sundimit të Mbretërisë së SKS (Jugosllave)", Kontributi i ulemave në ngritjen e çështje kombëtare, (Simpozium shkencor), BFIRM, Shkup, 2013, f. 108-119. 16. Arkivi i Institutit Albanologjik në Prishtinë (më tej: AIAP), Dosja (më tej: D), Idriz Ajeti. 17. AIAP, D, Idriz Ajeti. 18. AIAP, D, Idriz Ajeti. 19. Mustafa Memić, Vep. e cit., f. 252. 20. Архив Југославија (më tej: AJ), Ф. 66, Фас. 1102, A-E 1429 (Velika Medresa Krajl Aleksandar I-Skopje (më tej: VMKAI- Sk.,) 1935-1940). 20. Mustafa Memić, Vep. e cit., f. 252.*

**Haki Sahitaj**

# Roli i studentëve myslimanë

Modernizmi i cili ka trokitur nëpër të gjitha dyert e institucioneve, duke përfshirë dhe ato arsimore, domosdo ka ndryshuar dhe botëkuptimin e të mësuarit dhe përgatitjen e studentëve për të ardhmen e tyre, ku këto struktura tashmë jetën nuk e organizojnë sipas ndonjë doktrine të shenjtë. Andaj për myslimanët këto botëkuptime paraqesin një sfidë, sidomos nëse studenti nuk është i njohur me parimet dhe vlerat islame.

Koha studentore është koha më komplekse e çdo të riu e aq më shumë kur këta studentë jetojnë ne vende si Kosova dhe Shqipëria. Ndonëse kjo periudhë për shumë të rinj të botës përbën momente kur ata fillojnë të ndiejnë teksa po u afrohen ëndrrave të tyre, teksa shohin se e ardhmja u premton vend në historinë e vendit të tyre, rinia jonë akoma vuan nga makthi se a do të arrijë të bëjë një regjistrim të denjë e lëre më të mendojë se çka më pas.[1]

E kur flasim për studentët myslimanë, duket se për ta sfida bëhet akoma edhe më e rëndë. Para se ata të mendojnë për universitete më të mira, para se të mendojnë rrugët drejt suksesit, apo drejt një karriere akademike, ata priren që së pari t'i shtrojnë vetes pyetjen se çfarë mund të bëjë me arsimimin e tij për gjendjen e popullit të vet dhe të mbarë botës në tërësi e botës islame në veçanti?

Përgjigjja varet nga secili student, nga aftësitë dhe prirjet që zotëron, mundësitë për t'u shkolluar dhe realiteti me të cilin ballafaqohet çdo ditë. Por unë jam përpjekur që të reflektoj mbi disa alternative të mundshme nga njëri prej autorëve më me ndikim dhe aktiv të botës islame, siç ishte Ebu Ala el-Mevdudi. Sot numri i atyre që nisen për në ambientet universitare janë shumë dhe në mesin e tyre edhe shumë të rinj myslimanë. Që në

**Jeta universitare e çdo të riu mysliman kërkon që të kihen parasysh disa pika themelore. Ashtu siç edhe autori i përmend si në vijim: Besimin në Zotin, në Pejgamberin dhe besimin në Ditën e gjykimit.**



**Studentët duhet të bëjnë më të mirën e mundshme për aftësim profesional në fushën e tyre dhe kjo duhet të jetë shtytje pikërisht nga gjendja jonë për t'u dalë për zot vlerave dhe besimit tonë.**



hyrje të librit, autori ka bërë dallimin më të spikatur në mes këtyre palëve. Ai shprehet i entuziazmuar që sot shumë myslimanë e myslimane i gjen në këto ambiente dhe ajo për të cilën ia vlen të krenohesh është besimi (imani) i këtyre studentëve, të cilët, siç shprehet ai, flakërojnë me zjarrin e besimit, të vetëdijshëm për përgjegjësitë e tyre si myslimanë dhe bëjnë çmos që, nëpër institucionet e tyre, të gjallërojë fryma Islame.[2] Modernizmi i cili ka trokitur nëpër të gjitha dyert e institucioneve, duke përfshirë dhe ato arsimore, domosdo ka ndryshuar dhe botëkuptimin e të mësuarit dhe përgatitjen e studentëve për të ardhmen e tyre, ku këto struktura tashmë jetën nuk e organizojnë sipas ndonjë doktrine të shenjtë. Andaj për myslimanët këto botëkuptime paraqesin një sfidë, sidomos nëse studenti nuk është i njohur me parimet dhe vlerat islame.

Autori shkruan se te rinjtë myslimanë duhet që nëpër këto institucione t'i përcjellin vlerat e civilizimit, kulturës dhe mënyrës së jetesës islame.[3] Një përgjegjësi e tillë u takon si fillim vetë institucioneve qeveritare për të mos i humbur vlerat, por kur sot gjërat kanë ndryshuar, atëherë kjo përgjegjësi u bie vetë studentëve, në një kohë kur ne, tashmë kemi filluar të kuptojmë e të analizojmë botëkuptimin tonë islam. Andaj edhe veprimtaritë tona duhen nisur gjithmonë duke pasur për qëllim të prezantuarit e Islamit.

Jeta universitare e çdo të riu mysliman kërkon që të kihen parasysh disa pika themelore. Ashtu siç edhe autori i përmend si në vijim: Besimin në Zotin, në Pejgamberin dhe besimin në Ditën e gjykimit.[4] Shumëkujt do t'i shkonte në mendje të pyesë pse bëhet fjalë vetëm për këto, kur pa asnjë problem mund të ishin dhe kushtet e tjera të besimit, apo dhe vetë agjërimi apo namazi. Mendoj se nuk është rastësi e autorit, duke pasur parasysh se çfarë mund të humbte në këtë periudhë të jetës. Ai niset nga parimi i Zotit sepse sot duke qenë se shumë universitete kanë prapavijë shekullariste, që mundohet të ndërtojë një botë pa Zot, domosdo që ajo që rrezikohet më shumë është të besuarit në qenien e Allahut (xh.sh.).[5] Shumë ide filozofike edhe nëse nuk e shuajnë ketë ide, fare lehtë mund të bëjnë që të ndiqet një besim formal, por që në fushën e mendimit të mos ketë fare ndikim parimi i teuhidit (njëshmërisë së Zotit), gjë që më pas do të shkaktonte tëhuajësimin e mendimeve tek të rinjtë. Ballafaqimi me të vërtetat e fesë në disa raste mund të ngjallte edhe skepticizëm tek studentët, duke u "mësuar" se parajsa do t'u ndërtohet vetëm me anë të arsyes dhe pozitivizmit.

Në pikën e dytë, atë të besimit në Pejgamberit(a.s.), mendoj se kjo më shumë ka të bëjë me shembullin praktik. Shumë studentë fare lehtë mund të bëhen pre e një shembulli të një profesori të tyre, që nuk ka aspak sjellje islame. Ndoshta ndikimi nga botëkuptimet dhe kultura e gjerë, që mund të ketë, bën që të

biem nën ndikimin e sjelljeve të tij, kur dihet fare mirë se sjellja është si rezultat i asaj çfarë mendojmë. Një ditë ne mund ta gjejmë veten po sikur ata, madje në mos edhe me vese, si duhani, alkooli, droga etj.

Pika e tretë, mendoj se ka të bëjë me sigurinë e ruajtjes së qëllimeve të pastra gjatë kohës së studimit tonë dhe më pas. Jeta studentore është mjaft tërheqëse dhe dinamike, e shpesh të shtyrë nga konkurrenca për karrierë akademike, tituj shkencorë, paga më të larta, pozita etj. mund të harrojmë se për në ç'rrugë jemi nisur.

Studentët duhet të bëjnë më të mirën e mundshme për aftësim profesional në fushën e tyre dhe kjo duhet të jetë shtytje pikërisht nga gjendja jonë për t'u dalë për zot vlerave dhe besimit tonë. Të bëhet më e mira nga ne, por që shpërblimet të mos shihen vetëm në këtë botë. Andaj mendoj se kjo pikë do ta ruante ekuilibrin dhe qetësinë shpirtërore të çdo studenti. Këto parime domosdo për aq sa duhen besuar, duhet edhe të zbatohen, në mënyrë që studentët të ngrihen moralisht në rrugët e tyre. Autori moralin e vë në theks të veçantë, sepse vetëm këta studentë me arsenalin moral do të jenë në gjendje t'u dalin për zot shtetit të tyre, vlerave të besimit të tyre dhe njerëzve të vet.[6]

Mungesa e këtyre parimeve do t'i hapte rrugë secilit që të bëjë llojlloj pune me profesionet e tyre, madje qoftë edhe kundër vlerave dhe besimit të tyre. Kur numri i misionarëve dhe rrymave anitifetare është në rritje, probaliteti që të rinjtë të shërbejnë aty bëhet mjaft i lartë. Por, në fakt, thirrja për ne është t'i studiojmë këto rryma, në mënyrë që të mos biem pre e mashtrimeve dhe karakterit të dobët, ku edhe vetë autori shton se pajisja me dituri teologjike është më se e domosdoshme.[7]

Megjithatë, kjo nuk është aq e mjaftueshme, sepse çdo student shkence ose i një fushe tjetër do jetë në ndjekje të zhvillimeve më bashkëkohore dhe ata janë të detyruar t'i marrin në formën, në të cilën atyre u prezantohen apo i lexojnë, për sa kohë që bota islame akoma s'u ka dhënë përgjigje.

Prandaj sot çështja e islamizimit të diturisë është ndër çështjet më të diskutuara ndër intelektualët myslimanë. Vetë autori shpreh shqetësim se, nëse nuk ndërmerren hapa, identiteti i secilit vihet në rrezik.[8]Islamizimi i diturisë sot më shumë mbetet çështje me të cilën merren iniciativa personale ose edhe ndonjë insitucioni i pavarur.[9] Autori në fund të librit shkruan se çdo gjë do jetë më e lehtë nëse do të edukoheshin nënat me edukim dhe vlera, më pas këto do t'ua përcillnin brezave të ardhshëm. Ai këtë pikë e sheh jetike për zhvillimet e mëtejshme.

Në shumë universitete më shumë kemi përgatitjen e studentëve për të pranuar sistemet aktuale sesa që lejohen studentët e aftë për të ngritur sisteme të reja.[10] Një gjë që sot nuk përbën rendësi për shumë universitete është se, krahas zhvillimit të tyre akademik, po anashkalohet zhvillimi ekzistencial dhe shpirtëror i studentëve. Por, në një kohë kur çdo gjë mundohet thjesht të funksionojë, kjo pjesë për shumë universitete duket tashmë absurde.[11]

Gjithsesi, studentët myslimanë duhet të jenë optimistë dhe të pranojnë betejën para tyre. Ne duhet të njohim vlerat e Islamit dhe të përpiqemi që me punën dhe me zellin tonë t'ia tregojmë botës këto vlera, por mbi të gjitha të përpiqemi t'i japim diçka më shumë sesa teori idealesh. Në qoftë se mendojmë seriozisht për praninë tonë, atëherë në emër të principeve tona, duhet të përpiqemi që, me platforma, të bëhemi pjesë e ekuilibrave dhe qendrave vendimmarrëse. Ne duhet të jemi gjithashtu të gatshëm moralisht përballë sfidave dhe të punojmë për të perceptuar thellësisht natyrën e kohës sonë, të diturive të ndryshme, të angazhohemi për vetëperceptimin tonë si myslimanë, të dimë të lexojmë të kaluarën tonë, në mënyrë që ta meritojmë të tashmen me dinjitet. Sepse vetëm duke i dhënë botës përgjigjet e duhura, do të arrihet lavdia e dikurshme. Mundësia është jona. O do të vazhdojmë të mbesim të gjykuarit në histori, o do ta gjykojmë historinë një ditë!

*1. Këtë e tregojnë edhe studime të bëra rreth rinisë, ku shprehin kontradiktat, që përjeton rinia shqiptare mes besimit për të ardhmen dhe zhgënjimin e së tashmes. Dhe kjo për faktin se çdo i ri për nga natyra është një optimist, por rrethanat e zhvillimit social e ekonomik të vendit i shtyjnë drejt dyshimit për të vendosur objektiva dhe plane konkrete për vetveten. Shih librin "Rinia Shqiptare, Mes besimit për të ardhmen dhe dyshimit për të tashmen", botim i Fondacionit FES, 2012:128. 2. Mevdudi, "Roli i Studenteve Myslimanënë Rindërtimin e Botës Myslimane", Logos A, Shkup, 1999:5. 3. Po aty, fq.10. 4. Po aty, fq. 14. 5. Sociologu shqiptar Ali Pajaziti në bazë të një studimi që ka bërë tregon se fëmijët e prindërve që kanë marrë një shkollim universitar kanë më pak besim te Perëndia dhe janë më afetarë. Ndonëse numri i të rinjve që besojnë, kundrejt atyre që nuk besojnë, është dukshëm më i lartë. Në përqindje ai rezulton se 78% besojnë në Zot dhe krijimin e Tij, kundrejt pjesës së mbetur 22%. Shih për më shumë Ali Pajaziti, "Rinia universitare dhe religjioni/studim sociologjik", Logos A, Shkup, 2003, Tabela 17, fq. 95-97. 6. Mevdudi, 1995, f. 19. 7. Po aty, f. 21. 8. Po aty, fq.29. 9. Një iniciativë të tillë po mundohet ta realizoj Instituti Ndërkombëtar i Mendimit dhe Qytetërimit Islam (ISTAC), në Kuala Lampur, me në krye Sejjid Nakib el-Attas. Ky institucion përpiqet të sjellë një islamizim të integruar në ndërgjegjen e studentëve dhe të fakultetit të saj. Shih https://en.wikipedia.org/wiki/Syed_Muhammad_Naquib_al-Attas. 10. Siç shkruan dhe profesori turk Toku se arsimi në shoqërinë moderne nuk ka si qëllim t'u mundësoj njerëzve të jenë ashtu siç janë ose t'u mundësoj të zënë një vend në hierarkinë shoqërore, por t'i përgatisë për t'u përfshirë në ekonominë kapitaliste dhe për të vepruar sipas synimeve të shtetit kombëtar. Ky arsimin shton ai se nuk jep të drejtën të edukohesh as si i pavarur . E rëndësishme është ruajta e sistemit, e jo ajo çfarë duan njerëzit. Neshet Toku, Sociologjia e Ibn Haldunit, Logos A, Shkup 2010, f. 48. 11. Psikoanalisti dhe filozofi social E. From e shpreh se si koha jonë po humbet idenë mbi lumturinë e vërtetë të jetës. Ai vazhdon duke thënë se pavarësisht se jemi në kërkim të lumturisë, njeriu ka mësuar të ndjejë që qëllimi i jetës nuk është lumturia e tij (ose, po të përdorim një term teologjik, jo shpëtimi i tij), por detyra e tij për të punuar ose suksesi i tij. Paratë, prestigji dhe pushteti janë bërë motive dhe qëllime nxitëse për të. Përpara se të marrim guximin për të kuptuar thelbin e jetës e t'i japim përgjigje ekzistencës sonë, ai tregon se si tërë fokusi është në studime të larta arkitekturore, inxhinierike dhe se jeta është lënë të jetohet, ashtu siç duam vetë. Erich Fromm, Njeriu për vete, SH.B. Fan Noli, Tiranë, 2009, f. 23.*

Rineta Nitaj

# Zgjohu botë!...

Sa herë tentova të marr guximin e t'i drejtohem botës..

Sa herë mora guximin të përballem me fletën e bardhë, por ishte ajo copëz zemre që gjëmonte nga lutjet, mbase…, këtë agim do të zbardhin mendime të çiltra e jo shprehje egoizmi.

Por, s'ndodhi një gjë e tillë.

Gjërat veçse po shkojnë drejt një injorance të hidhur..

Humanizmi që po kaplon skajet e botës, lotët e dikurshëm të fëmijëve të gjorë e nënave fisnike që shpërthenin porsi valët e tronditura, tanimë kanë marrë një kahje tjetër, lotët e dikurshëm të mbështjellë përplot shqetësim, tanimë janë zhveshur nga brengat e së ardhmes...

Sa po menduam që ia dolëm mbanë, i ikëm varfërisë materiale, sot po ecim drejt skamjes së mjerueshme-injorancës shpirtërore!..

Zgjohu botë!..

Dikur ishe e mbuluar përplot me ngjyrime të bardhësisë njerëzore, tanimë po ecën drejt tunelit pa shikuar që brenda mbretëron një errësirë, mbase mund të të verbërojë përjetësisht!

Kam frikë për ty bota ime!

Drunjtë e trungjeve dita-ditës po rriten me përmasa të mëdha, por pa ditur se ç'po synojnë në të vërtetë, mbase shkëlqimit të fortë të diellit s'do të mund t'i përballojnë duke synuar vetëm daljen në shesh, por i duhet një dije paraprake që të mund t'i evitojnë sfidat në të cilat mund të hasin, s'na duhen rritje trupash, ama shtim njohurish, mbase kjo do të mundësonte një lulëzim e shndritje...

Dikur fshehurazi tuboheshim të formonim unitetin, t'i bashkonim forcat kundrejt armikut, ndërsa sot me mburrje sheshazi mblidhemi për të luftuar njëri-tjetrin e harrojmë që jemi një!...

Kemi harruar tërë ato vite mjerim që përjetuam, ishte Krijuesi, lutjet e drejtuara Atij shoqëruar me bashkimin e gjakun e derdhur për të formuluar të shtrenjtën shprehje "liri", sot dalëngadalë ka filluar të zëvendësohet me shkronja të tjera "mbyllje e mendjes njerëzore"!!...

Jo kot thonë që njeriu pa bukë jeton, ama pa dije veçse do të tretet dalëngadalë mu si një gjethe e vyshkur, të cilën as insekti s'e konsumon dot, thjesht mbetet një " pavlerë", e valëvitur nga erërat e furishme që e bartin për interesat vetjake në çdo breg e kodër!...



*Lirikë e përkthyer botërore*

## Dr. Muhamed Ikbal –filozof universal (pakistan)

# KOHA

Ç'ishte nuk është, ç'është nuk do të jetë
Ja ky është një nocion sekret!
Për më të afërmen ndodhi të zbuluar
Koha është e përmalluar!

Prej gotës sime pika-pika burojnë gjëra të reja
Unë në shtrojerën time ditë e natë!
Kokrra-kokrra i numëroj ndodhitë
Me çdo kënd njoftohem, por i çuditshëm është njoftimi.

Dikujt i hipi-dikush më hip, dikë e mbuloi pikëllimi!

Nuk ishte në banket, faji im apo i yti qe?
Rruga ime nuk është që ta lë gotën të presë
Lidhjen time sytë e fallxheshës nuk e njohin.

Nuk i arrin shigjeta në cak
Nuk e ka pamjen e dijetarit
Ky gjak nuk është i agimit
Po është shenjë e perëndimit.

Agimi i ardhshëm pret që e djeshmja
dhe e sotmja të bëhen legjendë!
Kjo mendje ka zbuluar fuqitë e fshehura të natyrës
Mendja është më e rrezikshme se rrufeja në çerdhe!
Ciklonet, hapësira e tyre, detyrat dhe anijet mbi ta
Tallazet e detit e mbrojtja e tyre
Këto dredha janë ligje natyre
Siç janë ciklonet, detet e rrethi i tyre.
Po lind bota e re e vjetra po zhduket
Bota e vjetër po emigron në muzeun e kohës
Pa marrë parasysh furtunat, qiriu rri i kallur
Si i varfri që e ka thënë në një fjalë para diktatorit!

*KOHA NË PROZË:*

*Ju mund të luani me akrepin e orës së xhepit, ta lëvizni ata para ose mbrapa, por jo kurrë nuk mund të ktheni pas akrepin e kohës, qoftë duke e tërhequr dhe me litar. Duke qenë një "përmbytje e përhershme", koha vazhdimisht merr me vete dhe këtë derdhje askush nuk e ndal dot. Qytetërime të tëra janë shkatërruar të bluara nga dhëmbët e saj dhe shumë vende të begata janë rrënuar nga ky "rrotullim i pa mëshirshëm". Askush nuk ka mundur të ndikojë. Vetëm nëpërmjet nënshkrimit ndaj pronarit të kohës dhe duke e kuptuar të vërtetën e saj, ne mund të shpresojmë ta mposhtim kohën.*

*E shqipëroi nga Urdishtja: Mr. Hamdi Thaçi*

# Myftiu Tërnava takoi sekretarin e Vatikanit, kardinalin Parolin



Prishtinë, 9 qershor 2019

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava takoi sekretarin e shtetit të Vatikanit, eminencën e tij kardinal Pietro PAROLIN, i cili ka qëndruar në vizitë zyrtare në vendin tonë. Myftiu Tërnava e falënderoi Kardinalin Parolin për vizitën dhe për mbështetjen e Vatikanit për vendin tonë.

Po ashtu, Myftiu Tërnava gjatë bisedës me kardinalin, foli edhe për traditën e bashkëjetesës dhe të harmonisë ndërfetare si tipar identifikues i popullit tonë. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava mori pjesë në konferencën rajonale "Roli i Fesë në Ballkanin Perëndimor", që u mbajt në Tiranë

Tiranë, 11 qershor 2019

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, mori pjesë në konferencën rajonale "Roli i fesë në shoqëritë e Ballkanit Perëndimor", punimet e së cilës u zhvilluan në Tiranë nën kujdesin e Institutit për Demokraci dhe Ndërmjetësim dhe ambasadës së Mbretërisë së Holandës.

Duke iu drejtuar të pranishmëve, krerëve dhe përfaqësuesve të bashkësive fetare të vendeve të rajonit, presidenti i Republikës së Shqipërisë Ilir Meta shfrytëzoi këtë rast për të inkurajuar të gjitha bashkësitë fetare që të vazhdojnë me lutjet për të mirën, begatinë dhe të ardhmen e Shqipërisë dhe të qytetarëve të saj, nisur nga lutja për kalimin e krizës që ka kapluar vendin.

Ai pos të tjerash tha: "… jam krenar që jam presidenti i një shteti që në themelet e veta ka bashkëpërfshirjen, bashkëjetesën dhe harmoninë fetare, dhe i një populli që, ndër shekuj, këtë kapasur dhe pikën e vet më të fortë. Harmonia fetare është ndër vlerat më të vyera të Shqipërisë, e trashëguar nga kombi ynë ndër shekuj, e mbartur dhe forcuar nga qytetarët tanë dhe që u takon brezave të ardhshëm ta forcojnë dhe ta ruajnë atë si sytë e ballit…"

Në konferencën rajonale "Roli i fesë në shoqëritë e Ballkanit Perëndimor" merrnin pjesë edhe kryetari i Komunitetit Mysliman Bujar Spahiu, Fortlumturia e tij Kryepeshkopi i Kishës Autoqefale Ortodokse Shqiptare, Anastas Janullatos, Arqipeshkvi Metropolit Imzot George Frendo i Kishës Katolike Shqiptare, Kryegjyshi Botëror i Bektashinjve Haxhi Baba Edmond Brahimaj, ambasadorë të trupit diplomatik të akredituar në Tiranë, përfaqësues të qeverisë dhe të komuniteteve fetare në Maqedoni të Veriut dhe në Mal të Zi. *(R.S).*



## Myftiu Tërnava mori pjesë në ceremoninë e shënimit të 20-vjetorit të hyrjes së NATO-së në Kosovë dhe të çlirimit të Kosovës

Prishtinë, 12 qershor 2019

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, mori pjesë në ceremoninë e shënimit të 20-vjetorit të hyrjes së NATO-së në Kosovë dhe të çlirimit të Kosovës, që u mbajt në Prishtinë. Në këtë ceremoni morën pjesë presidenti Hashim Thaçi, kryeministri Ramush Haradinaj, ish-presidenti i SHBA-së, Bill Clinton, zonja ish-sekretare e Shtetit, Madeline Albright, gjenerali Wesley Clark, z. Palmer, figura politike, vendas e të huaj.



Në fjalimin e tij në tubim, Clinton-i tha se gjithnjë kosovarët i kanë shprehur falënderime kudo që i ka takuar ata. Ai solli rastin e një kamerieri që punonte në Nju Jork. Clinton-i tha se kamerieri shqiptar i ishte ulur në gjunjë për ta falënderuar për gjithçka që kishte bërë për Kosovën. "Që 19 vjet që prej kur kam dalë nga Shtëpia e Bardhë, gjëja më e mrekullueshme që më ndodh, është që më ndal dikush në Nju Jork, apo diku tjetër në botë, për të bërë një fotografi. Apo kur isha në një hotel, një kamerier shqiptar erdhi dhe më ra në gjunjë për të më falënderuar. Kjo është një gjë e mrekullueshme",- ka thënë Clinton-i i emocionuar. Ndërkaq ish-sekretarja e shtetit amerikan, Madelenie Albright para mijëra qytetarëve tha:"Jam krenare me atë që kemi bërë së bashku. Lufta në Kosovë ka qenë një përballje e vrasjeve barbare ndaj popullsisë, më e rëndësishmja është se ia dolëm – kauza jonë ishte e drejtë",- tha Albright.

Presidenti i Republikës së Kosovës, Hashim Thaçi, në manifestimin qendror për shënimin e 20-vjetorit të hyrjes së trupave të NATO-s, i ka uruar gjithë qytetarët për 12 Qershorin, ditëlindjen e lirisë së Kosovës, ka falënderuar të gjitha ata që kontribuuan për lirinë e Kosovës duke u shprehur se ka qenë një hap vendimtar për ta shpëtuar një popull të tërë, për të mundësuar që e keqja të pësojë disfatë dhe që të gjithë neve të na ofrohet mundësia historike që ta ndërtojmë një të ardhme për ne dhe për brezat e ardhshëm.*(R.S).*

## Myftiu Tërnava mori pjesë në festimin e Ditëlindjes së Mbretereshës Elizabeth II

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, më 15 qershor mori pjesë në festimin e ditëlindjes së Mbretereshës Elizabeth II, i ftuar nga ambasadori i Britanisë së Madhe në Kosovë, Ruairi O'Connell. Myftiu Tërnava vlerësoi se është kënaqësi që të marrë pjesë në këtë ditë të rëndësishme për shtetin tonë mik, Britaninë, për festimin e Ditëlindjes së Mbretereshës Elizabeth dhe çmoi lart kontributin e shtetit të Britanisë së Madhe për ndihmën që vazhdon të japë për Kosovën. *(R.S).*



# Në Gjilan u mbajt simpoziumi shkencor kushtuar jetës dhe veprës së figurës së Mulla Idriz Gjilanit

Gjilan, 15 qershor 2019

Organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame në bashkëpunim me Shoqatën e Historianëve "Ali Hadri", në Gjilan është mbajtur simpozium shkencor kushtuar jetës dhe veprës së figurës fetare dhe kombëtare, Mulla Idriz Gjilanit në 70-vjetorin e rënies, aktivitet ky që u është bashkëngjitur dhjetëra të tjerave në kuadër të shënimit të 20-vjetorit të çlirimit të Gjilanit. Morën pjesë më shumë se 20 referues nga të gjitha trojet shqiptare.

Në këtë ngjarje ka marrë pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, kryetari i Gjilanit, Lutfi Haziri, kryetari i KBI-së së Gjilanit, Naim Aliu, historianë dhe përfaqësues politikë e institucionalë të tjerë.

Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, Myftiu Naim Tërnava theksoi: "Mulla Idriz Gjilani tërë jetën ia kushtoi edukimit, arsimimit dhe përparimit të popullit të tij, si dhe organizimit dhe mbrojtjes së vendit të tij deri në flijim. Ideali për lirinë e vendit tonë nuk u shua asnjëherë. Ky ideal u bart brez pas brezi dhe falë angazhimit të bijve dhe bijave tona, falë ndihmës së miqve tanë ndërkombëtarë, qe dy dekada ne jemi të lirë. Është rast i mirë që të shpalosen vlera, figura dhe sakrifica sublime e hoxhës, myftiut, edukatorit, patriotit, prindit e familjarit, Mulla Idriz Gjilanit, i cili tërë jetën ia kushtoi edukimit, arsimimit dhe përparimit të popullit të tij, si dhe organizimit dhe mbrojtjes së vendit të tij deri në flijim..."

Ndërkaq, kryetari i Gjilanit, Lutfi Haziri ka rikonfirmuar se më 28 nëntor figura e Mulla Idriz Gjilanit do të skalitet në bronz në një vend meritor në qendër të Gjilanit. "Mulla Idriz Gjilani u kryengrit në kohët më të vështira dhe mbiemrin e tij ia la historia. Në Luftën e Dytë Botërore, kur iu mohua Atdheu dhe Zoti, ai e la familjen e tij dhe u kryengrit. Mohimi i atdheut për të ishte mohim i gjithçkaje dhe natyrisht edhe misioni i tij prej predikuesi të fjalëve të Zotit u bë shembulli se si duhet të bësh kryengritje. Në histori, ai e la thirrjen më të madhe të luftëtarëve të Karadakut: në emër të Zotit e Atdheut", - tha Haziri.

Një fjalë përshëndetëse në këtë ngjarje e ka pasur edhe kryetari i KBI-së së Gjilanit, Naim ef. Aliu, i cili tha se Mulla Idriz Gjilani flijoi veten duke u bërë kurban për të mos vdekur kurrë.

Isa Mulla Idrizi, i biri i Mulla Idriz Gjilanit, ka evokuar kujtime për babanë e tij, duke thënë se kjo është ditë e madhe për pasardhësit e Idriz Gjilanit, ditë rilindjeje, ditë e kujtimit të jetës dhe veprës së këtij atdhetari.

Kumtesat e tyre në simpozium i lexuan: Farush Rexhepi, Qerim Lita, Ilir Zylfiu, Fitim Rifati, Naim Musliu, Ramadan Shkodra, Arbër Berisha, Detor Berisha, Jeton Idrizi, Enis Abazi, Besnik Kurteshi, Nexhmedin Sejdiu, Veli Kryeziu, Merita Veseli, Enver Sadiku, Zaim Zymeri, Blerim Haziri, Hasan Bello, Avni Maliqi, Sadik Mehmeti dhe Ilir Vokshi *(R.S)*.





# Myftiu Tërnava vizitoi fabrikën për prodhimin e elementeve të betonit "Globi M.I"

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga këshilltari i tij, Vedat ef. Sahiti dhe nga kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit, Naim ef. Aliu, më 18 qershor 2019 vizituan fabrikën për prodhimin e elementeve të betonit "Globi M.I", në të cilën u mirëpritën nga drejtori i kësaj fabrike z. Ismet Haziri. Myftiu Tërnava tha se kjo vizitë është një nismë që të jemi pranë kompanive dhe fabrikave prodhuese, që t'i motivojmë për punë të mëdha dhe të suksesshme. "Jemi këtu në këtë vizitë për t'i motivuar këta punëtorë që të vazhdojnë edhe më tutje punë të mëdha dhe të suksesshme, që edhe më të kenë një kontribut më cilësor, duke ua bërë me dije të gjithëve se ne jemi të zotët që vetë t'ia dalim të prodhojmë për nevojat që ka ky vend, në veçanti tashmë kur një pjesë e rinisë sonë po largohen nga Kosova, t'u bëjmë më dije se Kosova ka resurse të bollshme për t'u ofruar atyre, me qëllim që ata të mbesin



në Kosovë dhe të japin kontributin e tyre dhe që të mos marrin rrugën e kurbetit. Falënderojmë pronarin, z. Ismet Hazirin për bashkëpunimin që kanë pasur dhe vazhdojnë të kenë, mbesim me shpresë që edhe në të ardhmen të jetë i tillë me Këshillin e Bashkësisë Islame të Gjilanit, si dhe e përgëzoj atë për mbështetjen e vazhdueshme, duke lutur Zotin që t'u japë shëndet dhe mirëqenie të vazhdueshme,"- tha Myftiu Tërnava. Nga ana e tij, drejtori i fabrikës "Globi M.I", z. Ismet Haziri, shprehu falënderimet e tij për Myftiun Tërnava dhe për Këshillin e Bashkësisë Islame të Gjilanit për vizitën, duke shprehur gatishmërinë që edhe më tutje të vazhdojnë të kontribuojnë për një mirëqenie më të mirë të të gjithëve. *(B.Z).*

# Myftiu Tërnava priti në takim Abdulaziz Muhamed Kasimin, gazetar nga Arabia Saudite

Kryetari i Bashkësisë islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, më19 qershor priti në takim Abdulaziz Muhamed Kasimin, gazetar nga Arabia Saudite. Myftiu Tërnava e njohu mysafirin me të arriturat e Kosovës dhe me organizimin e BIRK-ut, si dhe me aktivitetet që i bën në nivel vendi. Myftiu Tërnava po ashtu shprehu falënderime për popullin dhe mbretërinë saudite që kanë ndihmuar vazhdimisht në të kaluarën Kosovën dhe që po e ndihmojnë edhe tash në integrimet rajonale dhe ndërkombëtare. Po ashtu Myftiu shfrytëzoi rastin dhe uroi mysafirin njëherësh autorin e librit "14 ditë në Kosovë", i cili u promovua në Medresenë e Mesme



"Alauddin" në Prishtinë. Nga ana e tij, mysafiri u nda i kënaqur me pritjen nga Myftiu Tërnava duke çmuar kontributin që po jep Myftiu Tërnava dhe BIRK-u në të mirë të zhvillimeve dhe proceseve pozitive në vend si dhe të kulturës në veçanti. *(R.S).*

# U promovua libri "14 ditë në Kosovë" i autorit Abdulaziz Muhamed Kasimin,gazetar nga Arabia Saudite

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, në ambientet e Medresesë Alaudin Prishtinë, me 19 qershor u bë promovimi i librit "14 ditë në Kosovë" i autorit Abdulaziz Kasim, gazetar nga Arabia Saudite.

Në këtë eveniment morën pjesë Myftiu Naim ef. Tërnava, me stafin e tij, kryetari i Skënderajt dhe anëtari i familjes Jashari, Bekim Jashari, studiues, profesorë, imamë, administrata e këshillave të BI-së së Kosovës e përfaqësues të jetës politike, kulturore dhe dashamirë të librit.

Mirëseardhje mysafirëve u dëshiroi drejtori i Medresesë "Alaudin" Jakup Çunaku, i cili theksoi se promovimi i këtij libri ka një rëndësi të veçantë dhe fakti që autori ndan me lexuesin momente emocionale, gatishmërinë dhe mirëpritjen e ftesës për ta vizituar Kosovën duke thënë se kjo është një mundësi e mirë që ta vizitojë këtë vend, ta shkruajë historinë e tij dhe të nxjerrë në dritë disa nga figurat eminente që u flijuan për Kosovën për çlirimin e saj nga pushteti serb. Ky libër po promovohet kur ne si shtet po kremtojmë 20-vjetorin e çlirimit të Kosovës, dhe ky libër është një dhuratë nga autori për Kosovën dhe popullin e saj. Nga kopertina e deri në fund ky libër krijon përshtypjen se është menduar, shkruar, vendosur dhe dizajnuar dhe shtypur me shumë kujdes.

Me fjalë rasti u paraqit edhe Myftiu Tërnava, i cili pasi përshëndeti të pranishmit, vlerësoi lart punën e autorit duke thënë se kjo vepër është shumë domethënëse për ne si BIRK dhe në përgjithësi si Kosovë. "Shumë artikuj dhe shkrime janë shkruar për Kosovën, por janë shumë pak që kanë marr guximin që të shkruajnë libër për Kosovën, unë para jush them se z. Abdulaziz Kasimi këtë punë e ka bërë me një precizitet jashtëzakonisht të madh dhe të matur. Ka pasur guximin, kurajën dhe dijen dhe mundësinë që atë qe e ka parë me sy dhe dëgjuar me vesh gjatë qëndrimit të tij 14 ditor në Kosovë, e ka qitur në libër që ky libër t'i ofrohet lexuesve arabë që ata të dinë dhe të mësojnë për Kosovën tonë, adetet, traditat, historinë, fenë tonë, luftën dhe dëshmorët tanë. Nuk e di se nga ka ardhur gjithë ky motivim për këtë libër. Një respekt shumë i veçantë shkon për autorin, i cili, bazuar në atë që ka parë gjatë 14 ditëve në Kosovë, nuk ka mundur që të zgjedhë ndonjë personalitet më të madh, më të mirë në Kosovë e t'ia kushtojë këtë libër sesa motrën tonë Besarta Jasharin, e cila meriton që shumë gjëra të shkruhen për personalitetin e saj dhe ne e lutim Zotin që t'i japë shëndet dhe mirëqenie asaj dhe familjes legjendare të Jasharëve që u sakrifikua që ne sot ta gëzojëm këtë liri. "Ky libër ka mbushur një zbrazëti shumë të madhe që kanë lexuesit që flasin gjuhën arabe e që nuk kanë njohuri të bollshme mbi Kosovën dhe në veçanti për popullin shqiptar. Përmes këtyre miqve, ata mësojnë historinë e drejtë për





popullin tonë dhe kontributin që ka dhënë,-tha Myftiu Tërnava, i cili edhe një herë falënderoi autorin Abdulaziz Kasim për këtë vepër dhe kërkoi që ai të shkruajë edhe më shumë për Kosovën dhe të bëhet një urë lidhëse mes popullit shqiptar dhe botës arabe.

Anëtar i familjes Jashari dhe njëherit kryetari i Skënderajt Bekim Jashari duke përshëndetur këtë promovim tha se ky libër është shumë domethënës që, nëpërmjet tij, bota arabe të njihet me vuajtjet që i ka kaluar Kosova dhe falënderoi autorin për këtë vepër me shumë peshë për ne si popull. Kjo është një gjë e mirë dhe lusim Zotin që ta shpërblejë për këtë mund. Sot kemi nevojë për bashkim me u zhvillu ashtu siç dje kishim nevojë për bashkim për t'u çlirua,- tha ai.

Referuesi i librit dr.Sedat Islami, duke vlerësuar punën dhe kontributin, falënderoi autorin për këtë libër me vlerë të madhe. Ai nuk është thjesht një guidë turistike, por edhe një ambasador yni në botën arabe, i cili do të përmirësojë shumë nga përshtypjet dhe informatat e gabuara që qarkullojnë për Kosovën dhe shqiptarët. Nga kjo perspektivë, libri shërben si referencë edhe për studiuesit, siç thotë autori, të cilët mund të gjejnë të dhëna të sakta për vendin tonë. Po kështu, edhe thirrja e autorit për të kontribuar ne, për historinë, figurat dhe personalitetet tona, me shkrime në arabisht, duhet parë si kërkesë me rëndësi, pasi që kështu ne promovojmë historinë tonë në mënyrë të verifikuar.

Libri i Abdul Aziz Kasimit u shërben fund e krye shkëmbimit të kulturave dhe përvojave. Ndërsa flet për vakëfet në Kosovë, ai na ofron një shembull se si mund të avancojmë me vakëfet, që të kalojmë me to nga burime konsumuese në burime gjeneruese.

Autori, duke folur për veprimtarinë fetare në Kosovë, evidenton disa pika, në të cilat fshihet sekret i madh i suksesit. Më qartë, reputacionin dhe angazhimin vetëmohues të institucioneve fetare, në njërën anë, dhe thjeshtësinë dhe modestinë e lidershipit fetar, i sheh të rralla, andaj edhe duke u bazuar në këtë, propozon që Kosova ta ketë primatin në rajon edhe në arsimin e lartë, respektivisht të mos mjaftojë me një fakultet, por ta ketë një universitet për tërë rajonin,- tha referuesi Sedat Islami.

Autori i librit iu drejtua audiencës me disa fjalë duke e falënderuar Kryesinë e BIRK-ut dhe Myftiun Tërnava për organizimin e këtij promovimi të librit, i cili theksoi: "… para një viti isha në Kosovë që është xheneti i Ballkanit, më ka mahnitur me bukurinë e saj dhe bujarinë e saj dhe iu dejtova Myftiut Tërnava se pas një viti do të vij me një libër që do ta shkruaj, ngase shkrimet për Kosovën janë të pakta, por edhe shpesh të gabuara dhe sot po e përmbush borxhin që e kam ndaj Myftiut Tërnava dhe ky libër është dhuratë në 20-vjetorin e pavarësisë. Kam parë se jeni një popull bujar dhe fisnik, unë i dëgjoj lajmet për ju dhe gëzohem kur shoh se jeni të bashkuar dhe shënoni rezultatet të reja. Unë mendoj se nëse ëndrra e pavarësisë është realizuar, sfidë e madhe para jush qëndron ëndrra e zhvillimit dhe përparimit, dhe unë besoj fuqishëm se nëse jeni të bashkuar do të arrini këtë. Jam angazhuar shumë në këtë libër për shkak se në gjuhën arabe nuk kemi njohuri të bollshme për Kosovën. Kosova është shumë më e bukur dhe është më e dashur tek unë se vendet e tjera, sidomos malet e Pejës. Unë këtu kam paraqitur përshtypjet e mia si vizitor që i kam hasur gjatë vizitës sime në vitin e kaluar, duke shpresuar që, edhe përkthyesi që do ta përkthejë këtë liber, t'i përçojë ndjenjat e mia që i kam shprehur në këtë liber." *(R.S).*

# Myftiu Tërnava priti në takim presidentin e firmës " Baykal" z. Baykal

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, më 26 qershor priti në takim presidentin e firmës për makineri "Baykal" nga Turqia, z. Sulhi Baykal-in dhe menagjerin e eksportit Servet Canpol, që i shoqëronte dr. Rexhep Boja.



Në këtë takim, Myftiu Tërnava shprehu falënderim për shtetin dhe për popullin e Turqisë që vazhdimisht kanë ndihmuar popullin e Kosovës dhe për investimet, të cilat janë bërë për zhvillimin e ekonomisë së Kosovës. Ai më pas i njohu mysafirët me veprimtarinë dhe aktivitetetet e Bashkësisë Islame të Kosovës, si dhe me kontributin që ajo është duke dhënë në shoqëri për një ambient të qetë e të sigurt, ku të gjithë pjesëtarët e feve të ndryshme të jetojnë në paqe dhe në harmoni fetare.

Edhe mysafirët falënderuan Myftiun Tërnava për pritjen duke shprehur bindjen se BIRK-u është institucion që ka peshën dhe rëndësinë e vet të veçantë në zhvillimet e vendit. *(R.S).*

# MyftiuTërnava ndan mirënjohje për ish-arkivistin e Kryesisë Salih ef. Jashari




Me rastin e pensionimit të arkivistin e Kryesisë Salih ef. Jashari, më 26 qershor Kryesia e BIRK-ut organizoi një manifestim rasti ku u nderua kontributi jetësor i tij në ngritjen dhe mbarëvajtjen, zhvillimin dhe avancimin e administratës së Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës. Në këtë eveniment morën pjesë Myftiu Naim ef. Tërnava me stafin e tij, përfaqësues nga Fakulteti i Studimeve Islame, Medreseja Alaudin, dhe pjesëmarrës tjerë.

Me një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtua kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava cili çmoi kontributin dhe punën e ish arkivistit Salih ef. Jashari duke i uruar shkuarjen në pension. " Në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dëshiroj të falënderoj z. Salihun për kontributin që ka dhënë dekada me radhë në BIK në veçanti në ngritjen e administratës së BIK dhe për këtë lus Zotin xh.sh, që ta shpërblej me të mirat e tij në këtë dhe botën tjetër, si dhe t'i falën shëndet dhe ardhmëri dhe mirëqenie e kënaqësi në gjirin familjar. Ne do t'i jemi mirënjohës për gjithë atë që ka bërë për BIK"-tha Tërnava. Po ashtu Myftiu Tërnava falënderoi edhe stafin e tij që janë duke dhënë një kontribut të vazhdueshëm në avancimin e proceseve të Kryeisë së BIRK-ut. Nga ana e tij z. Salihi falënderoi Kryesinë e BIRK-ut dhe Myftiun Tërnava për këtë organizim dhe mirënjohjen që iu nda dhe respektin e treguar. Ai tha se kam pasur përkrahjen e të gjithve duke falënderuar të gjithë ata që ka bashkëpunuar me ta deri më tani. Në fund të këtij takimi Myftiu Tërnava anë emër të Kryesisë së BIRK-ut ish arkivistit Jashari, në shenj mirënjohje për kontributin e tij dhënë në këtë institucion ndau një mirënjohje dhe një dhuratë simbolike. *(R.S).*

# U mbajt konferenca në mbështetje të të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në Kosovë

Prishtinë, 1 korrik 2019

Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës ka organizuar, në mbështetje të të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në Kosovë, konferencën "Të gjithë së bashku me një zë". Në këtë konferencë morën pjesë Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, presidenti i vendit Hashim Thaçi, Don Lush Gjergji nga Ipeshkvia e Kosovës, pastor Femi Cakolli nga Kisha Protestante Ungjillore e Kosovës, Votim Demiri nga Bashkësia Hebraike e Kosovës, znj., Natalia Apostolova, Atifete Jahjaga, ish-presidente e Kosovës, Jan Braathu, shef i Misionit të OSBE-së në Kosovë, z. Ruairi O'Connell ambassador i Mbretërisë së Bashkuar në Kosovë, znj. Ulrika Richardon UN Kosovo Team DC, z. Robert Pulver, zv/PSSP UNMIK, znj.Vlora Citaku ambasadore e Kosovës në SHBA.

Myftiu i Bashkësisë Islame të Kosovës, Naim Tërnava ka kërkuar që të mbijetuarit e dhunës seksuale gjatë luftës të mos paragjykohen. MyftiuTërnava tha se shoqëria kosovare po përballet edhe me një sfidë, me atë të luftimit të stigmatizimit të viktimave të dhunës seksuale. Me këtë kategori nuk janë marrë mjaftueshëm shteti, rrethi e familja. Bazuar në parimet islame, dhuna seksuale është e ndaluar, me kodin e luftës si dhe me normat e të drejtat ndërkombëtare. "Këto veprime të kryera nga forcat ushtarake serbe ndaj civilëve të pambrojtur, nuk ka dyshim se janë vepra të dënueshme, të shëmtuara, të urryera e të gjykuara nga Zoti, nga të dërguarit e Tij, nga njerëzit fisnikë e të edukuar, si dhe nga shoqëritë demokratike. Prandaj si të tilla janë dhe duhet të kategorizohen në kuadër të krimeve të luftës... Konsideroj se roli i bashkësive fetare për shkak të natyrës së plagës është primar dhe i domosdoshëm,

askush sikur feja nuk mund të trajtojë plagën në bazë morale",- tha veç tjerash Myftiu Tërnava

Presidenti i vendit, z.Hashim Thaçi tha se institucionet nuk kanë bërë mjaftueshëm për të mbijetuarit e dhunës seksuale dhe të gjithë duhet të kërkojnë drejtësi dhe të inkurajohen viktimat që të ballafaqohen me të kaluarën. "Me një zë të gjithë ne duhet të kërkojmë përkrahje prej tërë shoqërisë, që së bashku me të mbijetuarat e dhunës seksuale, të lëmë pas kohën e kaluar të hidhur dhe të ndërtojmë një të ardhme më të mirë. Të mbijetuarat e dhunës seksuale kanë nevojë për më shumë përkrahje institucionale dhe shoqërore, kanë nevojë për një përkrahje më të fuqishme dhe për më shumë mirëkuptim brenda familjes, komunitetit dhe shoqërisë sonë. Fajësia e kësaj padrejtësie të rëndë, ende vazhdon të peshoj, ende pas 20 vitesh mbi vet viktimat e dhunës seksuale", tha presidenti Thaçi.

Don Lush Gjergji nga Ipeshkvia e Kosovës, duke marr fjalën theksoi se edhe si bashkësi fetare, bashkë me shoqërinë dhe shtetin, janë vonuar në përkrahjen e tyre." Unë shpresoj dhe uroj që kjo tematikë edhe më tepër të na ndihmojë të takohemi dhe bashkohemi, që vëllazërisht t'i trajtojmë me kirurgjinë e shpirtit dhe zemrës. Dhe çështja e parë e shumë e rëndësishme është pjesëmarrja jonë. Ndër dhunën që e pësuan bijat tona ishin dhe jemi edhe ne, jemi pjesë e tyre dhe janë pjesë e jona", tha ai.

Edhe Femi Cakolli nga Kisha Protestante Ungjillore e Kosovës duke marr fjalën nënvizoi se ne si shoqëri kemi bërë pak për këto viktima. Këtyre të mbijetuarve të dhunës seksuale të luftës së fundit në Kosovë, tha se duhet t'iu kthehet dinjiteti.

Ish-presidentja e Kosovës, Atifete Jahjaga tha se edhe pas formimit të komisionit qeveritar








për njohjen ligjore të viktimave të dhunës seksuale, këto të fundit ende po përballen me shumë sfida.

"Këshilli Kombëtar për të mbi-

jetuarat e dhunës seksuale nxiti po ashtu themelimin e një komisioni qeveritar për verifikimin e statusit të të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës. Përderisa puna e këtij komisioni ende vazhdon dhe ne përballemi me shumë sfida që vazhdimisht po pengojnë punën tonë. Për fat të keq ka ende individ dhe grupe të caktuara që nuk duanë që e vërteta të dal në shesh. Për fat të keq ka ende individ dhe grupe të caktuara që përmes veprimeve të ndryshme minojnë përpjekjet tona për të ofruar drejtësi për ato", tha Jahjaga

Shefja e Zyrës së BE-së në Kosovë, Nataliya Apostolova ka pasur fjalë të mira për komisionin. Ajo tha se BE i kushton vëmendje të madhe drejtësisë tranzicionale.

"Ne jemi të vetëdijshëm që është sfiduese dhe që ka pasur edhe vështirësi. Komisioni është duke bërë një punë të mirë dhe natyrisht nuk është e lehtë të bëhet një punë e tillë, megjithatë rëndësia e të pasurit një komision të tillë nuk duhet nënvlerësuar. Është një e arritur që tashmë, është vënë një shembull për vendet e tjera dhe është si model për reparimin e viktimave të dhunës seksuale", tha Apostolova.

Ambasadori i Britanisë së Madhe në Kosovë, Ruari O'Conell tha se të gjithë meshkujt kur të kthehen në shtëpi të mendojnë se nënat e tyre janë një viktimë. "Unë kam një pyetje dhe sfidë për të gjithë, a jemi ne të gjithë si individë gati për të mbështetur viktimat, me thënë brenda familjes që nuk e di çfarë ka ndodhur, por nëse ky akt makabër ju ka ndodhur juve, ju keni mbështetje të plotë prej meje. Propozimi im si mashkull është për meshkujt këtu, është që të kthehen në shtëpi sonte me i thënë familjes nuk e di çfarë të ka ndodhur, por nëse ju ka ndodhur keni mbështetje", tha ambasadori O'Conell.

Krejt në fund ambasadorja e Kosovës në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, Vlora Çitaku tha se nga lufta ka dhimbje që shoqërohet me krenari e mall, por forma më e rëndë e dhimbjes është ajo që shoqërohet me përulje, përjashtim e stigmatizim. Ashtu siç kishin fatin, 20 mijë gra e burra nga Kosova, të cilët u dhunuan në luftën e fundit në Kosovë.

Në këtë konferencë me kumtesa u paraqitën Feride Rushiti, QKMRT, Kadire Tahiri, qendra Drenas, Mirlinda Sada, Medica Gjakova, Vasfije Krasniqi Goodman e mbijetuar edhunës, Nafi Krasniqi, familjar i të mbijetuares së dhunës, Minire Begaj, Komisioni qeveritar për verifikimin e statusit të të mbijetuarve të dhunës seksuale, Vaxhide Bunjaku nga departamenti i Gruas i BIK-ut, Valdete Idrizi, këshilltare e kryetarit të Kuvendit të Kosovës.

Në fund u bë deklaratë e përbashkët e krerëve të Bashkësive fetare në Kosovës në mbështetje tëtë mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës së fundit në Kosovë.*(R.S).*

## Myftiu Tërnava takoi ambasadorin e Arabisë Saudite Abdulmumin bin Muhamed Sheref

*Tiranë, 3 korrik*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava në Tiranë është pritur nga ambasadori i Arabisë Saudite, Abdulmumin bin Muhamed Sheref. Ambasadori saudit falënderoi Myftiun Tërnava për bashkëpunimin shumë të mirë dhe çmoi kontributin e Myftiut Tërnava për organizimin e BIRK-ut dhe jetës fetare në përgjithësi. Ai vlerësoi se BIRK-u ka treguar praktikisht se si respektohen të drejtat e komuniteteve fetare duke promovuar dialog, bashkëjetesë ndërfetare si dhe harmoni mbarëkombëtare.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin e Arabisë Saudite Abdulmumin bin Muhamed Sheref për mirëpritjen dhe vlerësoi bashkëpunimin shumë të mirë mes dy institucioneve dhe po ashtu çmoi kontributin dhe ndihmën që ka dhënë mbretëria e Arabisë Saudite si popull dhe qeveri për Kosovën si para, gjatë dhe pas luftës. Kjo vizitë vjen si përgatitje e vizitës që Myftiu Tërnava do të zhvillojë në Arabi Saudite.

Ambasadori Sheref premtoi se do të përkrah vazhdimisht BIRK-un në projekte të cilat janë në interes të vetë qytetarëve të Kosovës.



# Myftiu Tërnava takoi ambasadorin e Kuvajtit Fayez Mishari Al Jassem

*Tiranë, 3 korrik*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava në Tiranë është pritur nga ambasadori i KuvajtitFayez Mishari Al Jassem. Ambasadori kuvajtian falënderoi Myftiun Tërnava për bashkëpunimin shumë të mirë të deritanishëm dhe çmoi kontributin e Myftiut Tërnava për organizimin e BIRK-ut dhe jetës fetare në përgjithësi.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin e Kuvajtit Fayez Mishari Al Jassem, për mirëpritjen dhe vlerësoi bashkëpunimin shumë të mirë mes dy institucioneve dhe po ashtu çmoi kontributin dhe ndihmën që kanë dhënë qeveria dhe populli kuvajtian për Kosovën e në veçanti për projektin e financuar së fundmi për ndërtimin e ndërtesës së KBI-së në Drenas.

Ambasadori Fayez Mishari Al Jassem premtoi se do të përkrahë vazhdimisht BIRK-un në projekte të cilat janë në interes të qytetarëve të Kosovës dhe tha se është knaqësi të bashkëpunosh me Myftiun Tërnava dhe BIRK-un. *(R.S).*



# U mbajt seminari "Gjendja aktuale e të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës në Kosovë"

Departamenti i Gruas i Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim me Qendrën Kosovare për Rehabilitimin e të Mbijetuarve të Torturës (QKRMT), më 24 qershor organizoi seminar një ditor me temën "Gjendja aktuale e të mbijetuarve të dhunës seksuale gjatë luftës në Kosovë". Ky seminar kishte për qëllim theksimin e rolit të përfaqësuesve të komunitetit fetar në tejkalimin e stigmave. *(R.S).*




# 20 vjet mësim-besim nga KBI e Prishtinës

Organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Prishtinës, në ambientet e medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës, me 4 korrik ka filluar mësim-besimi për fëmijët e kësaj komune.

Kryeimami i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, Burhanudin ef. Hashani, deklaroi se kjo nismë për mësim-besim është një traditë disavjeçare që po vazhdohet edhe në ditët e sotme. "Fillimisht ne si Këshill i Prishtinës, mësim-besimin e kemi filluar në vitin 1999 në shkollën fillore "Emin Duraku", ku ka pasur një interesim mjaft të madh të nxënësve, e më pas kemi vazhduar që nga viti 2000 në Medresenë "Alauddin". Mësimi këtu tashmë është bërë një traditë 20-vjeçare, për çka i falënderojmë prindërit për dërgimin e fëmijëve të tyre, duke na i lënë kështu në amanet për edukimin fetar. Vitin e kaluar kemi pasur një interesim mjaft të madh të fëmijëve, ka qenë numri përafërsisht 500 nxënës,

ndërsa këtë vit numri është diku rreth 350, mirëpo edhe pse tashmë kemi filluar, ende ka interesim për regjistrim të kursit. Lëndët që mësohen këtu janë të ndryshme, duke filluar nga Kurani, suret, duatë, jeta e Muhamedit a.s., fikhu, edukata fetare-qytetare, etj. Në emër të Këshillit të Prishtinës edhe njëherë e falënderoj drejtorinë e Medresesë për ofrimin e mundësive që ne ta zhvillojmë këtë kurs," – u shpreh kryeimami Hashani.

Imami Sami Fetahu, mësues i lëndës së Kuranit në këtë kurs, u shpreh se këtë vit ka një interesim të madh për të mësuar dhe për të ndjekur këtë kurs."Ne në lëndën e Kuranit mundohemi që nxënësve t'ua mësojmë suret e shkurta, apo 10 suret e fundit të Kuranit, e më pas vazhdojmë me mësimin e shkronjave të Kuranit. Meqenëse niveli i nxënësve nuk është i njëjtë, ka prej tyre që tashmë suret i dinë, e me ta vazhdojmë me mësimin e shkronjave të Kuranit, apo edhe me mësimin e disa rregullave të texhvidit."

Ndër lëndët që po mësohen në këtë kurs është edhe lënda e edukatës fetare-qytetare, për të cilën mësuesja Agnesa Hasani tha se është një lëndë që po zgjon mjaft interesim te nxënësit. "…kjo lëndë në vete ngërthen mjaft tema të rëndësishme, siç është respekti ndaj prindërve, ndaj të moshuarve, ndaj të afërmve etj., pastaj sjellja në rrugë, në shkollë, në shoqëri, pra



me një fjalë janë rregulla dhe norma që na nevojiten shumë neve si shoqëri. Nga praktika dhe mësimet e viteve të kaluara, vërehet që nxënësit që kanë vijuar edhe vitin e kaluar këtë kurs, tashmë këto rregulla vetëm se janë duke i zbatuar dhe praktikuar ato."

Ensar Lutaj, një nga nxënësit e këtij kursi, tregoi se është shumë i kënaqur që është pjesë e këtij kursi, për të cilin veçoi lëndën e edukatës fetare dhe mësimet që ai po i merr në këtë lëndë, siç është sjellja me familjarët, prindërit, shoqërinë, si dhe për respektin që duhet t'ua bëjmë këtyre shtresave.

Drejtori i Medresesë "Alauddin", Jakup ef. Çunaku, pohoi se Medreseja edhe këtë verë, e sot e gjithmonë është në shërbim të arsimimit dhe të edukimit."Kujtojmë vitet e 90-ta, kur Medreseja hapi dyert për organizimin e jetës politike dhe shkencore, por edhe tash është duke luajtur një rol të rëndësishëm për mësimin dhe edukimin e gjeneratave të reja. Medreseja ka ofruar objektin në shërbim të komunitetit, përkatësisht të Këshillit të Prishtinës, duke filluar që nga klasat, sallat e sportit, ofrimin e një ushqimi të lehtë nga kompani të ndryshme etj. E rëndësishme është që këta fëmijë nga ky kurs të dalin më të edukuar, më të arsimuar dhe të jenë më afër rregullave shoqërore. Në këtë kurs do të kemi mysafirë të ndryshëm, siç janë psikologët, mjekët, policët, zjarrfikësit, etj.," – tha drejtori Çunaku. *(B. Z).*

## Me rastin e duasë së hatmes në xhaminë "Muderris Rexhep Ismaili" në Bresanë.

*Dragash*

Dy festa për Bresanën dhe Kuklibegun! Sabahu i datës 04.06.2019, për xhematin e këtyre dy fshatrave në xhaminë e re "Muderris Rexhep Ismaili", gdhiu me një bukuri të veçantë, ngase filluam me një program të bukur: Kuran, ilahi, kaside, që i performuan para xhematit dy grupe të vijuesve të mësim-besimit në mejtebin e kësaj xhamie.

Imami i xhamisë Kasam ef. Muhameti, në fjalën hyrëse, pasi u uroi mirëseardhje mysafirëve, prezentoi para xhematit nxënësit, që në vitin shkollor 2013/2014 në këtë grup ishin të evidentuar gjithsej 42 nxënës, por vetëm 7 nga ta, kryesisht nga këto dy fshatra, gjatë këtij viti arritën të përfundojnë me sukses leximin e Kuranit fisnik.

Prezentë në këtë atmsferë feste të bajramit ishin prof. Resul ef.Rexhepi, ish sekretar i Bashkësisë Islame të Kosovës, i cili e bëri duanë e hatmes. Nxënësve të mësim-besimit iu dhanë certifikata nga Nail ef. Halimi, sekretar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, si dhe disa dhurata nga shoqata "Bereqeti" e cila vepron në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Para faljes së fiter-bajramit, Resul ef. Rexhepi mbajti ligjeratën dhe i priu faljes sën namazit të bajramit. Hutbenë e mbajti kryeimami i Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, Xhafer ef.Fejziu. Afër 1000 xhematli ndoqën këtë pro-

gram dhe mbetën shumë të kënaqur. Vërtet qe një ditë e mrekullueshme për ta mbajtur në mend.

Nxënësit që bënë hatme janë: Amina Salihu, Bekir Abdurrahmani, Dijana Nebija, Emra Muhameti, Fatbardha Refiku, Floriana Ahmeti dhe Jasmina Milaimi. (*Xhafer Fejziu*)



# Doktoroi Rexhep Suma



Më 1.07.2019, kandidati Rexhep Suma me sukses arriti të mbrojë publikisht temën e doktoratës në Fakultetin Filologjik të Universitetit "Hasan Prishtina". Tema e doktoratës ka trajtuar periodikun fetar islam në Kosovë, gjegjësisht revistat "Edukata islame", "Dituria islame", "Takvimi", organe dhe botime të Kryesisë së Bashkësisë Isame të Kosovës, si dhe revistën "Drita", organ i Ipeshkvisë së Kosovës. Kandidatit Suma ky hulumtim teorik dhe empirik i ka zgjatur 5 vjet dhe sjell të reja në fushën akademike pasi që për herë të parë po mbrohet një temë e tillë me karakter fetar në UP. Punimi është i strukturuar në gjashtë kapituj.

Në kapitullin e parë ka trajtuar historikun dhe sfidën e kohës së daljes së këtij periodiku në vitet e '70 gjegjësisht '86 të shekullin të kaluar. Kapitulli i dytë shtjellon gjendjen e këtij periodiku dhe të BIK-ut gjatë viteve ' 90, kur regjimi i Milosheviqit kishte ndjekur, rrahur dhe vrarë hoxhallarë. Kapitulli i tretë ka trajtuar lirinë e periodikut islam gjatë viteve ' 90 si dhe rolin dhe peshën historike që kishte revista “Dituria islame” në sensibilizimin e opinionit për masakrat serbe në Kosovë. Në kapitullin e katërt fokusohet mbi guximin dhe trajtimin e temave sa i përket luftës së UÇK-së dhe më pas ndërhyrjen e Nato-s. Kapitulli i pestë paraqet vlerat identitare në epokën e globalizmit dhe roli i shtypit fetar në ruajtjen dhe kultivimin e harmonisë ndërfetare e ndërkulturore në ambientin shqiptar. Krejt në fund, në kapitullin e gjashtë kandidati ka prezantuar të gjeturat, analizat nga terreni dhe zhvillimi i 501 pyetësorëve në të gjitha komunat e Kosovës si dhe zhvillimi i tri intervistave gjysmë të strukturuara me drejtuesit e këtij periodiku fetar.

Dr. Rexhep Suma është nëpunës në Kryesinë e BIRK-ut, si dhe ligjërues në Fakultetin e Studimeve Islame, i lëndës së Da'ves dhe komunikologjisë. Dr. Rexhepit i dëshirojmë shëndet, sukses të vazhdueshëm në jetë dhe karrierë akademike. *(Ilmi Rexhepi)*

# Magjistroi Florim Mellova në shkencat kuranore




Florim Ali Mellova nga fshati Desivojcëe Kamenicës, më 29 maj 2019 arriti të mbrojë më sukses temën e magjistraturës me titull “Arnavutça yapılan Kur’ançalışmaları analizi ve tahlili - Analizë dhe përshkrim historiografik punimeve që janë bërë për Kuranin në gjuhës shqipe”, në Universitetin Sakarya, Fakulteti İlahiyat (Teologjik), drejtimi: Tefsir dhe Texhvid, para 3 anëtarëve të komisionit universitar, të përbërë nga: dr. Osman Kara, dr. Bayram Demircigil dhe dr. Gökhan Atmaca (mentori i tij), komisioni e vlerësoi lart punimin e bërë dhe i rekomandoi që të vazhdojë edhe në doktoraturë.

Kandidati Mellovanë në këtë temë ndër të tjera ka shtjelluar, përshkruar e analizuar: Historiku i përkthimit të pjesshëm Kuranit në përgjithësi, përkthimet e Kuranit në gjuhën e shqipe në veçanti, po ashtu ka paraqitur një tabelë me të gjitha përkthimet e Kuranit në gjuhët evropiane, më gjërësisht janë trajtuar 12 përkthimet e plota të Kuranit në shqip nga ai i Feti Mehdiut të vitit 1985 e deri te ai i Muhammad Asadit të vitit 2017.

Ka të publikuar një punim shkencor në revistën ndërkombëtare “Research on Humanities and Social Sciences” në Amerikë.

Shkollën fillore e kreu në Desivojcë-Kamenicë, medresenë në Gjilan, gjuhën arabe e ka mësuar në shkallë më të lartë në Damask-Siri, ka mbaruar Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, gjuhën turke në Sakarya-Turqi, ka shërbyer si imam, mualim dhe hatip për disa vjet në Kamenicë, Gjilan, Prishtinë, Gjakovë dhe në Adapazar të Turqisë.

Mr. sci. Florim Mellova është i martuar, ka dy djem Omarin dhe Enesin, jeton dhe vepron në Gjilan.

# Studim i ri nga psikologu gjerman, dr. Edinger-Schons: Myslimanët kanë kënaqësinë më të lartë të jetës

Besohet se asnjë barometër ose mjet matës nuk mund të përdoret për të përcaktuar sasinë e lumturisë që një person ndien në çdo moment të dhënë në jetën e tij.

Megjithatë, një studim i ri nga psikologu gjerman, dr. Edinger-Schons, zbuloi se matja e kënaqësisë së jetës është sa më afër që mundesh të përcaktosh lumturinë. Ai zbuloi se ndjenja gjithëpërfshirëse e 'Njëshmërisë' përdoret për të përfytyruar kënaqësinë e përgjithshme në jetën e një personi.

Për më tepër, një profesor në Universitetin e Illinois krijoi një shkallë për lumturinë, ose 'kënaqësinë me shkallën e jetës' (SWLS). Ajo përbëhej nga pesë pyetje për të përcaktuar se sa i kënaqur është një person me jetën e tij. Çdo pyetje kishte një renditje prej një deri në shtatë, dhe sipas kësaj, sa më i lartë rezultati, aq më i kënaqur je me jetën tënde.

Një studim tjetër në vitin 2016 arriti në përfundimin se njerëzit "shumë fetarë" kanë më shumë gjasa të jenë 'shumë të lumtur' në jetë. Megjithatë, psikologu gjerman ka arritur në përfundimin se ideja e 'Njëshmërisë' është një emërues i përbashkët që kalon nëpër njerëz me një nivel më të lartë të spiritualitetit në fetë e tyre përkatëse.

Mbi 67,000 jo-studentë u anketuan nga hulumtuesit në Universitetin e Mannheim në Gjermani për të përcaktuar se si 'Njëshmëria' ka prekur kënaqësinë e jetës nëpër fetë e ndryshme. Për shkak të besimit se ata ishin të lidhur me diçka më të madhe se vetja, u konstatua se myslimanët kishin më shumë gjasa të ishin me kënaqësi më të lartë të jetës sesa pjesëtarët e tjerë.

'Njëshmëria' si një shënues i personalitetit mund të përdoret për të dalluar në mes të njerëzve që kërkojnë dhe bëjnë lidhjet më kuptimplota me të tjerët, botën rreth tyre, dhe subjektit të plotfuqishëm të Zotit.

Si një nga besimet kryesore, Krishterimi është gjithashtu për adhurim të një Zoti, ata u renditën në vendin e dytë pas muslimanëve, pasuar nga budistët dhe hinduisët. Çuditërisht, studimi gjeti ateistët të jenë në nivelin më të ulët të kënaqësisë, për shkak të indiferencës ndaj të tjerëve ose një fuqie më të lartë.

Kështu, si temë kryesore e Islamit është Teuhidi (Monoteizmi), myslimanët ndihen me ndjenjën më të madhe të "Njëshmërisë", e cila çon në rezultate më të mira të shëndetit mendor dhe fizik. Edhe pse nuk dihet se deri në çfarë mase sistemi i brendshëm ndikon në kënaqësinë e jetës së një personi, ajo çon në lidhje më të mira shoqërore, një sistem imuniteti më të fortë, ndjeshmëri më të madhe dhe më pak depresion.

Studiuesit thanë: "Ky studim zgjeron njohuritë mbi psikologjinë e fesë, duke zbuluar jo vetëm nivelin mesatar të besimeve në Njëshmërinë dhe të grupeve të ndryshme fetare, por gjithashtu duke eksploruar efektin e këtyre besimeve në kënaqësinë e jetës."

*Përktheu nga anglishtja: Mexhid Yvejsi,*
*Burimi: Islam 21*

| AUTOR: AGIM GASHI | VULA E PROFECISË | QË KA LIDHUR BESËN | VARIANT I EMRIT QERIM (shq.) | BËRTHA-MORE | PJESËZ JONA | INDUKSIONI | LLOJ ENE METALI PËR UJË | VRIMA | DËSHMORI, KIÇINA | AZEMINE (dim.) | KËNGË SOLEMNE PËR ATHEUN | AI (fr.) | KËMISHË E VJETËR | | E KUNDËRTA E NJË TEZE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| FOTO | | | | | | | | | | | | | | AMPERI / QË LIDHET ME NJË OQEAN | |
| VEND NË TANZANI | | | | | | BASHKË-VENDËS I PELES / GIGALITËR | | | | | | | | | |
| AI QË KA KRYER NJË VEPËR TRIMËRIE | | | | | SHQYHEM / DY ZANORE | | | | | | | TEAM TIME TRIAL / LLOJ PERIMJE | | | |
| ZVETËNIMI | | | | | | | | | | STOPOJI / FOSFORI | | | | | |
| PUNONJËSE E SHËRBIMIT MJEKËSOR | | | | | | GARË SPORTIVE | | | | | | | | | |
| QË LIDHET ME MORALIN | | | | |  | | | | | | EMËR FEMRE | | | | |
| DUBLIN UNIVERSITY | | | ENERGJIA / E JUBILEUT | | | | | | | | GRUP GJAKU | | TABLOID GJERMAN / MIRATIMI | | |
| IMPLANT-BUTMENT JUNCTION, | | | | PJESËTAR I FENIKISË | | | | | | | LUMË NË RUMANI | | | | |
| | FABRIKË GJERMANE AUTOSH / PLOT BESIM | | | | | | | | | | EURO ASIA AIR | | | | GLOBI |
| GHRUP GJAKU | | BETIM / DETARE | | | | | | | | | | BANKË TURKE / ÇELEM | | | |
| EMËR M. ISLAM | | | | | | | | | | | MBETURINË ZJARRI | | | OKSIGJENI / TITULL I LARTË | |
| DËSHMORI, ÇEKU | | | | | | | | | | | PERIUDHË E CAKTUAR KOHE | | | | |
| SHTET ARAB | | | | | | | | | | | SHENJË PIKËSIMI | | | | |
| EMËR F. SHQIPTARE | | | | | SHUMA E CAKTUAR | AJROSJE | QË NUK MERRET ME FENË | ITALISHT | MENTOR | BUJK | EMËR I H. MASHKULLI | | | | EMËR FEMRE |
| PA NUMËR | | | GDHENDA / LUMË TIRANAS | | | | | | | | STOMAK / SMALT | | | | |
| XHAMI NË ISLAM-ABAD | | | | QË BART UJË / TANZANIA | | | | | | | | MEDICINË / KAMPIONE | | | |
| GOJËTARI | | | | | | | | KREYMIN. SHQIPTAR, EDI / KyÇ | | | | | BREKTËS / TERMO CENTRAL | | |
| TËRËSIA E TEMAVE | | | | | | | | | GJENDEM ME RAST / GJERMANIA | | | | | | |
| A7 | | SI I HUTUAR | | | | | | | | ARNA | | | | | |

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME E KOSOVËS

MEDRESEJA E MESME "ALAUDIN" - PRISHTINË

*"Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve! Për Të nuk ka rival. Dhe për këtë jam i urdhëruar". (El-En'am, 162)*

# KURBANI 2019

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë, njoftojnë të gjithë besimtarët se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanëve për nevojat e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë, me paralelet në Prizren dhe Gjilan. Një sasi e konsideruar e mishit të kurbanit do t'u ndahet edhe qytetarëve me gjendje të rëndë ekonomike, jetimëve dhe personave me aftësi të kufizuar.



Porosinë tuaj mund ta bëni në Këshillin e Bashkësisë Islame

**ÇMIMI I KURBANIT**

**120 €**